# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 355 • VITI 34 • QERSHOR 2020 • DHUL KA'DE 1441 • ÇMIMI 1 €

Kurani fisnik, margaritari i librave hyjnorë
Islami dhe epoka shekullare
Kush ishte Ebu Hanife?



www.bislame.net

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*Vërtet Ne të dhamë ty*
*shumë të mira.*

*Prandaj ti falu për hir*
*të Zotit tënd, dhe ther kurban!*

*E s'ka dyshim*
*se ai që të urren ty*
*është farësosur.*

*(El Kevther, 1-3)*

## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Vi-Print", Mitrovicë



"Ti (Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai, që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit."
(En Nahl, 125)

# Pranimi i Islamit një veprim madhor dhe inteligjent nga të parët tanë

Populli shqiptar ka pranuar Islamin jo nën tehun e shpatës apo me forcë, por vullnetarisht dhe me vetëdëshirë. Me pasuri, forcë apo pushtet mund të kontrollohet trupi por me to nuk mund të kontrollohet zemra dhe as të arrihet te shpirti.

Pranimi i Islamit i ka dëlirë zemrat tona nga mashtrimet dhe lajthitjet dhe na ka larguar nga rruga e gabuar. Ai ka mbjellë qetësi dhe i ka mbushur zemrat tona me siguri, kënaqësi, besim dhe shpresë. Prandaj, me agimin e diellit islam mëngjesi u shndrit dhe zemrat e të parëve tanë u mbushën me dritë. Ato flakën frikën, dyshimin dhe pesimizmin. Duke u mishëruar me atë dashuri që nuk kërkon kënaqësi trupore, dashuri që jep dhe nuk pret që të marrë, ato e deshën Allahun dhe Pejgamberin e Tij.

Ka kaluar koha kur propaganda komuniste e përshkruante fenë si opium. Ndërkaq sot disa antimyslimanë myslimanët i paraqesin si armiq të Evropës. Duhet të pushojë propaganda antiislame për t'u shtirë para tjerëve. Historia jonë e ndikuar nga shkollat sllave kërkon ta shkëpusë popullin tonë nga e kaluara e tij islame duke na bindur se islami ishte imponuar në periudhën osmane.

Perandoria osmane, sipas studiuesve objektivë botërorë, ishte një përzierje e identiteteve dhe feve të ndryshme në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme. Ajo ishte një qendër tolerance, paqeje dhe stabiliteti politik gjatë pesë shekujve të ekzistencës së saj. Megjithatë, deri së fundi, ne mësonim se perandoria osmane ishte ogurzezë dhe një fatkeqësi për popullin shqiptar.

Por, me gjithë shkrimet denigruese tani po bëhet e qartë se periudha osmane qe një periudhë shpëtuese nga asimilimi sllavo-grek. Kjo po shpie në një rritje të njerëzve që janë bërë shumë më krenarë për të kaluarën e tyre.

Për një kohë të gjatë njerëzit e sinqertë nuk ndiheshin mirë të dëgjonin se pranimi i Islamit nga stërgjyshërve e tyre ishte bërë në mënyrë të dhunshme, nga frika apo për të mira materiale. Por tani ata janë aq të kënaqur të dinë se pranimi i Islamit nga të parët e tyre ishte një veprim madhështor dhe i urtë. Për rrjedhojë, ne nuk mund të jemi veçse krenarë për pranimin e Islamit nga ana e të parëve tanë.

Ne këtë duhet ta ruajmë në kujtesën tonë kolektive dhe t'ia mësojmë edhe në ditët e sotme gjeneratës së re madhështinë e pashoqe dhe aktin madhor historik të tyre. Aty ku është rrënjosur tradita islame aty ndjenja për identitetin është e fuqishme. Duke i falënderuar traditës islame në pjesët ku ka patur medrese dhe besimtarë myslimanë ndjenja për identitetin vetanak ka qenë e fuqishme dhe e shquar.

Gjithë ata që ishin myslimanë dhe që kishin kryer shkollat fetare, të frymëzuar me fe, të pajisur me dije, me shpirt të gjallë kanë punuar për ta përhapur idenë dhe frymën islame për ruajtjen e nderit, fjalës, besës, traditës dhe identitetit tonë. Ata dhe pasardhësit e tyre kanë qenë dhe janë patriotë e mbrojtës të identitetit, atdheut e fesë.

*Dr. Ajni Sinani*

*Fjala e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava në Akademinë përkujtimore kushtuar Haxhi Mustafë ef. Dervishollit*

# Për Haxhi Mustafën do të ruaj kujtimet më të mira

*E nderuar familja Dervisholli,*
*Të nderuar drejtues të institucioneve të BI-së së Kosovës,*
*Të nderuar përfaqësues e drejtues të këshillave të BI-së,*
*Të respektuar kolegë dhe bashkëpunëtorë të rahmetliut,*
*Të nderuar të pranishëm,*
*Motra e vëllezër!*

Më lejoni që t'ju përshëndes dhe njëkohësisht t'ju falënderoj për praninë tuaj në këtë aktivitet që mbahet me rastin e kalimit në Ahiret të imamit tonë të shquar e njëkohësisht edhe udhëheqësit e drejtuesit shumëvjeçar të sektorit të financave në Kryesinë e BI-së së Kosovës, Haxhi Mustafë ef. Dervishollit.

Në fillim, më lejoni të theksoj faktin se ky aktivitet kushtuar Haxhi Mustafë efendiut mbahet me pak vonesë, për shkak të rrethanave të cilat na i ka imponuar pandemia Covid-19 dhe me të cilën po përballemi që afro tre muaj.

Të flasësh për Haxhi Mustafën, sidomos për ne që kemi pasuar rastin ta njohim nga afër, apo që kemi pasuar fatin që të punojmë e bashkëveprojnë me të, aq sa është privilegj, po aq është edhe përgjegjësi. Në të këtilla raste gjithnjë provojmë të gjejmë një pikë ku do ta mbështesim ngushëllimin tonë për humbjen e pakthyeshme. Pa dyshim se ngushëllimi më i madh për ne mbetet përkushtimi i Haxhi Mustafës për fenë islame dhe për atdheun, qoftë si imam, qoftë si nëpunës i Bashkësisë Islame, qoftë si veprimtarë i çështjes kombëtare, por qoftë edhe si individ i dalluar i shoqërisë sonë dhe si humanist.



Pasi për shumicën prej jush rruga jetësore e Haxhi Mustafës është e njohur, megjithatë unë do të theksoj faktin se Haxhi Mustafa rrjedh nga një familje me traditë e taban të dëshmuar kombëtar e fetar, tipare këto të cilat u brumosën edhe në personalitetin e pinjollit të tyre, i cili e nderoi jo vetëm familjen e tij, por edhe trevën nga vinte ai.

Haxhi Mustafa i përket brezit të parë të nxënësve të Medresesë së Ulët të Prishtinës, ku pati fatin e mirë që të merrte mësime dhe të edukohej nga myderrizi i njohur i lëndëve fetare Bajram ef. Agani, myderrizi i Kuranit hfz. Ishak Saiti dhe profesori i gjuhës shqipe Haki Krasniqi, të cilët pa dyshim se lanë gjurmët e tyre në formimin e mëtejmë të Haxhi Mustafës.

*Të nderuar të pranishëm!*

Rahmetliu Haxhi Mustafa shquhej për thjeshtësinë në jetë, për përkushtimin e për zellin në punë, për modestinë e për afërsinë me xhematin e popullatën. E donte misionin e imamit, sepse e donte fenë, i qe përkushtuar që herët kësaj detyre, sepse ishte i përkushtuar në fe, prandaj dhe asnjëherë nuk u nda nga ky mision dhe nga kjo detyrë, pavarësisht se qe emëruar në pozita udhëheqëse, fillimisht në Këshillin e BI-së së Gjakovës, për të kaluar më pastaj në detyrën e përgjegjësit të financave në Kryesinë e BI-së së Kosovës, ku punoi e kontribuoi deri në pensionimin e tij të merituar.

Rahmetliu, kudo ku punoi dhe veproi, u shqua për angazhimin e tij maksimal për ngritjen dhe për avancimin e administratës, e



sidomos të sektorit të financave dhe ketë e bëri jo vetëm në Kryesinë e BI-së, por në të gjitha institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës, për se ka një meritë të madhe dhe gëzon mirënjohjen e të gjithë atyre që patën fatin e nderin të bashkëpunonin me të.

Haxhi Mustafën e karakterizonte dashuria për punë dhe mbi të gjitha bashkëpunimi dhe korrektësia me kolegët dhe bashkëpunëtorët. Ai ishte shumë i përpiktë, parimor dhe shumë i kujdesshëm në punët që kryente dhe të cilat i ishin besuar.

*Të nderuar të pranishëm!*

Haxhi Mustafa, pavarësisht detyrave udhëheqëse që pati në kuadër të institucioneve të Bashkësisë Islame, ai megjithatë i mbeti besnik, sikurse u theksua, misionit të tij jetësor imamllëkut, që t'i shërbente xhematit dhe popullit të tij.

Haxhi Mustafa, me të përfunduar medresenë, pra që në rini, u emërua imam në xhaminë "Alaudin" këtu në Prishtinë, për të shërbyer më pastaj për afro dy dekada si imam në xhami të ndryshme të qytetit të Gjakovës, ku dha një kontribut të jashtëzakonshëm për ngritjen dhe për zhvillimin e jetës fetare.

Në Gjakovë, Haxhi Mustafa, pati nderin dhe rastin që të punonte me ulematë e shquar të këtij qyteti, sidomos me myderrizin e shquar Fahri ef. Iljazin, për të cilin ai ruante kujtimet më të mira dhe gjatë bisedave vazhdimisht e rikujtonte për të mirë.

Në Gjakovë, Haxhi Mustafa, megjithëse i ri dhe jabanxhi, arriti të krijonte emër e nam të mirë, kjo edhe falë dhuntisë që ia kishte falë Allahu xh.sh. - zërit të tij të ëmbël dhe mënyrës se si e lexonte me aq shpirt e me aq ashk Kuranin fisnik dhe si e këndonte Mevludin në ceremoni dhe raste të ndryshme fetare.

Edhe pas transferimit nga Gjakova, Haxhi Mustafa vazhdoi të kryente detyrën e imamit, por tani në Xhaminë e Çarshisë të Prishtinës, për të zëvendësuar ish-imamin e shquar të kësaj xhamie Adem ef. Tërnaven, i cili kishte ndërruar jetë më 1982 dhe rrugën e të cilit me shumë sukses dhe në mënyrë të denjë e vazhdoi imami i ri Haxhi Mustafa.

Por jo vetëm kaq, Haxhi Mustafa, me përkushtimin e tij model, shumë shpejt arriti që të bëhej një ndër imamët më të preferuar nga xhemati i Prishtinës dhe sidomos për të rinjtë, nxënësit e studentët, të cilët shkonin enkas në këtë xhami për të dëgjuar derset e hytbet e Haxhi Mustafë efendiut që ishin motivim e inspirim jo vetëm për çështje fetare, por me theks të veçantë edhe për ato kombëtare. Kështu, derset, ligjëratat e hytbet që mbante Haxhi Mustafa në fund të viteve të '80 dhe gjatë viteve të '90 të shekullit të kaluar, përmbanin në vete aktualitetin e kohës me të cilin përballej vendi dhe populli ynë në rrugën e tij për liri e çlirim. Ky diskurs i ligjërimit kombëtar, ishte vazhdimësi e aktiviteteve të Haxhi Mustafës të nisura që në rininë e hershme drejtë pavarësisë dhe çlirimit të vendit.

Haxhi Mustafa në ligjërimet e tij gjatë viteve të '90 foli dhe nxiti për t'u angazhuar për lirinë e vendit, për rëndësinë e atdheut, për unitetin e për bashkimin përballë armikut, ai e përkrahu hapur daljen në skenë të UÇK-së, të gjitha këto duke i konsideruar dhe duke i shpjeguar me të drejtë si detyrim fetar e kombëtar.

Për Haxhi Mustafën mund të flitet e të shkruhet shumë, por më lejoni që të konstatoj se ai ishte shembull i një imami e misionari të devotshëm, shembull i një atdhetari e udhëheqësi të shquar, i vendosur e me integritet të lartë moral e profesional, një model që gjithsesi duhet ndjekur nga gjeneratat e reja. Haxhi Mustafa e deshi xhaminë, u vu në shërbim të saj dhe të xhematit, iu përkushtua dhe u shërbeu Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saj. Ai e deshi edhe vatanin e tij dhe për këtë dashuri ai u angazhua dhe punoi me tërë potencialin e tij.

*Të nderuar të pranishëm!*

Me rahmetliun, Haxhi Mustafën, kam pasur rastin që të punoj që herët, dhe për të do të ruaj kujtimet më të mira. Gjithmonë do ta kujtoj për punët dhe për angazhimin e tij fisnik dhe të pandalur për fenë dhe për atdheun. Bashkësia Islame e Kosovës e konsideron për nder që në radhët e saj pati një personalitet si haxhi Mustafë efendi Dervisholli, i cili me këtë institucion nuk ishte i lidhur vetëm profesionalisht, por me tërë qenien dhe shpirtin e tij.

Në mbyllje të kësaj fjale, në këtë akademi përkujtimore, dua të them se kalimi në botën tjetër i Haxhi Mustafë ef. Dervishollit, nuk është vetëm një humbje për familjen, nuk është vetëm një humbje e kolegut, për ne hoxhallarët është më shumë se kaq, është humbje e një njeriu meritor të shoqërisë sonë.

Zoti e shpërbleftë dhe e gradoftë me xhenetin Firdevs Haxhi Mustafën dhe e bëftë një nga ata që i përshkruan ajeti kuranor:

"O shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i vetëkënaqur e i pranuar! Hyr mes robërve të Mi! Dhe hyr në Xhenetin Tim!" (el-Fexhër, 27-30)

*Prishtinë, 10 qershor 2020*

*Myftiu i Kosovës*

*Naim ef. Tërnava*

Sabri Bajgora

# Komentimi i sures Llukman – (9)

## Tërheqja e vërejtjes për Ditën e Gjykimit dhe të fshehtat hyjnore

يَا أَيُّهَا النَّاسُ اتَّقُوا رَبَّكُمْ وَاخْشَوْا يَوْمًا لَّا يَجْزِي وَالِدٌ عَن
وَلَدِهِ وَلَا مَوْلُودٌ هُوَ جَازٍ عَن وَالِدِهِ شَيْئًا إِنَّ وَعْدَ اللَّـهِ
حَقٌّ فَلَا تَغُرَّنَّكُمُ الْحَيَاةُ الدُّنْيَا وَلَا يَغُرَّنَّكُم بِاللَّـهِ الْغَرُورُ
﴿33﴾ إِنَّ اللَّـهَ عِندَهُ عِلْمُ السَّاعَةِ وَيُنَزِّلُ الْغَيْثَ وَيَعْلَمُ
مَا فِي الْأَرْحَامِ وَمَا تَدْرِي نَفْسٌ مَّاذَا تَكْسِبُ غَدًا وَمَا تَدْرِي
نَفْسٌ بِأَيِّ أَرْضٍ تَمُوتُ إِنَّ اللَّـهَ عَلِيمٌ خَبِيرٌ ﴿34﴾

*33. O njerëz! Keni dronë e Zotit tuaj dhe frikësojuni Ditës, kur prindi nuk mund t'i ndihmojë gjë fëmijës së vet, e as fëmija nuk mund t'i ndihmojë asgjë prindit të vet. Premtimi i Allahut është i sigurt, prandaj mos t'ju mashtrojë jeta e kësaj bote dhe mos t'ju mashtrojë ndaj (obligimeve të) Allahut, mashtruesi (djalli).*

*34. S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti, Ai e lëshon shiun dhe e di se çka në mitra (të shtatzënave). Askush pos Tij nuk e di se ç'do të fitojë (punojë) nesër, dhe askush pos Tij nuk e di se në ç'vend do të vdesë. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje.*

## Shkaku i zbritjes së ajetit 34

Sipas Vahidiut, ky ajet ka zbritur për beduinin Harith bin Amrin, i cili erdhi te Pejgamberi a.s. dhe e pyeti për Kiametin (momentin e fundit) dhe kohën kur do të ndodhë ai; pastaj iu drejtua Resulullahit s.a.v.s. me fjalët: "Tokat tona janë shkretuar nga thatësia e madhe (që i ka pllakosur), a thua kur do të bjerë shi? Unë e kam lënë në shtëpi gruan me barrë (shtatzënë), a thua çka do të lindë? Unë e di se ku kam lindur, por a thua në ç'vend do të vdesë"?

Menjëherë pas këtyre pyetjeve, Allahu xh.sh. zbriti ajetin 34 të kaptinës Llukman.[1]

- Vahidiu po ashtu përcjell nga një varg i tërë transmetuesish, të cilët përfundojnë te Ibn Omeri r.a., të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut: "Çelësat e fshehtësive janë pesë, të cilët nuk i di askush pos Allahut; Askush po Allahut nuk e di se kur do të ndodhë Kiameti, askush pos Tij nuk mund të dijë se çka ka në mitrat e femrave (para barrësimit), askush pos Allahut nuk e di se çka do të sjellë e nesërmja, askush pos Allahut nuk mund të dijë se në ç'vend do të vdesë dhe askush pos Tij nuk e di se kur do të bjerë shi".[2]

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë ftesën për besim nga ana e Allahut të Madhërishëm, i Cili idhujtarëve të pabindur u ofroi dhe u paraqiti argumente të ndryshme ndijore e lëndore, në tokë e në qiell, që ata të udhëzoheshin në rrugën e drejtë. Ndryshimi i natës dhe i ditës, nënshtrimi i i Diellit dhe i Hënës, si dhe lundrimi i anijeve në det të hapur, ishin argumente të mjaftueshme që mekasit të ndaleshin e të meditonin rreth të gjitha këtyre mirësive. Ajetet paraprake, mund të konsiderohen edhe si një parahyrje e përkryer për dy ajetet e fundit të kësaj kaptine, në të cilat Allahu i Madhërishëm i këshillon mekasit që të mos mashtroheshin nga të mirat e përkohshme të kësaj bote të cilat ua zbukuronte djalli i mallkuar me intrigat e tij, për të vazhduar me fshehtat hyjnore, të cilat vazhdojnë të mbesin të tilla deri në Ditën e Gjykimit.

## Koment:

*33. O njerëz! Keni dronë e Zotit tuaj dhe frikësojuni Ditës, kur prindi nuk mund t'i ndihmojë gjë fëmijës së vet, e as fëmija nuk mund t'i ndihmojë asgjë prindit të vet. Premtimi i Allahut është i sigurt, prandaj mos t'ju mashtrojë jeta e kësaj bote dhe mos t'ju mashtrojë ndaj (obligimeve të) Allahut, mashtruesi (djalli).*



Nëpërmjet këtij ajeti, Allahu i Madhërishëm ua tërheq vërejtjen njerëzve, që t'ia kenë dronë vetëm Atij, sepse vetëm Ai është Krijuesi i tyre dhe vetëm tek Ai do të jetë kthimi, për të dhënë llogari për veprat e bëra në këtë dynja. I Madhërishmi po ashtu ua tërheq vërejtjen që t'i frikësohen Ditës së Gjykimit, në të cilën ditë askush, askujt nuk mund t'i ndihmojë, madje as prindi fëmijës së vet, e as fëmija prindit të vet. Dita e Gjykimit dhe e marrjes në llogari, është ditë e vështirë për çdo njeri, sidomos për ata që mohuan Allahun dhe ringjalljen pas vdekjes. Në atë Ditë, nuk do të vlejnë as lidhjet familjare e as afërsia farefisnore, por secili do të jetë i preokupuar me veten e vet, dhe askush nuk do të mund t'i ndihmojë tjetrit. Prandaj Allahu i këshillon njerëzit që të largohen nga mashtrimet e djallit të mallkuar dhe nga mashtrimet e kësaj dynjaje.

Kur jemi te fillimi i këtij ajeti 'Keni dronë e Zotit tuaj', arsyeja pse Allahu u është drejtuar njerëzve me këto fjalë, dhe pse në këtë kontekst, në vend të emrit 'Allah' e ka përmendur emrin 'Rabb', është se emri 'Rabb' përputhet me atmosferën e ngrohtë këshilluese dhe edukative që mbretëron në pothuajse tërë këtë sure. Emri i bukur i Allahut "Rabb' nënkupton: Edukatorin, Sunduesin, Zotërinë, Dhuruesin e mirësive, që do të thotë se vetëm në Dorën e Tij është dobia dhe dëmi.[3]

Në vazhdim të ajetit 33, Allahu xh.sh. thekson se Premtimi i Tij është i vërtetë dhe i fton këshillon njerëzit që të jenë të kujdesshëm e të mos mashtrohen nga bukuritë dhe kënaqësitë e përkohshme të kësaj bote, duke neglizhuar detyrimet ndaj Allahut dhe duke qenë të shkujdesur ndaj përgatitjes së secilit prej nesh për Ahiret. Siç dihet, mashtrimi vjen nga shejtani, i cili me çdo kusht përpiqet të na e hijeshojë këtë dynja, duke vjedhur pjesë të çmuar nga koha e jonë, duke na nxitur që shumicën e kohës sonë ta kalojmë në huti e gaflet dhe duke na mbajtur me shpresa e ëndrra të rreme. Ai na shtyn drejt mëkateve, pa qenë të vetëdijshëm se ato shkaktojnë hidhërimin e Krijuesit fuqiplotë.

Dijetarët myslimanë, fjalën 'garur' e kanë komentuar si mashtrim nga djalli i cili na josh me kënaqësitë e përkohshme të kësaj bote, e një pjesë e tyre kanë thënë se kjo nënkupton kur njeriu shpreson në faljen dhe mëshirën e Allahut, ndërkohë që vazhdon të mëkatojë ndaj Tij, pa e vrarë kokën që të kryejë ndonjë obligim ndaj Tij. Në lidhje me këtë është transmetuar nga Seid ibn Xhubejri të ketë thënë: "Fjala 'garur' nënkupton që njeriu të vazhdojë dhe të mos ndalet së mëkatuari, duke mbajtur shpresë se megjithatë, në fund, Allahu do t'ia falë."[4]

*34. S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti, Ai e lëshon shiun dhe e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave). Askush pos Tij nuk e di se ç'do të fitojë (punojë) nesër, dhe askush pos Tij nuk e di se në ç'vend do të vdesë. Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje.*

Ajeti i 34 i sures Llukman, me të cilin përmbyllet kjo sure, është një ajet madhështor nëpërmjet të cilit Allahu i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëpushtetshëm tregon se Ai i ka në Dorë çelësat e fshehtësive të këtij Universi, se Dija dhe Pushteti i Tij janë të pakufishëm, dhe nuk mund të maten e as të perceptohen me parametrat dhe kriteret e dijeve njerëzore.

Ky ajet përmend pesë të fshehtat hyjnore që i Plofuqishmi i ka cekur në Kur'an e të cilat konsiderohen fshehtësi absolute vetëm në dijen e Allahut xh.sh.. Në zbulimin e tyre mendja njerëzore është e pafuqishme; dhe kurrë nuk do të mund të ndërhyjë apo ta shpërthejë zonën e tyre të mistershme.

Në kohën në të cilën po jetojmë, është e vërtetë se shkenca ka avansuar në një stad bukur të lartë të zhvillimit teknologjik, dhe kjo i ka shtyrë disa pseudoshkencëtarë apo mohues të fesë, që të dalin me konstatime euforike dhe sensacionale se më nuk do të ketë fshehtësi për shkencën! Disa prej tyre madje edhe qëllimisht provokuan ndjenjat e besimtarëve myslimanë, duke u përpjekur që t'i vënë ata në lajthitje sepse qëllimi i tyre i vetëm është futja e dyshimeve në zemrat e tyre. Këta dolën me pretendime se më në fund arritën të zbulojnë misterin e disa prej fshehtësive hyjnore të përmendura në Kuran! Ç'është edhe më tragjike,



edhe disa myslimanë mendjelehtë ranë pre e këtyre shpifjeve, duke besuar se njeriu vërtet arriti të shpërthejë zonën e ndaluar të këtyre pesë mistereve hyjnore!

Por, para se të hyjmë në komentimin e këtij ajeti, është mirë të sqarohet më parë se ç'është në realitet "gajbi"- "e fshehta"? Gajb është tërë ajo që është e fshehur nga të pamët dhe shikimet tona. Nëse njeriu shikon rreth vetes, do të vërejë se atë çka e njeh dhe e di, është e pakta e të paktës, kurse atë çka nuk e di është e shumta e të shumtës, që do të thotë se njohuritë tona kapin një sferë tejet të ngushtë të njohjes.[5]

Besimi në të fshehtat është prej kushteve thelbësore të besimit-imanit. Ne së pari besojmë në Krijuesin dhe Shpikësin e tërë kësaj ekzistence, të Cilin edhe pse nuk e shohim, e besojmë fuqishëm me plot bindje, në bazë të veprave dhe të asaj që Ai krijoi, besojmë në ekzistencën e engjëjve (melekëve) dhe exhinëve, të cilët edhe pse janë botë të padukshme për ne, megjithatë ekzistencën e tyre e besojmë në bazë të përshkrimeve kuranore dhe fjalëve të Pejgamberit a.s.. Besojmë bindshëm në ringjalljen dhe në jetën pas vdekjes, besojmë fuqishëm në Xhenetin dhe Xhehenemin, e në shumë e shumë gjëra të tjera abstrakte, të cilat nuk i shohim. Kjo bindshëm vërteton mendimin se pamundësia e njohjes së një sendi nuk do të thotë që apriori të konstatojmë se ai send nuk ekziston.



"S'ka dyshim se vetëm Allahu e di kur do të ndodhë Kiameti

E para prej këtyre fshehtësive hyjnore është momenti i ndodhjes së Kiametit – kataklizmës përfundimtare.

Kureshtja për ta ditur momentin e fundit e përcolli njerëzimin brez pas brezi qysh nga përçapjet e tij të para në këtë botë. Madje shumë popuj përgjatë historisë ranë pre e tundimeve të djallit të mallkuar dhe u përpoqën që të hamendësonin për kohën e ndodhisë së këtij momenti. Sharlatanë të tillë ka edhe sot kudo nëpër botë, të cilët luajnë me ndjenjat e pasuesve të verbër të tyre se gjoja e dinë këtë moment të fundit, duke përdorur kombinatorikën e numrave, që në kontekste të ndryshme janë përmendur nëpër Librat e shenjtë.

Të dërguarit e Allahut nëpër kohë, shpeshherë u provokuan nga bashkëkombasit e tyre me pyetje tallëse e cinike rreth Ditës së fundit dhe ringjalljes, sepse ata as nuk besonin se pas vdekjes do të ketë ringjallje. Pyetjeve të tilla nuk u shpëtoi dot as Vula e pejgamberisë, Muhamedi a.s., të cilin idhujtarët po edhe hebrenjtë e shpotisnin duke e provokuar për Ditën e Kiametit. Për këto pyetje na tregon Allahu xh.sh. nëpërmjet shumë prej ajeteve kuranore si: "Të pyesin ty (Muhamed) për çastin (e Kiametit) se kur do të ndodhë ai. Thuaju: Atë e di vetëm Zoti im. Kur të vijë koha e tij, vetëm Ai do ta shfaqë atë. (Ky çast) Do të jetë i rëndë për qiejt dhe Tokën, (sepse) ai (kiameti), do t'u vijë krejtësisht papritmas. Të pyesin ty sikur ti di diçka për të. Thuaj: Për të di vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk e dinë (përse është i fshehtë)"- (El A'ëraf, 187). dhe: "Të pyesin ty për Kiametin: kur do të ndodhë ai?! Po, ti si do t'u flasësh për të, (kur) vetëm te Zoti yt është dijenia për të. Ti je vetëm paralajmërues i atyre që i frikësohen atij (çasti të kiametit)". (En Naziat, 42-45).

Ne myslimanët, i kemi shumë ta qarta këto koncepte dhe nuk kemi asnjë arsye ta lodhim veten për të hulumtuar rreth Ditës dhe çastit të Kiametit. Këtë të fshehtë Allahu xh.sh. nuk ia ka zbuluar askujt prej krijesave, as melekëve të afërt e as pejgamberëve të Tij më të dashur. Sigurisht, se parapa kësaj qëndron një urtësi e madhe, sepse Allahu i Gjithëmëshirsahëm pati mëshirë ndaj mendjeve njerëzore, duke mos i preokupuar me gjëra të tilla të papërballueshme për ta, ashtu siç e la të fshehtë edhe momentin e vdekjes për secilin prej nesh.

Të kota janë edhe përpjekjet e shkencëtarëve, të cilët hamendësojnë se kjo gjithësi do të shkatërrohet pas kaq milionë viteve Të gjitha këto janë hipoteza sepse këto procese i dikton dikush tjetër e jo njeriun.

Ndonëse momenti i fundit dhe ndodhja e saktë e tij është e fshehtë absolute, megjithatë Allahu xh.sh. nga rahmeti i Tij e pakufishme, na ka paralajmëruar për disa parashenjat të ardhjes së këtij momenti të trishtë, qoftë nëpërmjet Librave të shenjtë, qoftë nëpërmjet pejgamberëve të Tij. Dijetarët myslimanë, shenjat e Kiametit i kanë ndarë në dy grupe: shenjat e vogla, disa prej të cilave janë shfaqur e vazhdojnë të shfaqen për çdo ditë, dhe shenjat e mëdha, të cilat janë paralajmëruese se Kiameti tashmë është afër.

I Dërguari ynë, Muhamedi a.s. na ka njoftuar me disa prej këtyre shenjave, në mënyrë që ne

të mos qëndrojmë indiferentë dhe të shkujdesur, por të përgatitemi sa më mirë për Ahiret, sepse jeta jonë në këtë botë sado që të zgjasë, megjithatë është një shtegtim i shkurtër, kurse momenti i fundit është shumë afër. Në lidhje me këtë i Dërguari i Allahut në një hadith thotë: "U dërgova (pejgamber) e ardhja ime dhe Kiameti janë shumë afër (mes vete në kohë, duke treguar dy gishtat e dorës: atë tregues dhe të mesmin)".[6]

Sipas dijetarëve, disa nga shenjat e vogla të Kiametit të cilat tashmë janë shfaqur, janë:

- Dërgimi i Muhamedit a.s. si pejgamber i fundit dhe vulë e profetisë;
- Shfaqja e fitneve;
- Humbja e emanetit dhe e respektit të ndërsjellë;
- Përhapja e prostitucionit haptazi;
- Konsumimi i alkoolit nga masa e gjerë, pa kurrfarë kontrolli;
- Përhapja e marrjes së kamatës në nivel global;
- Preokupimi i njerëzve për ngritjen e objekteve të larta, duke harruar se të gjitha ato do t'i lënë shkret;
- Afrimi i vendeve dhe përshpejtimi i kohës;
- Tërmetet e shumta;
- Vdekjet e shpejta e të befasishme; etj.
- Ndërsa prej parashenjave të mëdha ende të pashfaqura janë:
- Shfaqja e Dexhallit;
- Kthimi i Isait a.s. (nën flamurin e Islamit dhe sheriatit të Muhamedit a.s.).
- Dalja e Je'xhuxhit dhe Me'xhuxhit,
- Shfaqja e shtazës së tokës (dabbetul erd), e cila do t'u flet njerëzve;
- Tri shafitjet e mëdha të Tokës;
- Zjarri i madh që do t'i tubojë njerëzit
- Ndërsa ndër të fundit prej këtyre shenjave të mëdha është:
- Lindja e diellit nga Perëndimi, në të cilën ditë më nuk pranohet pendimi,[7] ashtu siç thotë Allahu xh.sh. në ajetin 158 të sures El-En'am: "... në ditën kur vijnë disa shenja të Zotit tënd, atëherë asnjë njeriu nuk i vlen besimi i Tij nëse nuk ka besuar më parë" (vijon)

*1. El-Vahidij en-Nisaburi, Esbabu-n-nuzuli-l Kuran, f. 555 (me rivajet të Argijaniut). 2. Sahihu-l Buhari (2/41) nr. 1039; Imam Ahmedi (2/24, 52 dhe 58); Nesaiu (11258). Shih: El-Vahidij en-Nisaburi, Esbabu-n-nuzuli-l Kuran, f. 556 (me rivajet të Argijaniut). 3 Dr. Fadil Es-Samerrai, Ata tariki-t-tefsiri-l bejani, Shariqa-UAE, 2004, vëll. II, f. 279. 4. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 195. 5. Muhamed Mutevel-li esh-Sharavi, El-Gajbu, Kajro, 1998, f. 5. 6. Transmeton Imam Buhariu nga Ebu Hurejre, nr. (6140); Imam Muslimi nr. (2960). 7. Jusuf bin Abdullah el Vabil, Eshratu-s-sa'ati, Demmam 1994, ff 79-231 dhe 233-420.*

Dr. Ajni Sinani

# Kurani fisnik, margaritari i librave hyjnorë

"Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kuranin dhe Vetë Ne jemi mbrojtës të tij." (El Hixhr: 9)

Kurani është një gurrë e pashterur urtësish dhe mrekullish. Qysh prej 14 shekujsh, sa më shumë që kalon koha, ashtu sikurse nga fundi i detit që nxirren margaritarë të fshehur të panumërt, po ashtu zbulohen e nxirren në dritë mrekullitë dhe misteret e tij, që s'kanë të mbaruar. Kështu do të vazhdojë derisa të ketë jetë mbi Tokë.

Kurani është Fjalë e Allahut (kelam Allah) dhe si i tillë u mbart te Muhamedi a.s nëpërmjet kryengjëllit Xhibril. Ai është përshkrim i tekstit që është skalitur në Pllakën Qiellore (Tabula Secreta). Në tërësi është fjalë e Zotit dhe nuk është tregim i dorës së dytë dhe as fryt i mendjes njerëzore.

Etimologjikisht fjala Kuran vjen nga folja arabe "kara'a" që do të thotë "me recitue", "me lexue me zë". Imperativi i saj është fjala "ikre-lexo, mëso" me të cilën ka filluar Shpallja Kuranore. Ai është zbritur në gjuhën arabe që është gjuha më e pasur e botës dhe vlerësohet si një mrekulli e pakrahasueshme.

Kurani, me përsosshmërinë e tij, është ruajtur në formën dhe në gjuhën e vet fillestare, fjalë për fjalë dhe germë për germë. Është i përkryer në çdo shkronjë të tij. Shpallja e parë ka filluar me pesë ajete, nga surja El Alak, që i janë shpallur Muhamedit a.s. në kodrën "En-Nur (Drita)" në moshën 40-vjeçare.

Përmbajtja e librit të Zotit është mahnitëse. Në të s'ka kurrfarë kundërthënie apo gabimi, çfarëdo qoftë ai. Ai është libri më autentik i njësisë së Zotit. I zbritur nga Zoti i Gjithëdijshëm që ngërthen me dijen e Tij çka është në tokë dhe në qiell.

**Kurani lexohet me zë dhe e mrekullon veshin e lexuesit dhe të dëgjuesit njëkohësisht. Leximi i tij ndikon në mënyrë magjepse edhe tek ata që nuk i kuptojnë fjalët e tij në gjuhën arabe.**

Kurani është fjala e Allahut që flet, kurse universi është vepra e Allahut që hesht. Fjala e Allahut që flet, e nxit njeriun të përdor arsyen e tij, të vëzhgoj ligjet e natyrës dhe të sodis universin si libër tjetër i Allahut që hesht dhe të nxjerrë mësime. Porosia e Allahut është që përmes "fjalës së Tij që flet" ti nxitë njerëzit të studiojnë "fjalën e Tij që hesht", të shikojnë botën rreth tyre diellin, hënën, retë, shiun, bimët, ditën dhe natën ... e gjithë kjo shpie në një Krijues dhe Rregullues të mrekullueshëm.

Tematikat që e përshkojnë Librin e Zotit janë Njëshmëria e Krijuesit (tevhid), përkujtimi (tedhkir), dispozitat (ahkam) dhe besimi në jetën e përtejme.

Kurani lexohet me zë dhe e mrekullon veshin e lexuesit dhe të dëgjuesit njëkohësisht. Leximi i tij ndikon në mënyrë magjepse edhe tek ata që nuk i kuptojnë fjalët e tij në gjuhën arabe. Në vetë kumbimin dhe jehonën e fjalëve të Zotit qëndron fuqia Hyjnore që prek thellësinë e shpirtit. Stili i tij i pasur është i rreptë, madhështor dhe i mrekullueshëm, dhe s'mund të krahasohet me të asnjë stil njerëzor. Ai është i jashtëzakonshëm dhe sipëror, përplot bukuri të mahnitshme.

Kurani përmban një elokuencë të mrekullueshme dhe të pashembullt, që është e paimitueshme dhe e paarritshme edhe nga poetët më të mëdhenj. Ai nuk është as prozë e as poezi e rëndomtë. Çdo lidhje, metaforë ose përsosmëri gjuhësore e tij bart në vete të vërtetën dhe mrekulli të panumërta. Arabët që ishin mjeshtër në prozë dhe poezi, qenë të detyruar të dorëzohen para stilit të shkëlqyeshëm e të pastër të tij. Pas çdo fjale dhe germe të Kuranit ndihet prezenca e Provanisë Hyjnore. Ato shprehin falënderim, madhërim dhe adhurim për Krijuesin e gjithësisë.

Ndikimi i fuqishëm i gjuhës magjepse të Kuranit, me muzikalitetin

e saj përmes rrokjeve të përsosura dhe rimës së shkëlqyer, ka bërë që të galdohen dhe ngazëllehen zemrat e entuziazmuara të atij populli orator arab që ishte i dashuruar me poezinë dhe oratorinë.

Çdo sure e Kuranit është origjinale, me të shprehurit e saj specifik, dhe dallon për nga ritmi dhe stili i saj karakteristik. Çdonjëra prej tyre ka metrikë të veçantë dhe është e zbukuruar me figura stilistike që përkojnë me kompozimin unikal dhe përmbajtjen shumëkuptimore dhe shumëdimensionale të saj.

Magjepsja që del çuditërisht nga forca e gjuhës dhe fuqisë poetike të tekstit të tij është mahnitëse dhe fascionuese. Vargjet kuranore përmes bukurive dhe xhevahireve të shumta e bëjnë Kuranin një perlë brilante.

Te disa sure, të gjithë ajetet përfundojnë me rimë të njëjtë, te disa, shumica e tyre, kurse te disa të tjera përfundojnë në përputhje me tërësinë përmbajtësore që ka surja. Ato, me muzikalitetin dhe rimën e shkëlqyer, me ëmbëlsinë dhe bukurinë magjepse, lënë mbresa të papërshkrueshme në zemrën e besimtarit.

Ajetet me ritëm kumbues të jashtëzakonshëm e me rimë melodike krijojnë efekte të fuqishme emocionale, përmes zanoreve dhe bashkëtingëlloreve të llojllojshme. Mrekullia e vargjeve kuranore, mund të konsiderohet e përhershme, sepse ndikimi i tyre është i përhershëm dhe aktualiteti i tyre i vazhdueshëm.

Edhe pse me stil diametral të ndryshëm, vargjet kuranore arrijnë majat e bukurisë së shprehjes dhe kulmin e fuqisë së shkoqitjes. Ato përmes lidhjes me njëra tjetrën e pasurojnë tematikën e sures dhe janë në harmoni me njëra tjetrën. Çdo shkronjë dhe pjesëz është në funksion të kuptimit dhe stilistikës së ajetit kuranor. Prandaj çfarëdo zëvendësimi apo ndërrimi i ndonjë shkronje apo pjesëze do të rezultonte me humbjen e kuptimit dhe stilit që synohet.

Kurani është një univers i pafund dhe një burim frymëzimi e fisnikërimi i pashtershëm për mendjen dhe shpirtin

**Kurani në origjinalitetin e tij në arabisht, është unikal dhe i pakrahasueshëm. Me daljen në botën fenomenale, në hapësirë e kohë ai ka mbetur i pandryshuar, që nga shpallja e tij deri në ditët tona.**

e njeriut. I Lartësuari çdo gjë në Librin e Tij e ka thënë në mënyrë impozante, dhe me fjalë të mrekullueshme. Kurani vazhdimisht të impresionon me leximin e mëtejshëm të tij.

Gjatë rileximit jo vetëm që nuk na sjell mërzi, por madje dashuria ndaj tij shtohet dhe gjithnjë zbulojmë kuptime që në leximin e mëparshëm nuk i kemi vërejtur fare. Ai është libri



i vetëm në botë që mësohet nga qindra e mijëra njerëz përmendësh. Është më i lexueshmi dhe ka ndikimin më të madh në jetën e besimtarëve.

Kurani në origjinalitetin e tij në arabisht, është unikal dhe i pakrahasueshëm. Me daljen në botën fenomenale, në hapësirë e kohë ai ka mbetur i pandryshuar, që nga shpallja e tij deri në ditët tona. Atij nuk i është hequr, e as nuk i është shtuar qoftë edhe një shkronjë e vetme, që nga koha kur i është shpallur të Dërguarit të Zotit.

Ai është libri i vetëm nga librat e Zotit që është ruajtur me kujdes të madh dhe amanet të besueshëm, nga çfarëdo lloj shtrembërimi apo devijimi. Stili i Kuranit është krejt ndryshe nga stilet e tjera. Gjuha dhe shkrimi i tij janë të ndryshme nga gjuha dhe shkrimi ynë. Sapo përkthehet nuk quhet më Kuran, por përkthim i kuptimit të tij, ngase çdo përkthim është riprodhim njerëzor dhe jo fjala fillestare e Zotit.

Retorika e mrekullueshme e Kuranit në gjuhën arabe, ritmet e ndryshme të ndërlikuara e madhështore shquhen aq shumë sa që asnjë përkthim në asnjë gjuhë tjetër nuk mund t'i përcjellë ato dhe ajo që është përkthyer tingëllon në mënyrë të zbehtë kundrejt madhështisë së origjinalit. Shumë finesa dhe tinguj, që e përcjellin çdo fjalë të tij, e bëjnë shumë të vështirë çdo përkthim nga gjuha arabe.

Shumëkuptueshmëria dhe pafundësia e Librit të Allahut nuk pranon kufizim. I Lartësuari thotë: "*Sikur të gjithë drutë në tokë të jenë lapsa dhe sikur detit t'i shtohen edhe shtatë dete (e të jenë ngjyrë), nuk do të mbaronin fjalët e Allahut (do të shternin detet dhe do të mbaronin lapsat, por jo mrekullitë e Librit të Zotit*). " (Llukman: 27).

Kurani është një gurrë e pashterur urtësish dhe mrekullish. Qysh prej 14 shekujsh, sa më shumë që kalon koha, ashtu sikurse nga fundi i detit që nxirren margaritarë të fshehur të panumërt, po ashtu zbulohen e nxirren në dritë mrekullitë dhe misteret e tij, që s'kanë të mbaruar. Kështu do të vazhdojë derisa të ketë jetë mbi Tokë.

Ali Mevlud El-Talbi

# Një udhëtim në botën e gramatikës dhe të mrekullive me dr. Fadil Salih es-Samarrai

Ai është një shkencëtar gramatikan, shumë i ditur në disiplinat e gramatikës, në gjuhë dhe filologji, në të shprehurit kuranor dhe është një shkrimtar i mrekullueshëm. Modestia e tij është karakteristika kryesore e tij. Ai ka mençuri të jashtëzakonshme dhe largëpamësi. Ai ka besimin e pastër dhe të qartë. Ai beson në dinamizmin e Islamit dhe në vlefshmërinë e tij për çdo kohë dhe për çdo vend, për çdo popull dhe për çdo shtet bashkë.



Ju e shihni atë një herë dhe ju do ta respektoni atë edhe nga distanca dhe do të keni më shumë respekt për të sa herë që afroheni pranë tij dhe shihni mendësinë, besimin, shpirtësinë dhe transparencën e tij. Atë e përshkon një ndjesi e hollë, një hije e lehtë, ai nuk permend njeri përveçse për të mirë. Pjesmarrës në kuvendet e dijetarëve qysh kur ai ishte i ri dhe ende deri me sot ai përzihet me ta, gjegjësisht është pjesë e tyre.

Në të vërtetë ai është profesori dr. Fadil Salih Es-Samarrai, me pseudonimin "Ebu Muhamed – Babai i Muhamedit", sipas djalit të tij të madh. Ai lindi në Samarra në vitin 1933 dhe u rrit në gjirin e vendlindjes së tij.[1]

Mendjemprehtësia, inteligjenca dhe dashuria e tij për dije dukeshin që nga fëmijëria e tij e hershme, ai kërkoi dije, u zhyt në thellësitë e saj dhe u kushtoi rëndësi gjuhës arabe dhe shkencave që kanë të bëjnë me gjuhën arabe.

Ai mbaroi mësimet fillore dhe shkollën e mesme në Samarra dhe u transferua në Bagdad në vitin 1952 për të përfunduar kursin edukativo-arsimor për mësuesit, kështu në vitin 1953 u caktua të ishte mësues në qytezën Beled. Pas një viti, ai do të kthehej në qytetin e tij të lindjes, Samarra, për të hyrë në Shtëpinë e Lartë të Mësuesve (tani Fakulteti i Edukimit), për t'u diplomuar në vitin 1957 si i pari i gjeneratës – klasës së tij.

Ai vazhdoi studimet e tij të magjistraturës që edhe aty të jetë

nga të parët në klasën e tij dhe ai ishte i pari që mori një diplomë magjistrature në arabisht në Bagdad. Tema e magjistraturës së tij ishte për "Ibn Xhinnij El-Nahvij (322-392h), që të zhvendosej në vitin 1968 në Universitetin "Ajn Shems" në Kajro për të marrë doktoratën prej aty, dhe për të përfunduar një marshim shkencor me vlerat më të larta dhe me përmbajtje optimale.

## Aftësitë dhe gjenialiteti i tij janë trashëgimi familjare apo dhunti nga i Madhi Zot?

*Dr. Fadil Salih Es-Samarrai, pofesori ynë i nderuar, gjenialiteti, inteligjenca dhe mendjemprehtësia janë nga dhuntitë e të Plotfuqishmit, a keni një trashëgimi shkencore që fituat nga të afërmit tuaj? Apo është një dhuratë hyjnore?*

Në fakt, nuk e di nëse është një trashëgimi apo jo. Edhe pse vij nga një familje me interesime të mëdha dhe me një prani shkencore, por dhurata hyjnore ka rolin më të madh në këtë çështje. Është bekimi që Zoti i botëve na ka dhuruar, prandaj ne e lavdërojmë dhe e falënderojmë të Lartëmadhërishmin për bujarinë e Tij.

*Nga kush dhe ku mësoi dhe studioi prof. dr.Fadil Es-Samarrai?*

Që kur isha fëmijë, unë isha i pasionuar dhe e doja gjuhën arabe dhe të gjithë mësuesit e mi që nga shkolla fillore kanë meritat e tyre ndaj meje. Përveç tyre, kjo është edhe meritë e leximit dhe kërkimit tim, që të dyjat kanë një rol të rëndësishëm. Unë kam lexuar nga Ibn El-Kajjimi, El-Rafiij, Muhamed Kutb, El-Mevdudi, Sejjid Kutubi dhe të tjerë.

Kam lexuar prej tyre si dhe kam lexuar librat gramatikorë më të rëndësishëm para se të hyja në fakultet, të gjitha këto më ndihmuan për të formuar një bagazh të njohurive që në moshë të re dhe që gjetën mbështetje më vonë gjatë studimeve. Dhe ia kam borxh secilit që më mësoi një shkronjë, qoftë në gjuhën arabe apo në lëndët e tjera.

*Cilat janë burimet dhe referencat të cilave u referohet dr. Fadil Es-Samarrai?*

Mbështetja ime është gjithmonë në burime të besueshme dhe në burime me vlerë të bollshme shkencore dhe shpesh lloji i burimit përcakton fushën në të cilën shkruaj ose studioj, çfarë është ajo, cila është tema e asaj fushe dhe karakteristikat e saj. Secila temë ka burimet e veta, siç e dini.

*Zgjedhja juaj për këtë drejtim, a është një shenjë hyjnore? Apo keni planifikuar diç të tillë dhe i Gjithpushtetshmi jua bëri të lehtë rrugën tuaj?*

Në të vërtetë, hobi im ishte gjuha arabe që nga fëmijëria ime. Mbaj mend që isha në klasën e tretë të shkollës fillore dhe dëshiroja t'i përgjigjesha mësuesit për disa nga pyetjet e tij.

Kjo lidhje me gjuhën vazhdoi derisa hyra në fakultet, në të cilin unë isha pranuar në kundërshtim me dëshirën time, pasi isha pranuar në departa-mentin e gjuhës angleze.

Në atë kohë, kundërshtova dhe refuzova pranimin tim në Departamentin e Gjuhës Angleze dhe shkova me kërkesë te Prodekani për të më transferuar në Departamentin e Gjuhës Arabe.

Çfarë i mbeti tjetër dr. Ahmed Abdul Settar El-Xhevarit, prodekan në atë kohë, përveçse të më përgjigjej me shaka duke më thënë: "Biri im, studentët po kërkojnë në çdo mënyrë të hyjnë në Departamentin e Gjuhës Angleze, kurse ti kërkon të kundërtë!". Unë u përgjigja:

"Unë dua Departamentin e Gjuhës Arabe. Më vini mua çfarëdo shkalle si kriter për të më vlerësuar, nëse do të jem nën atë nivel, atëherë mos më lejoni të studioj! Atëherë u pranova në Departamentin e Gjuhës Arabe.

Me të vërtetë, nuk mbaj mend një ditë që lexoja (për t'u përgatitur) për një provim në gjuhën arabe, sepse kësaj i ka paraprirë mirësia, dhuntia e Zotit të botëve ndaj meje dhe faleminderit Zotit që studimet e mia nuk ishin të kota.

## Programet e dr. Es-Samarrait në TV El-Sharikah

*nga udhëtimi, me rroba **të** rrugëtimit e drejt në ligjërata në UAE*

Nga ky moment ju jeni profesor këtu...

Ne kemi nevojë për ju...

...te Pusi i Zemzemit... iu luta Zotit që të më jepte dije që njerëzit të për-fitonin prej saj.

Bëja tavafin rreth Qabes dhe u puthita për mbulesën e saj dhe iu luta Allahut tim

*Kur shkuat në Emirate? Çfarë kontribuoi qëndrimi juaj aty?*

Udhëtimi im për në Emiratet e Bashkuara Arabe ishte në fund të vitit 1998 dhe ai udhëtim imi ishte për në El-Ajn fillimisht. Unë qëndrova atje për një vit, duke ligjëruar në Univer-sitetin Axhman në qytetin El-Ajn, në të cilin u emërova posa mbërrita aty.

Ndërsa prodekani në Universitetin Axhman pranoi emërimin tim sapo mbërrita në universitet, shkova në universitet me rroba udhëtimi dhe më tha :*Nga ky moment ju jeni profesor këtu...*"

Dhe është realitet që unë fitova pozitë dhe nder të madh pre njerëzve të mirë aty.

Pastaj u transferova në Sharjah (Esh-Sharikah). Pasi po mbaja një ligjëratë në Sharjah (Esh-Sharikah) në përvjetorin e Israsë dhe Miraxhit, duket që ajo ligjëratë kishte mahnitur të pranishmit, gjë që bëri që kreu i Departamentit të Sheriatit të më puthte dy herë kokën dhe ai më tha" :*Ne kemi nevojë për ju sepse kemi studentë të nivelit postdiplomik*



*– në magjistraturë dhe ata kanë nevojë për një profesor si ju".*

Përveç kësaj, Shejhu Madhhar Fajiz Kajjimeh i cili kishte programe në kanalin Sharjah (Esh-Sharikah), ai po ndiqte atë ligjëratë dhe më parë i kishte rënë në dorë libri "El-Tabir el-Kuranijj" *Të shprehurit Kuranor*, një nga librat e mi, kështu ai m'u drejtua duke thënë:

Pse të mos janë këto prezantime - ligjërata në programet televizive?"

U dakorduam për të themeluar një program për këtë çështje dhe fillimet e programit u bënë me një nga vëllezërit egjiptianë dhe më pas ndodhi një mosmarrëveshje midis tij dhe administratës dhe unë mbeta vetëm për ta bërë programin.

Duket se programi fitoi admirimin e autoriteteve më të larta në vend, kështu u zhvillua dhe avancua deri sa u bë ky që ju po e shihni sot dhe shpresojmë se kemi arritur sukses në përpjekjen tonë.

*Doktor, thuhet që jeni mbërthyer në perden e Qabes së nderuar dhe i jeni lutur Allahut që t'ju japë dije .. A është kjo e vërtetë?*

Po, kjo është e vërtetë .. Në vitin 1968, unë shkova në Shtëpinë e Shenjtë të Zotit për Umrah, kështu që shkova te Pusi i Zemzemit dhe piva prej tij, dhe iu luta Zotit që të më jepte dije që njerëzit të përfitonin prej saj.

Pastaj shkova për të bërë tavafin rreth Qabes dhe u puthita për mbulesën e saj dhe iu luta Zotit tim që të më jepte dije dhe të punoja me të dhe t'u sjellë dobi njerëzve me atë dituri.

Pastaj shkova në vitin që pasoi për të kryer haxhin dhe përsërita në çdo detaj atë që bëra kur e bëra Umrën dhe falënderoj Zotin për bujarinë, zemërgjerësinë dhe fisnikërinë e Tij.

*Si e shikon dr. Fadil Es-Samarrai realitetin e gjuhës arabe në dritën e rolit të medieve në dobësimin e rolit të gjuhës arabe?*

Kjo çështje është e rëndësishme dhe shumë e rrezikshme dhe përbën një sulm nga disa medie në përpjekje për të dobësuar këtë gjuhë të madhe dhe rolin e saj. Kjo kërkon që palët përgjegjëse të qëndrojnë me vendosmëri dhe të vendosur me forcë dhe ashpër përballë këtij sulmi, sepse ata që janë përgjegjës për qeverisjen janë në gjendje ta ndalojnë këtë valë dhe të paktën të përpiqen ta dobë-sojnë atë.

Siç kam thënë gjithmonë, janë qeveritë ato që vendosin se çfarë është e ndaluar dhe çfarë është e lejueshme dhe janë në gjendje ta pranojnë ose ta parandalojnë atë.

*(Intervistë me eruditin e gramatikës arabe Prof. dr.Fadil ES-SAMARRAI, e realizuar nga Ali Mevlud El-Talbi më 25 gusht 2010.)*

*Burimi: Muhibu Ed Doktur Fadil Salih Es Samarrai, " dashamirët e dr. Fadil Salih Es-Samarrai" FB Grup, postuar nga "Hudna ilejke".*

*Nga arabishtja: Prof. Fadil Hasani*

**1.** *Profesori ende është gjallë, jeton në Bagdad dhe vepron aty në fushën e shkencës. Në vitin 2017 nga El- Sharika - UAE ku qëndroi që nga invazioni i dytë në luftën e Gjirit, ai u kthye në Bagdad dhe më 18.12.2017, u nderua nga Universiteti Irakian në Bagdad. Gjatë vitit akademik 1984/1985 e pata fatin të jam student i profesorit të ndeuar, në lëndën e Sintaksës v.j.*

Dr. Khalil Abdurrashid

# Islami dhe epoka shekullare

"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen" kanë bashkëpunuar për të siguruar një seancë pyetje-përgjigje, e cila është vazhdim i hulumtimeve dhe punimeve të Institutit "Yaqeen", duke i lejuar lexuesit kontakt të mëtejshëm me autorin. Në këtë artikull, ne patëm rastin për t'i bërë pyetje dr. Khalil Abdurrashidit në lidhje me artikullin e tij "Islami dhe Epoka Shekullare: Midis Sigurisë dhe Pasigurisë".

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Si ka ndikuar shekullarizmi në perspektivën myslimane në veprimet e adhurimit, veçanërisht në agjërimin e Ramazanit?*

*Dr. Khalil Abdurrashid*[1]: Në shumë raste, shekullarizmi ka ndikuar në veprimet tona të adhurimit duke e copëtuar dhe rrëgjuar kuptimin e adhurimit. Pra, adhurimi në lidhje me namazin është diçka e bërë vetëm në kohë të caktuara dhe më pas, vetëdija mbi Zotin, që është qëllimi i lutjes, humbet. Me agjërimin, shpirti gjithashtu humbet, sepse agjërimi rrëgjohet në humbje të peshës ose në grykësi gjatë natës. Ne qëndrojmë të uritur gjatë ditës dhe mbushim barqet gjatë natës, pa e kuptuar që sekreti i të agjëruarit ndodhet në ruajtjen e një maturie (mesatareje) dhe frenimin e oreksit tonë për ngopje. Shekullarizmi, pra, na zhvesh nga praktikat shpirtërore prapa ritualeve tona dhe na lë nëse nuk jemi të kujdesshëm, me një perspektivë të zbrazët drejt praktikimit të Islamit.

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Një përgjigje mbi qasjen laike ndaj dijes ka qenë islamizimi i dijes, i cili kërkon të "praktikojë veprimtari të bazuar në njohuri (zbulim, mbledhje, kompozicion dhe publikim) nga një këndvështrim islam." Si mund të fillojmë t'i rregullojmë praktikisht lëndët që studiojmë për t'u përshtatur brenda një epistemologjie islame të përqendruar rreth tevhidit dhe të ndërtuara mbi Jekinin?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Ne duhet ta kujtojmë se epistemologjia islame përfshin katër metoda. Tri nga këto katër metodat janë empirizmi, racionalizmi dhe shpallja hyjnore. Të tre duhet të përfshihen në procesin e të mësuarit. Epoka laike, përsëri, e bën ndarjen dhe ndan secilën në një fushë të veçantë - me një ndarje të ashpër midis shpalljes hyjnore nga njëra anë dhe empirizmit dhe racionalizmit nga ana tjetër. "Jekin" në procesin e të mësuarit shfaqet kur të tre mekanizmat veprojnë së bashku. Islamizimi i dijes është ndërthurja e të tre sistemeve epistemike të përvetësimit të diturisë në një simfoni harmonike që forcon dhe gjallëron idenë se ekziston vetëm një Krijues dhe Mbështetës i të gjitha gjërave është vetë Allahu. Kur të pesë shqisat (empirizmi), arsyeja (racionalizmi) dhe shpallja (revelacioni) janë të përdorura nga qenia njerëzore për të hyrë në botë dhe gjithçka në lidhje me të, atëherë del e vërteta (hakk, bindja reale), dhe bindja (jekin) që qëndron pas asaj se vërtet fillon të lulëzojë. Kjo në Kuran quhet "ilm 'ul-Jekin" ose bindja intelektuale.



**Kur të pesë shqisat (empirizmi), arsyeja (racionalizmi) dhe shpallja (revelacioni) janë të përdorura nga qenia njerëzore për të hyrë në botë dhe gjithçka në lidhje me të, atëherë del e vërteta (hakk, bindja reale), dhe bindja (jekin) që qëndron pas asaj se vërtet fillon të lulëzojë. Kjo në Kuran quhet "ilm 'ul-Jekin" ose bindja intelektuale.**

Aspekti i katërt i epistemologjisë islame është njohuria që fitohet nga përvoja e përjetuar shpirtërore. Kjo në Kuran quhet "ajn ‘ul-jekin" (bindja vizuale). Kjo del nga rastet që një person përjeton, e të cilat nxisin njohuri të pamohueshme, por shpesh herë edhe njohuri të pakapshme për një çështje. Për shembull, rënia në dashuri është një shembull i mirë. Është e pamundshme të demonstrohet por megjithatë, sigurisht është e përjetuar. Nuk është një çështje empirike, as racionale, as shpallje vetvetiu, por, plotësisht eksperimentuese dhe mund të jetë gjithashtu shpirtërore. Prandaj, islamizimi i njohurive, i ngritur mbi bindje (jekin) përfshin të katër metodat e përvetësimit të njohurive (arsyeja, shkenca, shpallja hyjnore dhe përvoja) në procesin e të mësuarit dhe mësimdhënies.

*“Traversing Tradition” dhe “Instituti Yaqeen”: Si të fillojnë myslimanët, të cilët jetojnë në një shoqëri laike, të hulumtojnë “bindjen” dhe në të njëjtën kohë, të shmangin alternativa të shumta joshëse te cilat u paraqiten atyre? A nuk do të na heshtte menjëherë bollëku i alternativave të dyshimta nga kërkimi i mëtejshëm i bindjes?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Ne së pari duhet të përqafojmë dyshimin tonë, jo ta mohojmë atë. Pas përqafimit të dyshimit tonë, ne duhet të fillojmë një qasje islame ndaj dijes, dhe ky është kuptimi i shprehjes “Ikre’” - "Lexo". Mos e harroni ajetin e dytë: *"Lexoni në emër të Zotit tuaj i cili ka krijuar."* Të lexuarit si veprim është racional dhe empirik, dhe madje edhe zbulues kur lexojmë me një vlerësim të kërkimit të Allahut. Nëse e përqafojmë dyshimin tonë, por e mbushim atë me qasje laike për të "lexuar" dhe mësuar, kurrë nuk do të tejkalojmë dyshimet, por përkundrazi, thjesht bëhemi dyshues më të sofistikuar - sofistë të lavdëruar. Sofisti i lavdëruar prodhon një kakofoni të zhurmës duke menduar se ata kanë orkestruar një simfoni. Tingulli nuk është harmoni dhe informacioni nuk është njohuri. Njohuria heq dyshimin, por shumë herë ne zëvendësojmë informacionin për dije dhe presim që ajo të funksionojë në të njëjtën mënyrë. Myslimanët që jetojnë në një epokë laike janë përmbytur me informacione dhe i shtojnë asaj epokën dixhitale ku jetojmë dhe aksesi në informacion është i ndërlikuar.

Informacioni është i disponu-eshëm, duke kërkuar as praktikë, as synim dhe sinqeritet. Ajo është e ndarë nga historia dhe morali dhe për këtë arsye konsumatori i informacionit nuk mësohet të reflektojë dhe të mendojë thellë për të. Konsumohet dhe hidhet së shpejti. Njohuritë, megjithatë, janë të ndryshme. Ato kërkojnë praktikë që e forcon atë, i jep jetë asaj, lejon që ajo të rritet, dhe në këtë mënyrë bëhet dritë për praktikuesin e saj. Drita ndriçon dhe për këtë arsye mendja dhe depërtimi i personit janë ndriçuar, gjë që prodhon njohuri të reja të lëvruara atyre. Allahu në Kuran thotë: *“Ai është Drita e qiejve dhe Tokës”* (En-Nur, 35). Drita nga dija është një dhuratë nga Allahu dhe kjo dhuratë ndriçimi është gjithashtu një dhuratë e dijes. Ajo e fshin dyshimin dhe e zëvendëson atë me bindje. Informacioni, nga ana tjetër, thjesht zëvendëson informacionin me informacione të reja. Informacioni më i mirë konsiderohet i azhurnua (freskuar), por të azhurnuarit nuk është si të jesh ilustrues. Kjo është arsyeja pse Muhamedi a.s. tha: *"Kërkimi i dijes është detyrim për çdo mysliman dhe myslimane."* (Ibn Maxhe, Sunen, nr. 224)

*“Traversing Tradition” dhe “Instituti Yaqeen”: Si mendoni se gjuha, veçanërisht ajo e njerëzve të fesë, ndikohet nga depërtimi i paragjykimeve shekullare? Si do ta shpjegonit Ramazanin për dikë pa hasur në këtë problem?*

Dr. Khalil Abdurrashid:

Gjuha është problem vetëm kur nuk prodhon koncepte të duhura. Pejgamberi a.s tha: *"Flisni me njerëzit sipas aftësisë së intelektit të tyre."* Pejgamberi ynë, s.a.v.s., u foli njerëzve që nuk ishin njerëz të besimit. Gjetja e koncepteve të duhura është e rëndësishme, por ajo që na bashkon është se ne jemi të gjithë qenie njerëzore dhe Islami është për njerëzimin dhe për këtë arsye të gjithë njerëzit janë të aftë të kuptojnë mësimet e tij. Shpjegimi i Ramazanit kërkon një konceptim të duhur për rëndësinë e stërvitjes së vetvetes (nefsit). Kjo gjithashtu nënkupton të kuptuarit e konceptit Kuranor se çfarë do të thotë të jesh njeri, dhe, ndërsa gjuha mund të pengojë pa dyshim, gjuha është vetëm një shprehje e koncepteve tona dhe sa mirë jemi në gjendje t'i artikulojmë ato konceptime.



*“Traversing Tradition” dhe “Instituti Yaqeen”: Cilat alternativa ndaj modelit laik të shtetit-komb mund të shohim të lindnin në vendet me shumicë myslimane në të ardhmen e afërt? A mendoni se mund të vijë ndonjëherë një Bashkim Mbikombëtar i vendeve islame (ngjashëm me Bashkimin Evropian)?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* De- risa udhëheqësit myslimanë të miratojnë kornizat e reja që merren me qeverisje efektive, të qëndrueshme dhe të drejtë, në vend të vetëm "qeverisjes", nuk do të merren parasysh strukturat alternative politike. Aktualisht, sunduesit myslimanë i shikojnë të gjitha alternativat përmes prizmave ekonomike, jo politike, fetare ose sociale. Çelësi për ta reformuar rendin politik është ta riformulojmë atë dhe çelësi i riformulimit të tij është zhvillimi i ndërmarrjeve tregtare të pavarura dhe qytetari që paguan taksat. Kur pasuria monopolizohet nga qeveritë, ju keni fituar diktaturat (madje edhe nën maskën e demokracisë). Por, kur pasuria shpërndahet, dhe qytetarët paguajnë taksat, qeveritë e tyre mbahen përgjegjëse dhe ekzistojnë mekanizma për t'i mbajtur nën kontroll qeveritë, kur mbështeten në paratë nga biznesi dhe publiku. Alternativa e vetme do të ishte ringjallja e vakëfeve (wakf), zhvillimi i sipërmarrjes së pavarur në një shkallë të madhe dhe pavarësia e



sistemeve arsimore për t'i trajnuar intelektualët myslimanë.

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Cilat janë mënyrat që duhet të përgjigjen myslimanët kur perceptohen si "ekstremistë" për ushtrimin e obligimeve dhe detyrave të tyre fetare? E pyes këtë në një nivel individual, por edhe në kontekstin e mbajtjes nën mbikëqyrje të miliona myslimanëve ujgurë në kampe kineze përqendrimi, shumë prej të cilëve (përfshirë dijetarët) u shenjëstruan nga autoritetet kineze për praktikimin e Islamit.*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Kjo kërkon një përgjigje politike dhe ekonomike. Kuptimi politik - udhëheqësit myslimanë dhe sundimtarët e vendeve me shumicë myslimane duhet të fillojnë të shprehin shqetësime për gjendjen e pakicave myslimane të shtypura. Ata vetëm mund të flasin me pushtetarët shtypës, por problemi është se shumë udhëheqës myslimanë vetë shtypin popullsinë e tyre në mënyra të ndryshme. Ekonomia dhe sanksionet financiare në atë bojkot mund të jenë mjaft të efektshme, por keni nevojë për mbështetje të gjerë që ai të jetë efektiv. Si myslimanë të rregullt, adresimi ynë më i mirë është duaja, veçanërisht gjatë kohës dhe në vendet më të bekuara. Dhjetë netët e fundit të Ramazanit, për shembull, duhet të kalojnë duke bërë dua për myslimanët ujgurë në Kinë dhe myslimanët e tjerë të shtypur në tërë Globin.

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Kur umeti ishte në një pozitë më të fortë nga pikëpamja gjeopolitike, paradigma e Dar 'ul-Islamit dhe Dar 'ul-Harbit ndihmoi në inkuadrimin e rregullave islame dhe ofrimin e një botëkuptimi. A mendoni se ky konceptim është akoma i rëndësishëm në botën moderne të shteteve-kombe? A ka ndonjë alternativë tjetër për ta parë botën që ju e sugjeroni?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Jo, ne kërkojmë një botë të re sot. Nuk po them që modeli klasik duhet të hidhet jashtë, por ai duhet të zhvillohet më tej. Kjo është vepër e teoricienëve politikë myslimanë.

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Si i rekomandoni myslimanët të heqin dorë nga lidhjet ndaj organizatave dhe të fillojnë ta kuptojnë Islamin në mënyrë të pavarur nga këto ide? A ka disiplina të veçanta tradicionale që ju rekomandoni?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Lexoni vepra si të Ibn Haldunit për njohuri të sociologjisë, ekonomisë dhe sistemeve të qeverisjes; të Ibn Tufejlit për njohuri në edukim dhe dëmin e institucionalizimit të fesë, të Ibn Rushdit për njohuri në filozofi dhe ligj si mjet për qeverisje më të mirë politike, të Gazaliut për njohuri në ndërdisiplinimin e dijes dhe praktikës islame dhe Malcolm X-it dhe gruas së tij, Betty Shabazz, për njohuri se si besimi riimagjinohet dhe forcohet për pakicat.

*"Traversing Tradition" dhe "Instituti Yaqeen": Ju përmendni në një artikull që teoria e mendjes së mishëruar të Iluminizmit çoi në shfaqjen e shpirtit dhe nocionin e transcendencës. A mund të flisni për konceptin e shpirtit në Islam, si dhe për përmbajtjen e tij? Nga ky këndvështrim, unë kërkoj si vijon:*

*Allahu na thotë në Kuran se neve na është dhënë pak ndonjë informacion për shpirtin. Ajo që ne dimë është se shpirti është lënda e jetës që gjallëron qeniet njerëzore dhe që ka aftësi në kundërshtim me egon (nefsin). Shpirti harxhon energji të pastër dhe kjo energji është përkujtimi i Allahut (i quajtur dhikr dhe fikr). Ushqimi dhe vijimi i dëshirave ushqen egon, por privon shpirtin nga ushqimi i tij. Si duhet ta kuptojnë myslimanët dhe ta ndiejnë qenësinë e tyre të brendshme? Si mund ta rindërtojnë disa myslimanë një kuptim më të pasur të përvojës së tyre të brendshme dhe të jashtme të jetës? Si mund të përfshijnë myslimanët përvoja transcendente në jetën e tyre dhe respektimin e tyre fetar?*

*Dr. Khalil Abdurrashid:* Për t'iu përgjigjur këtyre tre pyetjeve, gjithsej, ne të gjithë kemi prirje brenda nesh që na paralajmërojnë në vetvete. Këto prirje janë më të animuara kur falemi dhe agjërojmë. Ata janë rianimuar kur bëjmë vepra të mira për hir të Allahut. Ato kultivohen dhe forcohen sa herë që angazhohemi në përkujtimin e Allahut. Ne e përmirësojmë pasurinë e jetës sonë të brendshme duke forcuar besimin tonë në Allahun, duke reflektuar në mënyrë aktive fuqinë dhe praninë e Allahut në botë, dhe duke kujtuar në mënyrë aktive Allahun gjatë ditës dhe natës rregullisht. Kjo arrihet përmes leximit të Kuranit, dhikrit të Allahut, bërjes së namazit, vizitimit të varreve dhe sjelljen ndërmend të fundit tonë të pashmangshëm. Duke ndenjur në shoqërinë e atyre që janë të përshpirtshëm, duke udhëtuar rregullisht dhe duke reflektuar mbi mrekullitë e Allahut; udhëtimi për shtegtimin kryesor dhe/ose të vogël; duke reflektuar në tregimet e pejgamberëve të së kaluarës dhe së fundi, duke bërë sa më shumë vepra të mira sa më tepër që të jetë e mundur, gjatë ditës dhe natës.[2]

*Përktheu nga gjuha angleze: Ikrame Ibrahimi*

*1. Dr. Khalil Abdurrashid është kapelani (chaplain) i parë mysliman i rregullt në Universitetin Harvard, Instruktor i Studimeve Myslimane në Divinity School të Harvardit dhe ligjërues i Politikave Publike në Harvard Kennedy School of Government. Ai, gjithashtu, shërbeu si imam për disa vjet në qytetin e New York dhe disa vjet si ligjërues rezident në një qendër islame të njohur në Dallasin Verior. Ai, së bashku me gruan e tij, është bashkëthemelues i Seminarit Islam të Amerikës në Dallas dhe ka punuar si instruktor i Studimeve Islame në Programin Master të Studimeve Liberale në Universitetin Southern Methodist. 2. Burimi për përkthim:* https://traversingtradition.com/2020/05/25/islam-and-the-secular-age-qa-with-dr-khalil-abdurrashid/.

Ma. Valmire Batatina Krasniqi

# Kategoritë e njerëzve dhe përgjegjësitë e tyre, nga këndvështrimi i sures "El Beled"

Kaptina "El Beled", përderisa flet për njeriun dhe pozitën e tij në këtë botë, në të njëjtën kohë përgjegjësinë dhe ndërgjegjen e tij e sjell në dy sfera, përgjegjësia ndaj Allahut të Madhëruar dhe përgjegjësia ndaj shoqërisë.

Kaptina "El Beled" edhe pse hyn ne radhët e kaptinave të shkurtëra të Kuranit Famëlartë, duke u përbërë nga vetëm 20 ajete, ajo në vete ngërthen tematika gjithëpërfshirëse. Ndër tematikat më të rëndësishme të saj janë vendi dhe përgjegjësia e njeriut në këtë botë, karakteristikat morale dhe përgjegjësia ndaj urdhërave të Krijuesit të Madhëruar dhe shoqërisë. Thuhet po ashtu se kaptina "El Beled" paraqet sprovimin e qenies njerëzore në këtë botë me shqetësime dhe vështirësi të ndryshme të cilat janë më se të nevojshme për zhvillimin e tij shpirtëror dhe moral.[1]

## Lidhja e kësaj kaptine me kaptinën paraprake dhe me kaptinën pas saj

Kaptina "El Beled" ka një lidhje të ngushtë me kaptinën "El Fexhër", që zë vend para saj në Kuranin fisnik. Kaptina "El Fexhër" përmend sprovimin e qenies njerëzore dhe sjell në pah përgjegjësinë e tij ndaj Krijuesit,[2] në të njëjtën kohë shihet që në këtë kaptinë përmenden edhe disa përgjegjësi shoqërore që përmenden po ashtu në kaptinën "El Beled".[3]

Kaptina "Esh Shems", që në radhitjen kuranore pason kaptinën "El Beled", e shton edhe më shumë madhështinë e lidhjes së këtyre kaptinave ndërmjet vete. Në këtë kaptinë flitet për mësimin e të dy rrugëve, të së keqës dhe të së mirës, dhe për lirinë e njeriut në përzgjedhjen e cilësdo prej tyre.[4] Siç shihet në këto kaptina të renditura njëra pas tjetrës flitet për lirinë e përzgjedhjes së këtyre shtigjeve nga qenia njerëzore brenda kornizës së sprovës. Me një fjalë, mund të themi që kaptina "El Beled" dhe kaptinat para dhe pas saj vënë në pah përgjegjësitë e njeriut ndaj Zotit dhe shoqërisë që e rrethon.

## Referimi i kaptinës "El Beled"

Kurani fisnik ndonjëherë përgjithëson tregimin, kurse ndonjëherë duke u bazuar në temën të cilën e trajton e sjell atë në kushtim të veçantë. Në fakt, pa marrë parasysh se a bëhet fjalë për dedikim të përgjithësuar apo të vaçantë tematika bazore në Kuran është njeriu si qenie qendrore në gjithësi.

Po ashtu në Kuranin Famëlartë shohim që Allahu i Madhëruar duke e përcjellë një temë të caktuar te njerëzit betohet në disa gjëra me të cilat ka për qëllim të tregojë rëndësinë e asaj që synohet të shpjegohet, ose ndikimin e tij/saj pozitiv mbi moralin dhe virtytin, ose të drejtojë familjen dhe shoqërinë kah e mira, e bukura dhe rendi. Edhe kaptina "El Beled" po ashtu është prej sureve në të cilat betimi zë vend më shumë se një herë. Ne këto vargje, Zoti i Madhërishëm betohet në një "qytet" dhe po ashtu "në atë që lind" dhe "në atë që është i lindur". Shumë komentatorë thonë se ky qytet në të cilin është betuar Zoti xh.sh është Meka e shenjtë, vend ky që është veçuar me Qabenë e bekuar dhe me pishtarin ndriçues, të përzgjedhurin Muhamed a.s. Sa i përket betimit "në atë që lind" thuhet që Allahu xh. sh. është betuar në njeriun e parë të krijuar Hz. Ademin dhe pasardhësit e tij. Ibn Kethiri thotë që Allahu i Madhëruar pasi betohet në Mekën e bekuar, betohet në zanafillën e njeriut gjë që fillon me njeriun e parë Ademin a.s duke vazhduar me pasardhësit e tij.[5]

Pra Allahu i Madhëruar betohet në vendin dhe në qenien më të rëndësishme të kësaj bote. Muhamed Abduhu thotë që betimi i Allahut të Madhëruar "në atë që lind" dhe "në atë që është i lindur" e bën njeriun të vetëdijshëm për rëndësinë e "lindshmërisë (natalitetit) dhe shumimit", për urtësitë e pafundme të cilat gjenden në këto procese, përsosmërinë e artit të krijimit, rëndësinë e prindit dhe atij/asaj që është i lindur, po ashtu e bën njeriun të vetëdijshëm për procesin e një të posalinduri që nga momenti i ardhjes në këtë botë deri në ndarjen nga ajo.[6] Ajetet kuranore mund të përfshijnë dimension të përgjithshëm dhe të veçantë në të

njëjtën kohë. Edhe ajetet e para të sures "El Beled" mund të komentohen nga ky këndvështrim. Me fjalë tjera, ajetet e lartcekura në mënyrë të veçantë u drejtohen banorëve të Mekës dhe rrethinës së saj në vitet e para të shpalljës së Kuranit Famëlartë, kurse për gjeneratat vijuese përçojnë një mesazh të përgjithshëm. Kjo lë të kuptohet që Kurani Famëlartë është një libër që ka fuqinë e adresimit në mënyrë universale. Ajo që duam të theksojmë këtu është që Kurani përmban në vete një dimension që fare lehtë mund të kuptohet nga njerëzit të cilët jetojnë në ambiente dhe kushte të caktuara, në kontekstin e mundësive të tyre dhe brenda sfondit historik.

Në vazhdim të kaptinës "El Beled" me një shprehje të përgjithëshme flitet për ekzistencën e qenies njerëzore në këtë botë dhe për ballafaqimin e saj me brenga, vuajtje, shqetësime, përpjekje dhe vështirësi të njëpasnjëshme siç janë: lindja, ushqimi, përgatitja për jetën, vdekja, ringjallja etj., vështirësi dhe shqetësime këto me të cilat do të ballafaqohet njeriu në këtë botë apo në botën tjetër. Madje Fahreddin er-Razi (v. 606/1210) thotë që në këtë botë nuk ka kënaqësi, madje gjërat të cilat mendohet që janë kënaqësi në këtë botë nuk janë gjë tjetër përveçse vështirësi, përpjekje, pikëllim, vuajtje, shqetësime dhe brenga.[7] Fakti i ekzistimit të këtyre sfidave nuk lë të kuptohet që njeriu është krijuar për të jetuar me brenga e shqetësime, por tregon për natyrshmërinë e kësaj bote, si rezultat i jetës dhe rrjedhës së saj, e që është e pamundur për njeriun të mos hasë në to. Ekzistenca dhe ballafaqimi i qenies njerëzore me tërë këto ka për qëllim edukimin, pjekurinë apo, thënë më ndryshe, ngritjen e njeriut në shkallën më të lartë të përsosjes.



## Kategoritë e njerëzve në këndvështrimin e kaptinës "El Beled" dhe përgjegjësitë e tyre ndaj Krijusit dhe shoqërisë

Kaptina "El Beled" në pjesën e parë u referohet të gjithë njerëzve pa dallim, ndërsa në pjesën e dytë njerëzit i ndan në dy kategori. Në vargjet 5-7[8] të kësaj kaptine përmenden tiparet e njerëzve të cilët tërë jetën ia kushtojnë akumulimit të pasurisë dhe shfaqin mendjemadhësi me atë që posedojnë e që janë kategoria e parë. Megjithëse nuk ka ndonjë dëm absolut në akumulimin e pasurisë, dihet se ka përgjegjësi të madhe në mënyrën e fitimit dhe të shpenzimit të saj. Edhe pse shkaku i drejtëpërdrejtë i zbritjes së këtyre vargjeve ndërlidhet me një person të caktuar që ishte i pasur dhe me autoritet në atë kohë[9], në kuptim të përgjithëshëm këto vargje i përfshijnë të gjithë njerëzit dhe portretizojnë karakterin e njerëzve mburravecë, të cilët e shohin vetën të ngritur ndaj të tjerëve. Kushtimisht këto vargje pasqyrojnë figurat e njerëzve të cilët akumulojnë dhe më pastaj shkatërrojnë pasurinë e tyre, duke e shpenzuar atë në mënyrë të zbrazët (syefaqësie) dhe të padobishme.

**Njeriu gjatë rrugëtimit të tij në këtë jetë do t'i referohet njërit prej dy shtigjeve nëpërmjet të cilave ai do ta gjejë lumturinë ose do të jetë nga të hidhëruarit.**

Lloji tjetër i njerëzve që kategorizohet në këtë kaptinë janë ata të cilët besojnë në Zot dhe u nënshtrohen urdhrave të Tij, pra besimtarët. Një prej karakteristikave të kësaj kategorie është durimi, i cili realizohet me bindje dhe nënshtrim ndaj urdhëresave të Krijusit xh.sh. me dëgjim, shmangie



nga mëkatet, qëndrim në vështërsi, shqetësime, vuajtje dhe fatkeqësi etj. Besimtari i tillë portretizohet si një rob i nënshtruar ndaj urdhëresave të Zotit të tij, si zemërbutë që përçon zemërgjerësi dhe dhembshuri ndaj njerëzve në veçanti dhe ndaj gjithë krijesave të tjera në përgjithësi. Njerëzit që në këtë sure cilësohen me këso tipare janë ata që do të arrijnë lumturinë e botës tjertër. Nga kjo shihet që klasifikimi i qenies njerëzore në këtë kaptinë bëhet në mënyrë matematikore. Së pari flitet rreth njeriut, më pas njeriu ndahet në dy grupe, pastaj paraqiten karakte-ristikat që posedon secila nga këto kategori. Kjo natyrisht që është më shumë sesa një përshkrim i rastit apo përshkrim i zakonshëm të cilin mund ta hasnim çdo ditë.

Në Kuran, përveç trajtimit të njeriut në mënyrë jashtëzakonisht të veçantë, flitet edhe për përgje-gjësinë që i është dhënë atij. Kaptina "El Beled", përderisa flet për njeriun dhe pozitën e tij në këtë botë, në të njëjtën kohë përgjegjë-sinë dhe ndërgjegjen e tij e sjell në dy sfera, përgjegjësia ndaj Allahut të Madhëruar dhe përgjegjësia ndaj shoqërisë. Në ajetet në vijim Krijuesi i Plotëfuqishëm i kujton njeriut disa nga dhuntitë që i ka dhënë atij e për të cilat ai është përgjegjës dhe duhet të jetë mirënjohës: "*A nuk i dhamë Ne atij dy sy edhe gjuhë e dy buzë*".[10] Dijetarët e tefsirit në lidhje me dy sytë që përmenden në ajet thonë se ato janë mjete jashtë-zakonisht të rëndësishme për të marrë infor-macione nga bota e jashtme, për të dalluar të vërtetën dhe të drejtën nga e gabuara. Pra, nga kjo shihet qartë fakti që Allahu i plotëfuqishëm njeriut i sqaron sferat e nevojshme për një jetë të mirë dhe e lë atë në një përzgjedhje të lirë duke i sqaruar atij të gabuarën dhe të drejtën.

**_Akabe_ është një grusht i fortë i cili tregon luftën e njeriut me vetveten për të bërë vepra të mira, ngaqë përballja e njeriut me vetveten është nga gjërat më të rënda dhe me të vështira.**

"Rrugët" të cilat përmenden në këtë kaptinë po ashtu janë të një rëndësie të veçantë. Njeriu gjatë rrugëtimit të tij në këtë jetë do t'i referohet njërit prej dy shtigjeve nëpërmjet të cilave ai do ta gjejë lumturinë ose do të jetë nga të hidhëruarit.

Siç thotë Râzî, *Akabe* është një grusht i fortë i cili tregon luftën e njeriut me vetveten për të bërë vepra të mira, ngaqë përballja e njeriut me vetveten është nga gjërat më të rënda dhe me të vështira. Se cila është rruga e vështërsisë apo, thënë ndryshe, rruga e bamirësisë dhe e përgjegjësisë së përshkruar në këtë kaptinë, e sqarojnë më mirë ajetet në vijim: *"Është lirimi i një skllavi ose dhënia e ushqimit në kohën kur mbretëron uria."*[11] Edhe pse në shikim të parë kjo duket gjë e thjeshtë dhe që nuk do shumë mund, në vete ngërthen një mesazh të lartë hyjnor që nxit në bamirësi dhe përgjegjësi ndaj skamnorëve në aspektin shpirtëror, social dhe ekonomik.

Një ndër përgjegjësitë e theksuara në kaptinën "El Beled", është të ushqyerit e ndonjë jetimi të afërt ose ndonjë nevojtari të molisur nga varfëria. Në këto vargje vihet në pah uria e të varfërve, dukuri që e rastisim çdo ditë dhe uria e skajshme e cila gjen shprehje gjatë krizave të ndryshme që mund të jenë shkak i mungesës së ushqimeve. Qëllimi i kësaj ndihme është përmbushja e emanetit që kemi ndaj qenies njerëzore duke e shpëtuar dhe duke e ndihmuar atë. Si rezultat, në suren "El Beled" kërkohet mbrojtja e skllevërve, jetimëve dhe të varfërve, të cilat, duke qenë shtresat më të



shtypura të njerëzve, kanë nevojë për mbështetjen më të madhe në shoqëri.

Përgjegjësitë që i atribohen qenies njerëzore në shpjegimet e deritanishme kanë një kuptim shoqëror (i kushtohen bashkësisë). Këto parime të shprehura në këtë kaptinë duhet të shihen si projekte të parapara në mësimet kuranore për një zhvillim të mirëfilltë ekonomik. Për më tepër, në kaptinë përmenden edhe disa përgjegjësi morale-ndërgjegjësore të cilat luajnë rol të veçantë në zhvillimin dhe përmirësimin e marrëdhënieve të brendshme shoqërore. Nga këto mund të përmendim: *"Të bëhej prej atyre që besuan, që këshilluan njëri-tjetrin për durim dhe që këshilluan për mëshirë (për ndihmë), të tillët janë të zotët e anës së djathtë."*[12]

Një renditje e ngjashme është përfshirë edhe në kaptinën "El Asr" në të cilën thuhet: *"Nuk ka dyshim se njeriu është në një humbje të sigurt, me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen së vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të jenë të durueshëm."*[13] Nga këto ajete kuptohet që nuk është i humbur ai që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira. Ai, duke e ditur se kjo jetë është kalimtare, nuk është mashtruar pas dëshirave që rrënojnë njerëzinë e njeriut, është përpjekur për të qenë i matur dhe i kujdesshëm në çdo situatë. Po ashtu, nuk janë të humbur edhe njerëzit që mësojnë njëri-tjetrin për punë të mbara, për drejtësi, për njohje të Krijuesit Fuqiplotë, sikur që nuk janë të humbur as ata që e këshillojnë njëri -tjetrin të jenë të durueshëm në vështirësi e mundime, në zbatimin e urdhëresave të Zotit dhe në largimin prej punëve të këqija e të ndyra. Në kaptinën "El Beled", kësaj renditjeje i është shtuar edhe dhembshuria, e cila është karakteristikë e së drejtës, mbarësisë dhe durimit. Kur i përmbledhim dy ajetet së bashku shohim që drejtësia, durimi dhe mëshira janë pjesë e një tërësie. Këshillimi për durim dhe për mëshirë është në të vërtetë themel mbi të cilin ndërtohen përgjegjësitë e përmendura më lart, sepse durimi, morali i mirë dhe mëshira dalin në shesh me ndihmën ndaj krijesave të Zotit Fuqiplotë.[14] Këto janë vetëm disa nga ajetet që vërtetojnë faktin se Kurani Famë-lartë përmban një nga parimet themelore ekonomike, sociale dhe psikologjike për përmirsimin e shoqërisë dhe për ruajtjen e rendit në të.

Kurani famëlartë, duke i vënë theks të veçantë njeriut si një ndër krijesat më të përsosura, nxit për formësimin e një lloji ideal të njerëzve dhe për organizimin e një shoqërie të shëndoshë. Në mënyrë që të ruhet rendi shoqëror në tokë, Allahu i Madhëruar i ofron njeriut udhëzim kah e drejta dhe marrja e përgjegjësisë, duke i tërhequr vëmendjen edhe për fundin famëkeq të rrugës së gabuar dhe e lë të lirë në zgjedhjen e njërës prej këtyre dy dimensioneve vendimtare për të ardhmen e tij.

*1. *Universiteti: "Uludağ", Bursa/Turqi, İnstituti: Shkencat Sociale, Fakulteti i İlahijatit: Bazat e Shkencave İslame/Tefsir. Tantâvî el-Xhevherî, el-Xhevâhir fi Tefsîri'l-Kur'ani'l-Kerim, b. 2, Egjipt: 1350, v. 25, f. 167. 2. "E njeriu, kur e sprovon Zoti i tij, e nderon dhe e begaton, ai thotë: "Zoti im më ka nderuar! Por kur për ta sprovuar ia pakëson furnizimin (e varfëron), ai thotë: "Zoti im më ka nënçmuar!" (El Fexhër, 5-16). 3. "Jo, nuk është ashtu! Por (punoni edhe më zi) ju nuk përfillni bonjakun, nuk nxitni njëri-tjetrin për ta ushqyer të varfërin dhe ju e hani me të madhe trashëgimin (pa të drejtë) dhe pasurinë e doni së tepërmi." (El Fexhër, 17-20). 4. "Betohem në njeriun, dhe Atë që e krijoi atë dhe ia mësoi se cilat janë të këqijat dhe të mirat e tij." (Esh Shems, 7-8). 5. İbni Kethir, Ebu'l-Fidâ İsmâil, Tefsîru'l-Kurâni'l-Adhîm, (Muhammed İbrahim el-Bennâ), Stamboll: Kahraman, 1984, v. VIII, f. 425. 6. Muhammed Abduh, Tefsîru'l-Kuran'l-Kerîm, b.3, Egjipt: Xhem'îjetu'l -Hajrijjeti'l -İslâmijje, 1341/1992, ff. 87-88. 7. er-Râzî, Fahreddîn Muhammed b. Omer b. Hysejn b. Ali el-Kureshî et-Teymî el-Bekrî, Mefâtîhu'l-Ğajb, b.1, Lubnan: Dâru'l-Fikr, 1401/1981, v. XXXI, f. 182. 8."A mendon ai, se atë nuk mund ta mposhtë askush? E thotë: "Unë kam shpenzuar shumë pasuri!" A mendon ai, se atë askush nuk e ka parë?"; (El Beled, 5-7). 9. Ebussuûd, Muhammed b. Muhammed, Tefsîru Ebissuûd, Kahire: Dâru'l-Mesâhif, pd., v. IX, f. 161; Elmalılı, Muhammed Hamdi Yazır, Hak Dini Kur'an Dili, Stamboll: Feza Gazetecilik A.Ş, v. IX, f. 221. 10. (El Beled, 8-9). 11. (El Beled, 13-14). 12. (El Beled, 17-18). 13. (El Asr, 2-3). 14. Nîsâbûrî, Nizâmeddîn, Garâibu'l-Kur'an, Beyrut: Müessesetu'r-Risâle, v. 30, f. 102.*

Dr. Fadil Maloku

# A po kolapson civilizimi perëndimor?

Ibn Halduni, një gjeni i harruar islam, të cilin kur perëndimorët apo, më thjesht, ca intelektualë francezë e zbuluan gjenialitetin e tij, përkitazi me "teorinë ciklike" të civilizimeve, u trishtuan nga harresa e sidomos nga margjinalizimi i tij nga shkencat sociale, në gjithë shekujt e kaluar e të "fjetur".

Ibn Halduni, për ta thjeshtëzuar krejt tezën e tij mbi "frymën ciklike" të civilizimeve, pati shkruar e analizuar deri në detaje mënyrën e "mirëmbajtjes" dhe "organizimit" të shoqërive të mëhershme. Duke mos dashur të ndalemi më shumë, vlen vetëm të theksoj rëndësinë dhe peshën që ia kanë dhënë sociologët perëndimorë këtij kolosi të mendimit dhe gjykimit tipik sociologjik, për natyrën dhe problemet e shoqërive të mëhershme. E madhërojnë aq shumë sa që po të mos ishte me origjinë fetare islame ata pa ngurrim do ta merrnin si nismëtar fillestar të sociologjisë. Bile, ka mendime se as Maks Veberi s'do të mund të krahasohej me te. Ky mendim dhe gjykim për Ibn Haldunin nuk vjen nga autorete islame, por, nga ato të krishtere. Përmenda me qëllim këtë sentencë për Ibn Haldunin, ngase ai si të themi ishte dhe mbeti "babai" i shpjegimit më sociologjik për civilizimet, bile as Samuel Huntigtoni, që e bëri një klasifikim interesant të civilizimeve, në librin e tij betseler "Përplasja e civilizimeve", s'ia kalon. Tani, meqë jemi dëshmitarë të një "kaosi" të ri në horizont, shkaku i vrasjes makabre të afroamerikanit Georg Floyd, duket që civilizimi perëndimor dhe vlerat e tij mbi tolerancën, emancipimin, sundimin e ligjit, etj. kogja janë duke u luhatur. Gjithashtu nëse analizojmë pamjet kontraverse ku vjedhjet masive të turmave nëpër dyqane janë shndërruar në pothuajse më shumë në imperativ sesa në fenomen të racizmit që u "promovua" dhe demonstrua publikisht nëpër shumë shtete e qytete amerikane, të mbushet mendja se varfëria (jo edhe papunësia, shumë interesante!) është ai shkaku i gjithë kësaj përmbysjeje atje! Por, kush qëndron prapa gjithë kësaj revolte dhe pakënaqësie që nisi fillimisht si një spontanitet me rastin e ngulfatjes së afroamerikanit Gerorg Floyd nga ana e policisë amerikane?

Ka shumë mendime e shumë ide se kush është prapa. Etiketimi dhe fajësimi fillon prej grupimeve anarkiste e deri te lëvizjet tjera populiste djathtiste e majtiste. Ka edhe mendime se prapa gjithë këtij skenari të dhunës dhe revoltës apokaliptike, qëndron një organizatë e identifikuar dhe e shquar si Antifa!? Antifa sipas shumë



analistëve e opinionistëve amerikan është një organizatë që ekziston më shumë në botën virtuale dhe në rrjetet sociale për sa i përket ndonjë organizimi apo aktiviteti faktik në vend. Thuhet se kjo organizatë fantome ka mbështetje të madhe nga grupimi i hakerave të identifikuar si Anonymous e për të cilët prapë është dilemë e madhe se kush qëndron dhe çfarë në të vërtetë dëshirojnë e synojnë ata në sidomos planin global?". "Ndërkaq, disa medie amerikane sqarojnë se "Antifa" është në fakt një shkurtim i demonstrimit antifashist modeluar në lëvizjen që u formua në prag të Luftës së Dytë Botërore që e kundërshtoi ashpër neo-nazizmin, fashizmin, supremacizmin e bardhë dhe racizmin.

Ka mendime po ashtu të tjera se kjo organizatë është edhe një lloj institucioni moral e etik, e tipit robinhudian, i cili në kohën e gllabërimit të globalizimit po imponohet si një lëvizje globale e kontinentale. Antifa, po ashtu nga disa klasifikohet si lëvizje tipike majtiste, sidomos kur gjen shprehje dhuna, mospërmbajtja në demonstrim, shpërfillja e urdhëresave të shtetit, etj. Por, ka edhe të atillë që ketë organizatë e kualifikojnë dhe identifikojnë edhe si djathtiste, e cila në realitet veç dekorin e ka djathtist, sepse në përmbajtje është tipike majtiste. Së këndejmi, dallimi ndërmjet të së djathtës dhe të së majtës mainstream, është vetëm teatral, edhe për shkakun se e djathta në Amerikë përfaqësohet kryesisht nga antiglobalistët dhe konservatorët republikanë.

Por, kush janë këta që s'e duan globalizimin? Ajo që dihet është se flamuri i antiglobalistëve, në brendësinë e vet sociale, tubon zakonisht shtresat e fshatarësisë moderne e postmoderne, punonjësit e varfër dhe ata të margjinalizuar, përfaqë-suesit e borgjezisë së vogël që gravitojnë nga vendet që ende ballafaqohen me "ethet" e tranzicionit, punonjësit që kanë paga të ulëta dhe që gravitojnë nga vendet e zhvilluara perëndimore, sindikatat e magnatëve të ndryshëm kombëtarë e tejkombëtarë, komunitetet e pro-filizuara të konsumatorëve, grupimet e pedagogëve me paga minimale, lëvizjet lokale e ato ekologjiste, lëviz-jet antimilitariste, grupet paramili-tare e ato militare, komunitetet feministë e antifeministe, rrymat dhe fraksionet e fraksioneve të ndryshme komuniste marksiste, nacionaliste, irredentiste, fashiste e socialiste e neosocialiste, etj.

## Amerika duhet të përdorë më shumë "shkopin" sesa "karotën" me Serbinë

2. Ka ardhur koha ta kuptojmë që të gjithë se Kosova s'po mund të bëhet shtet normal sikurse të gjitha shtetet e tjera, edhe shkaku që ajo në "themelet" e veta ahtisariane është dizajnuar në atë mënyrë, jo për t'u krijuar një shtet funksional e element stabiliteti në rajon, por, për ta mbyllur atëbotë një krizë gjeostrategjike dhe gjeopolitike në Ballkanin Perëndimor. Vashingtoni dhe Brukseli, për ta përmbyllur konfliktin historik shqiptaro-serb, mbi Serbinë ka shanse jetike të ushtrojnë presion dhe kushtëzim ekskluzivisht përmes "shkopit" ekonomik! Serbia, aktualisht mbi 70% të këmbimeve ekonomike i ka me Evropën, ndërkaq pjesën tjetër me Rusinë, Kinën dhe vendet e rajonit. Kështu që çdo refuzim, sidomos i Vashingtonit e me pak i Brukselit, në fakt nënkupton pasoja të sanksioneve ekonomike. Është interesant se Brukseli asnjëherë nuk e ka përdorur këtë adut të fuqishëm në raport me Beogradin. Një arsye mund të jetë ndikimi i diplomacisë ruse dhe aleanca e vjetër francezo-greko-spanjolle, si edhe interesat e fshehura. Mekanizmin e sanksionit duket mund ta përdorë vetëm Vashingtoni. Por, duket që Grenelli ka ne pakanimetrinë e tij më shumë preferenca kah "karota"sesa kah "shkopi"! Tekefundit, ai edhe në prononcimet e tij publike e ka bërë të qartë këtë ofertë (investime interesante ekonomike, por, duket jo edhe ndonjë Marshal Plan!) sa joshëse, aq edhe atraktive edhe për shkakun se, Ballkani me këtë ide e koncept do t'i kthehej definitivisht konceptit zhvillimor perëndimor. Kjo do ishte ideale, edhe për Kosovën, sikur të na siguronte më parë që nuk do të copëtohej as edhe një milimetër i tokës sonë, në këmbim të bashkëngjitjes së Serbisë në vlerat evropiane. Por, nëse në këmbim të "shkopit"/lexo; ndëshkimi/ apo "karotës"/lexo; shpërblimi me njohje të Serbisë/, na obligon të japim territor për njohje, atëherë kujtoj që Amerika do të mashtrohet keq. Një, do ta humbë besimin e mikut më të madh në planet, atë të shqiptarëve dhe Serbia do t'i kthehet serish sferës së orthodoksizmit sllav…!

## A mund të gjenerojë vdekja e afroamerikanit ndryshime në gjithë globin, çka është "kaosi" i menaxhuar mirë?

3. Shoqëria amerikane, me sa po shihet në gjithë këto protesta masive, është shumë e polarizuar dhe me përplot antagonizma (ekonomikë, socialë, politikë e kulturorë). Ky demonstrim kaq masiv, në fakt botës tjetër, apo si thotë sociologu gjerman Beck, pjesës së "periferisë", po i dërgon mesazhe të qarta se këta protestues me brutalitetin e vet, me aplikativitetin masiv, me dimensionet dhe përmasat sociale,



dëshirojnë një formë të re të shpërndarjes së të mirave materiale. Mirëpo, problem për të realizuar këtë ndryshim janë shtresa e oligarkisë, e cila, varësinë e saj nga kapitali ekonomik, as që dëshiron ta ndryshojë.

Në anën tjetër një faktor që po i përmbys të gjitha parashikimet sociologjike, është edhe ai i segrekacionit të ashpër midis shtresave sociale që ka evoluar sidomos në dy dekadat e fundit (ndërmjet shumë të pasurve dhe shumë të varfërve) në Shba. Psh. ekonomisti i shquar Paul Craig Roberts, na jap të dhëna shumë shqetësuese për këto raporte. Ai mendon se, sipas të dhënave të rezervave federale "41% e popullsisë s'ka shanse të mbledhë 400$ pa shitur diçka nga pronat e tyre familjare! Sipas kësaj logjike, gjithë këta të rinj amerikanë, duke pasur ngarkesa dhe hipoteka të borxhit ndaj huasë që e gllabërojnë jetën e tyre sociale sidomos atë ekonomike, shndërrohen në skllevër potencialë borxhi! Sipas "Politico", në hulumtimin që është zhvilluar në kohën e pandemisë së covid19, Joe Bajden nga të gjitha votat elektorale amerikane, mund të llogarisë në 222 sosh, Donald Trump në 204 sosh, kurse 112 votat e mbetura elektorale të votueseve të hamendur apo të atyre "dilematikë" (e dikush i identifikon edhe si votues inteligjentë, që mund ta përmbysin rezultatin nga cilado anë!), mbetet për t'u parë se në cilin tabor do të ikin.

Por, s'duhet harruar që situata e krijuar si pasojë e revoltës, mund të ndryshojë shumë gjera deri në nëntor, kur edhe do të votohet për presidentin e ri të ShBA-së. Bota e sotme duket që gjendet në një situatë të ngjashme sikurse ajo e para Luftës së Dytë Botërore.

Gjasat janë sipas këtyre parametrave të lartcekur që, në vend të një bashkëpunimi të theksuar si deri tani neoliberal, të hasim në një lulëzim tipik të ngjyrimeve nacionaliste. Por, ekziston mundësia edhe e një kaosi "të menaxhuar" në kuptimin e kontrollit dhe përgjigjes ndaj pandemisë politike.

Disa faktorë dhe ca indikatorë sociopolitikë do të jenë vendimtarë për krijimin e konditave të këtij rendi të ri të supozuar, si pasojë e covid-2019. Këta faktorë e indikatorë refleksionin e vet do ta ushtrojnë në nivel global. Kurse, pasojat do të ndihen në pothuajse çdo cep të globit. Faktori fillestar dhe mjaft i rëndësishëm në arkitekturën e re globale do të jenë ndryshimet në raportet midis fuqive ekonomike dhe atyre ushtarake të pesë fuqive botërore, faktori i dytë do të jetë ai i mënyrës së perceptimeve nga ana tjetër të botës (si do të thoshte I. Vallersteini: "periferia"). Për këto ndryshime në nivelin global dhe atë kontinental,si faktori i tretë do të jetë ai i strategjive dhe i taktikave që do t'i përdorin dy fuqitë botërore (Amerika dhe Kina) në situatat e krizave lokale dhe rajonale. Pra, do të kemi gjendje dhe situata tejet specifike dhe shumë delikate (të tipit "kaotik" në formë, ama rregullativ, në përmbajtje!) si në kuptimin e reagimit ashtu edhe në atë të perceptimit.

Dr. Rexhep Suma

# Largimi nga divergjencat në thirrjen islame

Duke parë realitetin tonë të sotshëm të botës islame dhe sfidat metë cilat po përballen dijetarët e fesë në thirrjen islame, kërkohet një unifikim i qëndrimeve dhe mundësive për ta kryer thirrjen në rrugën e Allahut xh.sh. në mënyrë kolektive dhe kjo është diçka si tejet e domosdoshme dhe imediate.

Në shoqëritë joislame janë përhapur ide e imazhe të gabuara rreth Islamit duke e lidhur Islamin me gjithçka të keqe. I atribuojnë cilësi që nuk i përkasin si terrorizëm, fundamentalizëm, radikalizëm, dhunë, agresivitet, i prapambetur, jokohor, i egër, josocial etj. E gjithë kjo kërkon një angazhim të madh sa individi i vetëm nuk mund ta përballojë, por edhe një grup individësh nuk mund t'i bëjë ballë gjithë kësaj. Thirrja islame kërkon që të veprohet në mënyrë institucionale e më pas kolektive dhe këtë e argumenton vetë suneti i Muhamedit a.s., i cili urdhëronte secilin mysliman që përqafon fenë islame të shkonte në Medinë me qëllim që ta bashkojë energjinë-punën e tij me forcën e myslimanëve të tjerë që të orientohet në drejtim të saktë, ashtu siç orienton i Dërguari i Tij.[1]

Aktiviteti thirrës, për nga madhështia, rëndësia dhe vlera që ka, kërkon njerëz me aftësi të jashtëzakonshme dhe të larta, njerëz me veti burrërore dhe bujare, trimëri dhe durim, vendosmëri dhe burrëri, maturi dhe kujdes. Na duhet përqendrimi te këta njerëz të këtyre vetive të larta dhe të jashtëzakonshme, këta njerëz doemos duhet të prezantohen dhe të përgatiten jashtëzakonisht mirë. Këta u japin përparësi gjërave universale ndaj atyre të veçanta, thelbit para formës, së vërtetës që duket, vendosmërisë si parim, pa marrë parasysh rreziqet që mund të jenë, deri sa ta takojnë Allahun e madhërishëm me këtë. Rritja e numrit të atyre që shquhen me veti të larta e të jashtëzakonshme në aktivitetin e davetit, njëherit nënkupton edhe uljen e të paaftëve dhe është shenjë e suksesit dhe anasjelltas.[2]

## Këshilla ndaj njëri-tjetrit për drejtësi dhe për durim

Nga ana tjetër kërkohet nga myslimani që të kontribuojë në shoqërinë e tij duke dhënë këshilla të dobishme në zhvillimin e mendimit njerëzor dhe atij mysliman në veçanti. Evs Eddari, r.a., transmeton se ka thënë i Dërguari i Allahut: Feja është këshillë, feja është këshillë, feja është këshillë. – Thanë – Për kë o i Dërguari i Allahut? – tha – Për Allahun, për Librin e Tij, për të Dërguarin e Tij, për drejtuesit e myslimanëve dhe për mbarë myslimanët."[3]

Këshillimi njëri-tjetrin për drejtësi dhe për durim është kusht themelor prej kushteve të shpëtimit në këtë botë ashtu siç e cek Allahu në Suretul-Asr. Gjatë misionit të ftesës për në Islam, duhet të kihet durim shumë i madh dhe është prej tipareve kryesore për të cilat që na ka urdhëruar Zoti: " O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtet Allahu është me durimtarët." (El Bekare,153). Kurse në ajet tjetër thotë: "O ju besimtarë, bëni durim, bëhuni të qëndrueshëm kundër armikut, rrini të përgatitur dhe, që të shpëtoni, ruajuni dënimit të Allahut." (Ali Imran, 200).

Kjo cilësi për thirrësit bëhet edhe më obligative kur dihet se sabri është tri llojesh: Durim në kryerjen e urdhrave të Allahut, durim në shmangien e ndalesave dhe durim në vendimet dhe caktimet e Zotit. Këtë cilësi duhet ta kemi para se të nisemi në misionin e daves. Edhe urtësitë e Lukman Hakimit drejtuar birit të tij flasin mjaft dhe Kurani na i sjell si shembull konkret në rrugën e Islamit: "O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqijat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet, këto janë nga çështjet më të preferuara." (Lukman,17).

Duke shfletuar traditën e sahabëve të të Dërguarit a.s., vërejmë se ishin të kujdesshëm dhe asnjëherë nuk i kanë ndërlidhur mospajtimet e tyre sekondare me çështjet e besimit. Transmetohet nga Tarik bin Shehabi, i cili na rrëfen se në mes Halid bin Velidit dhe Sa'd bin Vekasit ekzistonin mosmarrëveshje, ndërsa Halidi e kishte përmendur Sa'din për të keq,

**Thirrësi gjatë predikimit të Islamit fokusin kryesor duhet ta orientojë në bashkëpunimin, bashkimin e zemrave, radhëve dhe largimin nga përçarja e mosmarrëveshjet dhe shmangien nga çdo gjë që shpie drejt përçarjes së rrethit të shoqërisë.**

por menjëherë kishte reaguar Sa'di, duke i thënë se ajo që ishte mes tyre nuk kishte të bënte me fenë.[4]

Thirrësi gjatë predikimit të Islamit fokusin kryesor duhet ta orientojë në bashkëpunimin, bashkimin e zemrave, radhëve dhe largimin nga përçarja e mosmarrëveshjet dhe shmangien nga çdo gjë që shpie drejt përçarjes së rrethit të shoqërisë. Bashkimi dhe bashkëpunimi janë obligime islame dhe asnjë fe e asnjë ligj në botë nuk ka drejtuar thirrje në mirëqenie, unfikim, vëllazërim, bashkim e bashkëpunim, solidaritet dhe as që ka tërhequr vërejtjen nga mosmarrëveshja e armiqësia e nga përçarja ashtu siç ka ofruar Islami nëpërmjet mësimeve kuranore dhe traditës profetike.

## Mos u bëni si ata që u ndanë dhe u përçanë

Mos u bëni si ata që u ndanë dhe u përçanë pasi u patën zbritur argumentet

Ka thënë Allahu xh. sh. në Kuran: "O ju që besuat, kini frikë Allahun me sinqeritet të vërtetë dhe mos vdisni, pos vetëm duke qenë myslimanë (besimtarë)! Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kuranin) e Allahut e mos u përçani! Përkujtoni nimetin e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntitë e Tij aguat të jeni vëllezër. Madje ishit në buzë të greminës së Xhehenemit e Ai ju shpëtoi prej tij..." (Ali Imran, 100-107).

Kur flet Imam Sujutiu në librin "Eddurrul-menthur" për shkakun e zbritjes së përbashkët të këtyre ajeteve, thotë: Transmeton Ibn Is-haku nga Ibn Xheriri, nga Ibn Mundhiri, nga Ibn Ebi Hatimi, nga Ebu Shejhu dhe nga Zejd bin Eslemi i cili thotë: Shas bin Kajsi, i cili ishte plakur në xhahilijet dhe kishte urrejtje të madhe ndaj myslimanëve dhe që dallohej si jobesimtar i madh, kur ka kaluar afër një grupi të sahabëve të Pejgamberit a.s. nga fisi Evs dhe Hazrexh, të cilët ishin tubuar së bashku e bisedonin, ka vërejtur dallimin ndërmjet së kaluarës kur ishin armiq dhe ka thënë: "Pasha Zotin, në këtë mënyrë s'mund t'u bëjmë asgjë", e pastaj ka urdhëruar një djalosh hebre që të shkojë tek ata dhe t'ua rikujtojë ditët e hershme të konfliktit nëpërmjet recitimit të poezive, e posaçërisht ditën "Bi'ath" kur u përleshën Evsi dhe Hazrexhi. Nxitja e tillë ndikoi që dy burra, gjegjësisht Evs bin Kajdhi nga Evs dhe Xhebbar bin Sahër nga fisi Hazrexh të grinden dhe njëri prej tyre të thotë: "Nëse dëshironi, betohem në Zotin se mund të kthehemi aty ku kemi qenë!". Në atë rast u hidhëruan të dy grupet dhe thanë: "Të rikthehemi! Armët! Armët! Takohemi në drekë". Për gjendjen e tillë të acaruar dëgjoi Pejgamberi a.s. dhe së bashku me sahabët muhaxhirë që ishin me të shkoi te ata dhe u tha: "O ju myslimanë, mbështetjuni Zotit! A riktheheni në xhahilijet duke qenë unë në mesin tuaj dhe pasi ju udhëzoi Zoti në Islam, pasi ju fisnikëroi me të dhe ju largoi nga xhahilijeti, pasi ju shpëtoi me të nga mosbesimi dhe jua bashkoi zemrat! A shndërrohemi përsëri në jobesimtarë? Kur e kuptuan se ky rast ishte nxitje nga djalli dhe kurth nga armiku i tyre, i shmangën armët anash, qanë dhe u përqafuan. Pastaj shkuan me Pejgamberin a.s., meqë u pengoi veprimi i fshehtë i Shasit i cili ishte armik i Zotit. Në këtë kontekst, Zoti e shpalli ajetin kuranor për rastin e Shas bin Kajsit: Thuaj: "O ithtarë të librit, përse i mohoni ajetet (argumentet) e Allahut? E Allahu mbikëqyr atë që veproni. Thuaj: "O ithtarë të librit, përse e pengoni atë që besoi nga rruga e Allahut, duke u angazhuar që ta paraqitni atë të shtrembër, ndërsa vetë ju, jeni dëshmues se është e vërtetë! Veprimi juaj nuk mund t'i shmanget mbikëqyrjes së Allahut." (Ali Imran, 98-99).



Sa u përket Evs bin Kajdhit dhe Xhebbar bin Sahrit dhe të tjerëve nga fiset e tyre që bënë atë që bënë, Zoti xh.sh. zbriti ajetin: “O ju që besuat, në qoftë se ju i bindeni një grupi të atyre të cilëve u është dhënë libri, ata, do t’ju kthejnë në jobesimtarë.” (Ali Imran, 100)[5].

## Unifikimin e fjalëve dhe qëndrimeve

Ajetet bëjnë thirrje të hapur për unifikimin e fjalëve dhe qëndrimeve të myslimanëve për hir të vlerave dhe peshës së Islamit që ka në jetën dhe të ardhmen e myslimanëve, si dhe na paralajmëron rrezikun dhe zhveshjen nga vlerat që i përfaqëson feja islame. Por edhe hadithet profetike vendosin theksin mbi këtë çështje duke nënvizuar se ato bëjnë thirrje vazhdimisht në unitet, bashkim, vëllazërim dhe tërheqin vërejtjen nga përçarja, mosmarrëveshja, armiqësia dhe urrejtja.[6]

Tirmidhiu transmeton nga Ibn Umeri, i cili thotë: “Umeri na mbajti fjalim në Xhabije dhe na tha: ”O ju njerëz, unë e zëvendësoj Pejgamberin a.s. në mesin tuaj e ai (Muhamedi a.s.) thotë: “Ju porosis që t’i pasoni (ndiqni) sahabët e mi, pastaj ata që vijnë pas tyre, e pastaj ata që vijnë pas tyre (pas pasardhësve të sahabëve)… Të jeni të bashkuar (përmbahjuni xhematit) dhe të keni kujdes nga përçarja ngase djalli është me njërin kurse më larg prej dy vetave (larg bashkimit). Ai që dëshiron të hyjë në mes të xhenetit, le t’i bashkëngjitet bashkësisë (xhematit)”.[7]

I Dërguari a.s. disa shprehje të periudhës së injorancës i fuqizoi me kuptim të ri të cilat nuk janë dëgjuar më herët. Sikurse është hadithi “Ndihmoje vëllanë tënd, dëmtues qoftë apo i dëmtuar!” Një njeri tha: O i dërguar i Allahut, do t’i ndihmoj kur i bëhet dëm, por si t’i ndihmoj kur ai bën dëm? Pejgamberi a.s. tha: “Ta pengosh - ose ta ndalosh nga dhuna - kjo është ndihmë për të.”[8]

Me këtë hadith, kuptohet drejt nocioni i ndihmesës kur personi bënë dëm, dhe kjo ndihmesë bëhet kërkueshmëri për të ndihmuar atë ta mposhtë emocionin e tij, mashtrimin e shejtanit, dhe e ndihmon në mënyrë që të mos bjerë në rrethin e padrejtësisë e cila është barrë për këtë botë dhe errësirë në ditën e Gjykimit. I Dërguari a.s. po ashtu tërheq vërejtjen nga thirrja në kohezion social-sensus communis- (el asabijje) apo çfarëdo lufte nën flamurin e tij dhe kushdo që vritet nën këtë thirrje është vdekje si në ditët e injorancës. Transmetohet nga i Dërguari a.s. se ka thënë: “Kushdo që lufton nën bajrakun e verbër, thirr në kohezion social (asabijje), mbështet këtë dhe vdes, ai do të vdesë me vdekje si të ditëve të Injorancës.”[9]

Kurse në një hadith tjetër, i Dërguari a.s. thotë: “Kushdo që e lë bindshmërinë dhe ndahet nga Xhemati dhe vdes (në atë gjendje), ai do të vdesë me vdekje të ditëve të Injorancës. Kushdo që lufton nën bajrakun e verbër, duke u hidhëruar për kohezion social (asabijje), apo duke thirrur në këtë apo duke e mbështetur këtë dhe vdes, ai do të vdesë me vdekje si të ditëve të Injorancës”.[10] “Nuk është nga ne kush propagandon dhe krijon urrejtje dhe fanatizëm, dhe në emër të fanatizmit dhe urrejtjes.[11]

Vathele bin El Esk’a i ka thënë të Dërguarit a.s. për asabijje-n (kohezionin social). Ai iu është përgjigjur: është kohezion social kur dikush ndihmon popullin e vet kur ai është në rrugë jo të drejtë. Të ndihmosh kombin tënd në padrejtësi.[12] Po ashtu Ibn Mes’udi transmeton mevkufen (hadithi i ndaluar-stopuar tek sahabët) dhe merfuan (hadithi i ngritur tek i Dërguari a.s.,: “Kush ndihmon popullin e tij në të padrejtë, ai është sikurse deveja e cila bie në një gropë dhe njeriu mundohet ta tërheqë për bishti .”[13]

Imam El Hitabi duke e sqaruar këtë hadith shpjegon se ai person bie në mëkat dhe shkatërrim, sikurse deveja që bie në pus e që përpiqet të dalë me anë të bishtit të saj e nuk mundet. Ashtu siç i Dërguari a.s. ka shprehur mosmiratim ndaj ”kohezionit social” dhe ka hequr dorë nga ajo dhe nga ai që thërret në të, lufton për të apo edhe vdes për të. I Dërguari a.s.ka vërtetuar me vepër, pëlqim, apo miratim në forcimin e xhematit dhe ka tërhequr vërejtjen nga ndasitë, mospajtimet, nga vetmia dhe ndarja. Nga hadithet që ka thënë për këtë çështje janë: “Dora e Allahut është mbi Xhematin.”[14]

“Xhemati (uniteti) është mëshirë (rahmet) kurse përçarja është vuajtje”[15], dhe sipas një transmetimi tjetër “Xhemati (uniteti) është mirësi (bereqet), kurse përçarja është vuajtje.[16] “Kapuni fort pas xhematit dhe kini frikë nga përçarja, sepse shejtani është i fortë dhe më afër me një person dhe më larg nga dy persona. Kush do të hyjë në mes të xhenetit, le të kapet fort pas xhematit”[17]

1. Abdulkerim Zejdani, Usulu eddave, Muesesetu errisale, botimim i IX-të, 1999, Bejrut, f.310. 2. Hisham Talib, Besëlidhja e thirrjes islame, Logos-A, Shkup, 2017, f.48. 3. Sahih Muslim, nr.55, Ebu Davudi nr.4944, tek Tirmidhiu nr.1927 dhe Nesaiu (7/156). 4. Ali Bekr el Hejthemi Nuruddin, Mexhmeu-z-evaid ve menbeu-l- fevaid, Mektebetu el Kudsi, Kajro, 2015, v.7, f.223. Ndërsa Hejthemiu thotë se këtë e transmeton edhe Taberaniu dhe se transmetuesit e tij janë besnikë. 5. Xhelaluddin Abdurrahman Ebi Bekr Essujuti “Eddurrul-menthur fi tefsiril me’thur”, Dar el fikr, Bejrut, 2011, v.2, f.57-58. 6. Jusuf Kardavi, Fi fikhi-l- evlevijat, Mektebetu Vehbe, Kajro, bot.2,1996,f.154. 7.Tirmidhiu e transmeton në “el Fiten” nën numrin 2166 me thumbim, duke thënë se është transmetuar nga Omeri në formë tjetër. Edhe Hakimi në sahihin e tij e transmeton sipas kushteve të dy shejhëve (Buhari-ut dhe Muslim-it), kështu mendon Dhehebiu (1/114). 8. Nga Enesi kanë transmetuar Ahmedi, Buhariu,Tirmidhiu, kurse Muslimi nga Xhabiri transmeton kuptimin. Shiqo "Sahihul-xhami'is-sagir", 1501,1502. 9. Muslimi në kapitullin “El Imare” nr. (1850) nga Xhundub bin Abdullah el Bexhili. 10. Muslimi nga Ebu Hurejre nr (1848). 11. Ebu Davudi në kapitullin “El Edeb” nr. 5121. 12. Ebu Davudi (5119). 13. Ebu Davudi mevkufen (5117) dhe merfuan (5118). 14. Tirmidhiu nga Ibn Abbasid he Ibn ebi Asim,Hakimi nga Ibn Omeri,Ibn ebi Asim nga Usame bin Sherik siç ceket në "Sahihul-xhami'is-sagir" (8065). 15. Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij dhe Ibn Ebi Asim në “Es-sune” nga Nu’man bin Beshir, ashtu siç ceket në "Sahihul-xhami'is-sagir". 16. Bejkehiu në shu’abil iman nga Nu’mani. Shiko “Sahih el xhami” (3014). *17. ebu Davudi dhe të tjerët në ‘El Xhihad” (2528),Ibn Maxhe (2782) dhe Hakimi. E ka saktësuar në 153-152/2, ku e mbështet edhe Dhehebiu.*

İsmail Yücedağ, Nurgün Koç

# Kërkesat e shqiptarëve për shkollimin në gjuhën amtare (2)

## Çështja e alfabetit dhe mosmarrëveshjet lidhur me shkronjat turke (arabe) dhe ato latine

Valiu i Janinës Ferik Hilmi në telegrafin e shifruar më 11 shtator 1908 drejtuar Portës, njofton për këtë se mësimi i shqipes me germa latine në sanxhakun e Gjirokastrës e ka vënë një pjesë të popullatës përballë pjesës tjetër. Masat e ndërmarra nga ana e Vilajetit lidhur me këtë çështje nuk janë të mjaftueshme.

Shkollat të cilat kanë filluar të rregullohen, por që ende nuk janë përfunduar në Sanxhakun e Gjirokastrës, duhet të fillojnë të punojnë sa më parë, meqenëse banorët tashmë i kanë ndërprerë ndihmat. Për këtë shkak 1500 lirat e ndara nga buxheti i shtetit duket se mjaftojnë. Hilmi Beu këtë çështje ia ka përcjellë edhe Ministrisë së Arsimit. Në disa pjesë të Vilajetit të Janinës kërkohet hapja e shkollave shqipe. Lidhur me këtë, një pjesë e shqiptarëve e cila nuk e pëlqen përdorimin e shkronjave latine për mësimin në shqip, është duke iu kundërvënë atyre që e parapëlqejnë përdorimin e shkronjave latine. Për këtë shkak janë duke u parapare disa masa për parandalimin e fraksioneve në popull.[1] Ministri i Brendshëm Ibrahim Beu, në bazë të informatave të drejtorit të Arsimit dhe Valiut të Janinës, në njoftimin drejtuar Ministrisë së Arsimit thekson se është duke u takuar me autoritetet lokale për të marrë opinionet e tyre. Për rregullimin e shkollave në Gjirokastër dhe shkollat që kanë mbetur pa u ndërtuar mendon që nevojitet një buxhet prej 1.500 lirash.

Drejtori i Arsimit të Janinës në telegrafin e drejtuar Ministrisë së Arsimit më 27 Janar 1910 tregon për dilemën e drejtorisë së shkollës, respektivisht Liceut të Prishtinës pasi nga banorët kërkohet që mësimi në shqip të kryhet me shkronja turke.[2]

Në një telegraf të datës 1 shkurt 1910 dërguar nga Manastiri për Ministrinë e Arsimit, tregohet për interesimin e Drejtorisë së shkollës në Korçë se çfarë drejtimi duhet marrë lidhur me përcaktimin e shumicës së banorëve të Manastirit për vijimin e shkollave shqipe me shkronja arabe.[3]

Në telegrafin e Komisionit të Arsimit në Margaliç (rrethi i Prevezës) të datës 15 shkurt 1910 dërguar Drejtorisë së Arsimit të Janinës, anëtari i Komisionit Hysein Hysni Beu, kërkon dërgimin e mësuesve për mësimin në shqip pasi drejtuesit e fshatrave dhe imamët me parinë e vendit pas takimit që patën, vendosën që mësimi në shqip të vijojë me shkronja arabe.[4]

Shihet që Ministria e Arsimit u përgjigjet pozitivisht këtyre dhe kërkesave të ngjashme; vlerësohet si i përshtatshëm mësimi shqip me shkronja arabe për ata që duan të mësojnë me shkronja arabe, ndërsa ata që preferojnë mësim me shkronja latine – të jetë me shkronja latine. Nëse kërkohet një mësues i gjuhës së dytë në shkollat zyrtare që ofrojnë arsim në gjuhën shqipe, do të ndahet paga për ta. Në varësi të këtyre zhvillimeve, drejtori i arsimit të Janinës Mehmet Tevfik Beu kërkon leje nëpërmjet telegrafit të datës 18 shkurt 1910, duke deklaruar se kërkesa të ngjashme nga kazatë e ndryshme në Margaliç do të vlerësohen në të njëjtin drejtim.[5]

**Në regjionin e Shqipërisë së Jugut një shumicë dërrmuese e shihte të arsyeshëm formimin e një alfabeti me shkronja latine, ndërsa në regjionin e Shqipërisë së Veriut arsimin sipas alfabetit me shkronja latine nuk e shihnin të përshtatshëm...**

# Pozicioni i shtetit osman

Mosmarrëveshja kryesore ndër shqiptarët ishte çështja e alfabetit dhe pasi nuk mund të merreshin vesh, problemi u rrit dhe u bë fushë e manipulimeve të forcave të jashtme[6], posaçërisht e misionarëve të huaj. Kjo gjendje e thelloi edhe më tepër ndasinë midis shqiptarëve.[7]

Pushteti qendror osman e kishte kuptuar situatën delikate qoftë nga ankesat e paraqitura nga telegramet, qoftë nga njoftimet e autoriteteve lokale. Kështu në çështjen e mësimit të shqipes me shkronja latine ekzistonte një mosmarrëveshje. Në regjionin e Shqipërisë së Jugut një shumicë dërrmuese e shihte të arsyeshëm formimin e një alfabeti me shkronja latine, ndërsa në regjionin e Shqipërisë së Veriut arsimin sipas alfabetit me shkronja latine nuk e shihnin të përshtatshëm, ndërsa formimin e alfabetit me shkronja turke e shihnin të përshtatshëm. Prandaj shteti e shihte se refuzimi i një të drejte siç ishte ajo për shkollimin në shqip e që rrjedh nga kushtetuta do të hapte rrugën drejt problemeve të mëdha.

Parashihej që lejimi i arsimit shqip dhe liria e alfabetit vetëm në arsimin fillor do të parandalonte problemet e mundshme. Informacioni i dhënë nga ministri i Ministrisë së Arsimit më 14 janar 1909, në një pjesë të telegramit në vijim, tregon se kjo çështje është ekzaminuar dhe është përcaktuar plotësisht në raportet e inspektorit.[8]

Megjithëse pretendimi se shqiptarët janë të privuar nga liria e arsimit në gjuhën e tyre siç e kanë jomyslimanët, nuk e pasqyron plotësisht të vërtetën, është raportuar se do të ishte e përshtatshme që në shkollat private të lejohet arsimi në alfabetin e dëshiruar sipas kërkesave gjuhësore në seksionin e arsimit fillor. Është miratuar kërkesa për të bërë



ABECEJA ƏQIΠ
L' ALFABET ALBANAIS
آرناؤدلـا نى الفباسى
ΤΟ ΑΛΒΑΝΙΚΟΝ ΑΛΦΑΒΗΤΟΝ

| sq. | frn. | tyrq. | grq. | semb. | sq. | frn. | tyrq. | grq. | semb. |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| a | a | أ | α | ar | n | n | ن | ν | nate |
| b | b | ب | μπ | bar | ŋ | gn | ڭ | νι | ŋεri |
| c | ts | تسه | τσ | cap | o | o | او | ο | ore |
| ç | tch | چ | τσι | çap | p | p | پ | π | pule |
| d | d | د | ντ | daɞ | q | q | ك | κε | qεpe |
| ð | dh | ذظ | δ | ðɛ̂ | r | r | ر | ρ | rip |
| ε | é | اه | ε | εðε | ɹ | rr | رر | ῤῥ | ɹap |
| e | e | ا | η | enɡeλ | s | s | س | σ | sy |
| f | f | ف | φ | frike | ɞ | sch | ش | σι | ɞoɞe |
| g | g | غ | γα | gale | t | t | ت | τ | trim |
| ɡ | gh | ك | γε | ɡarper | θ | th | ث | θ | θane |
| h | h | هح | χ | hale | u | ou | او | ου | uðe |
| i | i | اى | ι | i mire | v | v | و | β | vaðe |
| j | y | ى | ι | jave | x | dz | دزه | ντζ | xbaðure |
| k | k | ق | κα | kaɞte | ӿ | dj | ج | δζ | ӿami |
| l | l | ل | λε | laker | y | u | او | υ | yλ |
| λ | lh | لل | λα | λambe | z | z | ز | ζ | zemere |
| m | m | م | μ | meme | ʐ | j | ژ | ζι | ʐuʐuλ |

rregullimet e nevojshme për alfabetin në veri të Shqipërisë.[9]

Në letrën e datës 7 shkurt 1910, dërguar nga Ministria e Arsimit në Vilajetin e Manastirit, flitet për ndikimin e kësaj çështjeje në politikën shtetërore dhe për neutralitetin e shtetit në këtë çështje.[10]

Sipas kësaj shteti nuk do të përzihet në përzgjedhjen e shkronjave dhe nuk do të ndërmarrë ndonjë vendim konkret dhe do të pranojë çfarëdo rezultati.

Por nëse kjo situatë reflekton në politikën shtetërore, atëherë shteti do të intervenojë në atë situatë. Në bazë të rrjedhës së ngjarjeve, parashikimi i shtetit për këtë çështje është se përdorimi i shkronjave arabe do të pranohet me një shumicë absolute. Prej telegrafëve që vijnë vazhdimisht, si në Vilajetin e Kosovës ashtu edhe në atë të Manastirit, shkronjat arabe janë pranuar pothuajse me konsensus. Në mjediset si Kosova dhe Manastiri ku është arritur konsensusi, mësimi në shqip ishte dashur të bëhej me shkronja arabe.[11]

Disa ditë më vonë (12 shkurt 1910) një informatë e ngjashme është dërguar përveç në Vilajetin e Manastirit edhe në vilajetet e Selanikut, Kosovës, Janinës dhe Shkodrës. Në disa shkolla zyrtare ku ka filluar të zhvillohet mësimi në shqip, disa bashkatdhetarë kërkojnë zhvillimin e mësimit me shkronja latine e disa të tjerë me shkronja arabe.

Shihet se ka vepra të shkruara me shkronja arabe, si dhe vepra shqipe me shkronja latine, por nuk do të ketë ndërhyrje të shtetit osman në këtë fazë, pasi fjalët e një gjuhe duhet të lihen në zgjedhjen e njerëzve që do t'i përdorin ato. Do t'u sigurohet mësimi me shkronja arabe atyre të cilët e dëshirojnë këtë, sikurse që do t'u sigurohet mësimi me shkronja latine atyre që e dëshirojnë këtë dhe, nëqoftëse nevojitet, do të caktohet edhe një mësues tjetër i gjuhës, i cili do të paguhet dhe se janë ndërmarrë hapa për këtë.[12]

Përkundër masave të ndërmarra nga pushteti, mund të vërehen ankesat e popullit ndaj kësaj çështjeje. Valiu i Janinës Mustafa Zihni në njoftimin që ia bën Ministrisë së Arsimit më 1 prill 1910 e vlerëson si shumë problem

të rëndësishëm çështjen e shkronjave për Vilajetin e Janinës.[13]

Sipas njoftimit të Valiut, qyteza e Prevezës[14], gjysma e kazasë së Margaliçit, banorët e Pargës, Ajdonatit, Filatit, Himarës dhe Pogonit, kërkojnë që shqipja të mësohet me shkronja arabe, ndërsa Konica, Leskoviku, Miçova, gjysma tjetër e Margaliçit, pjesët e sanxhakut të Gjirokastrës, Sanxhaku i Beratit dhe kazatë e Prevezës me përjashtim të Pogonit dhe Himarës ishin për përdorimin e shkronjave latine, kështu që përbënin shumicën në tërësinë e Vilajetit.

Megjithëse Vilajeti i Janinës deklaroi se në parim do të qëndrojë neutral, prej atij u kërkua informacioni se çfarë masash të merren për disa zyrtarë dhe administratorë që janë në një pozitë të rëndësishme nëse ia mbajnë kah njëra anë dhe nuk qëndrojnë neutralë.[15]

I njëjti vali i drejtohet Ministrisë së Brendshme me një telegraf të shifruar duke shpjeguar se mosmarrëveshjet në alfabet po transformohen në raportet sunite-bektashiane. Sipas observimit të tij sunitët janë për alfabet arab, ndërsa bektashinjtë për atë latin dhe që për zgjidhjen e këtij problemi do të ishte e udhës që qeveria të merrte një vendim. Me qëllim të evitimit të debateve dhe konflikteve në arsimin shqip, parasheh heqjen nga përdorimi te shkronjave shqipe në shkollat zyrtare, ndërsa në shkollat private të përdoren shkronjat të cilat parapëlqehen, kurse ndaj veprimeve në kundërshtim me rendin të merren masa të nevojshme.[16]

Kuptohet që çështja e shkronjave mbahet gjallë nëpërmes takimeve[17] dhe reagimeve individuale.[18] Madje më 9 shkurt 1909 Ministria e Arsimit e njoftonte Inspektoratin e Rumelisë se janë disa lajme për shfaqjen e bandave në jug të Shqipërisë lidhur me alfabetin shqiptar (shih MF_MKT_ 01076_ 00021_030_ 001).

Njerëzit e Prevezës kërkuan të mësonin shqip me shkronja arabe

**Shqiptarët e kishin themeluar "Diturinë e Komunitetit Shqiptar"me lejen që e kishin marrë nga Abdylhamidi II.**

në shkolla të mesme, por në radhë të parë disa prindër të studentëve donin të mësonin shqip me shkronja latine. Lidhur me këtë drejtori i Arsimit të Janinës Mehmet Beu në telegrafin që ia dërgon Ministrisë së Arsimit, kërkon leje që të mundësohet mësimi me germa latine nga mësuesi aktual, ndërsa për mësim me shkronja arabe të angazhohet një mësues tjetër i gjuhës me pagën që do t'i caktohet ( shih MF_MKT_01076_00021_030_ 001).

Një muaj më vonë, më 9 maj 1910 në një telegraf tjetër në bazë të burimeve të Ministrisë së Arsimit, mësohet që, në licetë në Prevezë, Gjirokastër dhe Berat ka filluar mësimi në gjuhën shqipe. Lajmi se në Prevezë mësimi do të zhvillohet me shkronja arabe pasi njerëzit aty janë ithtarë të mësimit me shkronja arabe, pas hetimit në vitin shkollor, u vërtetua se hëpërhë ky është lajm i rrejshëm, por që në bazë të gjendjes ekzistuese është i mundshëm.[19]

Përkundër krejt këtyre zhvillimeve, shteti nuk u tërhoq nga politika e neutralitetit. Bile u sfiduan disa zyrtarë që mbanin anë – letra e shkruar nga qeveria, në emër të ministrit të Brendshëm, këshilltari Ali Fuad, më 1 maj 1910).[20]

Njëra nga korrespondencat më të rëndësishme është vendimi i marrë në Parlament (Mexhlisi Mebusan) lidhur me arsimin në gjuhët e tjera përveç turqishtes. Mirëpo sipas nesh, më i rëndësishëm është qëndrimi neutral i udhëheqësve shtetërorë dhe veprimi i tyre. Sipas kësaj:

Në varësi të zbatimit të skemës së arsimit në nivelin e shkollës fillore të ofruar nga Parlamenti - për fëmijët osmanë gjuha amtare e të cilëve nuk është turqishtja, arsimi do të jepet në gjuhën e tyre në shkolla në nivelin fillor.

Në këtë drejtim nga Ministria e Arsimit kërkohet informata se a ka mësues të mjaftueshëm për mësim në gjuhën shqipe apo shkolla për trajnim të mësuesve për të përmbushur nevojat e krahinave të Manastirit, Kosovës, Shkodrës dhe Janinës për të shkruar me shkronja arabe apo për të përkthyer tekstet mësimore. Për më tepër, kërkohet që Ministria e Arsimit të informojë me urgjencë nëse librat shqip janë përgatitur apo jo në nivelin e shkollës fillore dhe nëse jo, atëherë, të informojë nëse ka autorë apo njerëz kompetentë për t'i përkthyer ato.

## Përgatitjet për tekste dhe alfabet

Derisa në njërën anë vazhdonin debatet për alfabetin dhe pikëpamjet e ndryshme në popull, shteti nga ana tjetër kishte hyrë në përgatitjen e mësimit shqip me shkronja arabe ose latine.

Në realitet shqiptarët e kishin themeluar "Diturinë e Komunitetit Shqiptar"me lejen që e kishin marrë nga Abdylhamidi II. Qëllimi i Komunitetit ishte që, duke bashkuar të folmen dhe dialektet, ta bënte shqipen një gjuhë standarde, ta zhvillonte dhe ta përhapte. Sami Frashëri i cili e kishte përpiluar njërin nga fjalorët më të rëndësishëm të gjuhës turke, dha kontribut të madh për gjuhën shqipe duke përgatitur alfabetin kombëtar.[21]

Në këtë drejtim Ministri i Brendshëm Hysein Hilmi Beu e njoftonte Ministrinë e Arsimit më 25 janar 1909 se njëri nga sekretarët e Inspektoratit të Rumelisë, Arif Hikmet Efendiu[22], në fondacionin e gjuhës shqipe, e ka përgatitur një alfabet shqip me shkronja turke.[23]

Sipas njoftimit të Valiut të Manastirit të datës 2 shkurt 1911 për Ministrinë e Arsimit, në Manastir ekziston mundësia që të sigurohen arsimtarët për mësim të shqipes me shkronja arabe. Myftiu i Manastirit Rexhep Efendiu ka aftësi për të shkruar dhe për të përkthyer tekstet në shqip.[24]

Në mënyrë të ngjashme, sipas guvernatorit të Shkupit, Halilit, i cili më 7 shkurt 1911 i raportonte Ministrisë së Arsimit se ekziston vetëm një mësues me emrin Hafız Sherif Efendi që mund të sigurojë arsim dhe aftësim në Shkup e që është në gjendje të shkruajë dhe të lexojë shqip me shkronja arabe. Librat shkollorë dhe punimet e përgatitura në nivelin e shkollës fillore nuk janë në dispozicion.[25]

Sipas njoftimit të Drejtorisë së Arsimit të Shkodrës për Ministrinë e Arsimit, në Sanxhakun e Shkodrës dhe atë të Durrësit nuk është askush që mund të përkthente dhe shkruante tekstet shkollore edhe nëse dikush gjendet që eventualisht mund të jepte mësimin shqip me shkronja arabe.[26]

Është e qartë që përkrah mësimit me shkronja arabe, nga ana e shtetit osman, janë bërë po ashtu përgatitjet për mësim me shkronja latine. Letra e shkruar nga Ministria e Arsimit në 25 dhjetor 1911 drejtuar Drejtorisë së Shtypshkronjës ka të bëjë me këtë temë. "Në përputhje me rrethanat, blerja e librave dhe revistave për shkollat fillore në Shqipëri të kërkuara për shtypje me shkronja latine, për treqind kilogramë të nevojshëm, që kanë koston deri në pesë mijë groshë, të blihen menjëherë pa asnjë zbritje, ndërsa nëse kushton më shumë se pesë mijë groshë, at ë herë të konsultohet Porta."[27]

## Konkludim

Popujt ku strukturat etnike si në Greqi, Bullgari dhe Serbi, përkojnë me elementet fetare, nuk kanë pasur vështirësi në procesin e vendosjes së kombeve-shteteve, por për popullin shqiptar ku ekzistonin tre sisteme të ndryshme të besimit, edhe pse origjina e tyre etnike ishte e njëjtë, shekulli XIX ka qenë mjaft i vështirë. Në sistemin osman të "miletit" Shqiptarët i gëzonin të gjitha të drejtat si popujt e tjerë, ndërsa me lindjen e nacionalizmit dhe vendosjes së shtetit komb, për shqiptarët me tri përkatësi fetare dolën në pah rezultatet negative.[28] Nuk ishte e mundur që shqiptarët, njëri nga popujt më autoktonë të gjeografisë së Ballkanit dhe të cilët jetonin kryesisht në krahinat e Kosovës, Shkodrës, Manastirit[29] dhe Janinës, të mos prekeshin nga lëvizjet separatiste në Ballkan. Megjithëse nuk mund të thuhet që pati ndonjë ndryshim në lidhjen dhe besnikërinë e shqiptarëve myslimanë ndaj shtetit dhe Halifatit, situata me të krishterët ishte ndryshe. Gjatë luftës ruso-osmane 1877-78 dhe luftërave Ballkanike, klasa e shqiptarëve si pronarë të mëdhenj të tokave, u përndjek nga shtetet pushtuese ballkanike dhe një pjesë e shqiptarëve mërguan në tokat osmane. Në fund të këtyre luftërave nacionalistët shqiptarë të cilët "nuk mund të bënin as me të e as pa të" vendosën të shkëputen nga shteti osman.[30]

Shteti osman, edhe nëse nuk ka mundur t'i plotësonte aq shpejt kërkesat e shqiptarëve për shkollim në gjuhën amtare sikurse serbëve, bullgarëve e grekëve, nuk mbeti indiferent dhe kësaj çështjeje iu afrua pozitivisht.

Është shumë me rëndësi që udhëheqësit konstitucionistë shkollimin në gjuhën amtare e shikonin si një kusht të kushtetutës dhe në bazë të asaj i kryen rregullativat e nevojshme.

Edhe pse shqiptarët e arritën shkollimin në gjuhë amtare më vonë se serbët, bullgarët, grekët, përmbushja e kërkesës së tyre dhe vlerësimi i kësaj si një e drejtë kushtetuese, në kushtet e asaj epoke, paraqet një qasje tejet demokratike. Po ashtu duhet të vlerësohet qëndrimi neutral i autoriteteve qendrore në të ashtuquajturën çështje e shkronjave (hurufat meselesi) gjatë mosunitetit të shqiptarëve rreth përdorimit të shkronjave arabe dhe atyre latine. Gjatë këtij procesi udhëheqja shtetërore nuk mbeti veshshurdhër ndaj aspiratave të popullit. Megjithatë, të gjitha këto përpjekje nuk mundën ta ndalonin shkëputjen e shqiptarëve nga shteti osman.

*Përktheu : Sezai Sylejmani*

*1. MF_MKT__01132_00058_005_001.*
*2. Shih: MF_MKT__01076_00021_040_001. 3. Shih:MF_MKT__01076_00021_038_001.*
*4. Shih: MF_MKT__01076_00021_033_001.*
*5. Shih : MF_MKT__01076_00021_034_001.*
*6. Said Olgun, "Avusturya-Macaristan İmparatorluğu Konsoloslarının Arnavutluk Coğrafyasındaki 'Muzır Faaliyetlerine' Bazı Örnekler", Uluslararası Sosyal Araştırmalar Dergisi, C: X, Sayı: 50, Haziran 2017.*
*7. Engin Yılmaz, "Osmanlı Devleti Arnavutçayı Yasakladı Mı?", Turkish Studies- International Periodical For The Languages, Literature and History of Turkish or Turkic, C: IX, Sayı: 7, Yaz 2014, s.10.*
*8. Shih MF_MKT__01076_00021_034_001.*
*9. Shih MF_MKT__01076_00021_018_001.*
*10. Shih MF_MKT__01076_00021_048_001.*
*11. shih MF_MKT__01076_00021_046_001.*
*12. Shih MF_MKT__01076_00021_032_001.*
*13. Përdorimi i shkronjave latine në disa vende po kundërshtohet dhe autoritetet e Brendshme kanë organizuar disa takime lidhur me këtë temë.*
*14. Shih MF_MKT__01152_00025_002_001.*
*15. Shih MF_MKT__01076_00021_035_001.*
*16. Shih MF_MKT__01076_00021_036_001.*
*17. Shih MF_MKT__01152_00034_002_001.*
*18. Shih MF_MKT__01076_00021_051_001.*
*19. Shih MF_MKT__01152_00025_004_001.*
*20. Shih MF_MKT__01152_00025_003_001.*
*21. Necati Demir, a.g.m., s.7. 22. MF_MKT__01076_00021_030_001. 23. MF_MKT__01076_00029_016_001. 24. MF_MKT__01168_00070_003_001. 25. MF_MKT__01168_00070_002_001. 26. MF_MKT__01168_00070_004_001. 27. MF_MKT__01177_00007_001_001. 28. Eduart Caka, "Osmanlı Millet Sisteminde Arnavutların Konumu (XVII-XIX. Asırlar)", Balkan Araştırmaları Dergisi, https://www.academia.edu/25629631/, Erişim tarihi 14.2.2018. 29. Në fillim të shekullit të 20-të, shqiptarët muslimanë në Monastir përbënin vetëm 30% të popullsisë.Shikoni, Ozcan, po aty, f.405. 30. Lëvizja separatiste që kishte marrë hov në 1908, në v. 1912 u kurorëzua me shpalljen e pavarësisë. Mirëpo pavarësia nuk i dha fund pasigurisë dhe jostabilitetit politik në Shqipëri. "Edhe përkundër nostalgjisë së një pjese për Perandorinë dhe ' bashkësinë e lumtur' kthim prapa nuk mund të kishte. Po t'i pyetje shqiptarët për shkaktarët e qorrsokakut dhe fundin e gjendjes së krijuar, ata do të thoshin se fajtor është nacionalizmi turk i xhonturqëve. Ndërkaq sipas xhonturqëve shqiptarët ishin ata që tradhtuan në një moment kritik për Perandorinë.*

Hajrudin Mujkanoviq

# Të mos e shtyjmë obligimin e haxhit

" ... Dhe ftoi njerëzit në haxhillëk, do të vijnë ata ty – në këmbë dhe (duke shaluar) në çfarëdo deve; duke ardhur prej të gjitha viseve të largëta." (El–Haxh, 26-27)

Falënderojmë Allahun e Plotfuqishëm, i Cili e ka bërë Qabenë (Bejtullahun) strehë dhe vend të sigurt për njerëzit. Falënderojmë Allahun, i Cili ka bërë që vizita e Qabesë të bëhet pengesë mes njeriut dhe mëkatit. Paqja dhe begatitë e Allahut qofshin mbi Muhamedin a.s., shembullin e njerëzimit, mbi familjen e tij, mbi sahabët, mbi njerëzit e mirë, si dhe mbi të gjithë të pranishmit.

*Vëllezër të dashur dhe të respektuar,*

Hutben e sotme do t'ia kushtojmë haxhit, kushtit të pestë të Islamit ose detyrës së pestë themelore islame. Rreth detyrimit të haxhit flasin një numër i madh i ajeteve kuranore, të cilat i shpjegojnë rregullat e tij. Allahu i Plotfuqishëm e ka shpallur një sure të tërë në Kuran, e cila quhet 'suretul-haxh', gjë që tregon qartë mbi rëndësinë e haxhit në jetën e çdo besimtari.

**Detyra e haxhit është konfirmuar me Kuran, me sunet dhe me ixhma, për çdo mysliman e myslimane të shëndoshë, të rritur, të lirë dhe materialisht të pavarur.**

Allahu i Plotfuqishëm thotë: "(Kujtoje, o Muhamed!) kur Na i patëm përgatitur Ibrahimit vendin e faltorës (duke i thënë): "Mos më



përshkruaj Mua shok asgjë, dhe pastroje Shtëpinë Time për ata që e vizitojnë, që rrinë aty dhe që bëjnë namaz, – Dhe ftoi njerëzit në haxhillëk, do të vijnë ata ty – në këmbë dhe (duke shaluar) në çfarëdo deve; duke ardhur prej të gjitha viseve të largëta." (El–Haxh, 26-27)

"Me të vërtetë, Faltorja e parë e ngritur për njerëz, është ajo në Bekke (Meke), e uruar dhe udhërrëfyese e popujve. - Në të ka shenja (simbole të dukshme, siç është) vendi i Ibrahimit (mekami Ibrahim). Kush hyn në të është i sigurt. Allahu i ka obliguar njerëzit, ata që kanë mundësi t'i përballojnë rrugës, ta vizitojnë (haxhillëk) këtë Faltore. E kush i mohon urdhrat e Allahut (e dëmton veten). Se, me të vërtetë, Allahu nuk ka nevojë për asgjë." (Alu Imran, 96-97)

Detyra e haxhit është konfirmuar me Kuran, me sunet dhe me ixhma, për çdo mysliman e myslimane të shëndoshë, të rritur, të lirë dhe materialisht të pavarur. Haxhi bën pjesë në ibadetët të cilat kërkojnë përpjekje fizike, materiale dhe psikike, e gjithashtu, edhe konsiderohet si ibadeti, i cili i bashkon të gjitha ibadetët e tjera.

Haxhin e kemi për detyrë që ta kryejmë vetëm një herë në jetën tonë. Një person që e mohon obligueshmërinë e haxhit si detyrë të rreptë (farz), konsiderohet josbesimtar. Ai që konfirmon se haxhi është farz, por e neglizhon atë, besimi i tij është në rrezik të madh. Prandaj, një person i cili është në gjendje për ta kryer haxhin, por e shtynë atë, gjendet në rrezik të madh për ta ruajtur fenë e tij të vërtetë. Në bazë të argumenteve të mësipërme dhe të tjera, dijetarët myslimanë konsiderojnë se haxhi është detyrë, e cila nuk duhet të vonohet dhe ajo (detyrë) bëhet obligim në momentin kur njeriu i bën mundësitë, pavarësisht nga mosha. Myslimanët e këtyre trojeve,

**Haxhi është ibadet, i cili kërkon angazhime të caktuara fizike dhe mendore. Për këtë udhëtim është i nevojshëm furnizimi, ndërsa furnizimi më i mirë është takvallëku dhe sabri.**

në të kaluarën, (fatkeqësisht, kjo praktikë është e pranishme edhe sot), haxhin e kryenin ekskluzivisht në vitet e tyre të fundit.

Rregulloret mbi haxhin na tregojnë se çdo mysliman e ka obligim që këtë ta bëjë në momentin ose në vitin në të cilin i përmbushë kushtet, sepse ekziston mundësia që në vitin vijues, për ndonjë arsye, i njëjti nuk do të jetë në gjendje për të kryer haxhin. Prolongimi i kryerjes së kësaj dispozite për vitet që vijojnë është kuptim i gabuar i dispozitave islame dhe gjithashtu është e rrezikshme, që me qëndrimin tonë të pakujdesshëm ndaj fesë sonë, ta vëmë në pikëpyetje imanin tonë.

Në fund të fundit, kush mund të na garantojë që ne do ta përjetojmë moshën në të cilën synojmë të pendohemi sinqerisht dhe plotësisht dhe ta kryejmë haxhin?

Ndoshta ajo kohë nuk do të vijë asnjëherë. A nuk mund të ndodhë që njeriun ta lë shëndeti i tij apo shpirti t'i ndahet nga trupi?

A nuk mundet që njeriu në çdo moment të transformohet në një krijesë të palëvizshme dhe të padobishme?

Pasi që është kështu, atëherë pse të vonohet haxhi për në vitet e fundit të jetës dhe pse të mashtrohemi se për Islamin ka kohë, siç mendojmë shpesh dhe këtë e konfirmojmë me jetën tonë?

Duhet ta dimë se obligimi i haxhit është i urdhëruar vetëm një herë në jetë dhe për kryerjen e tij pason shpërblim i madh. Për haxhin e pranuar shpërblim është xheneti. Në kohën e kryerjes së haxhit tek Allahu i Plotfuqishëm nuk ka vepër më të dashur sesa haxhi, siç thuhet në hadithin e mëposhtëm: "Një nga sahabët e kishte pyetur Pejgamberin (savs), se cila vepër është më e mirë, dhe ai ishte përgjigjur: "Besimi në Allahun dhe të Dërguarin e Tij." Po cila është pastaj? Ishte përgjigjur: "Xhihadi në rrugën e Allahut?" Po pastaj? Ishte përgjigjur: "Haxhi mebrur (haxhi i kryer si duhet)."(Buhariu dhe Muslimi)

Kushdo që e kryen haxhin në mënyrë të rregulltë, duke shpresuar me atë rast vetëm kënaqësinë e Allahut, shpërblim do ta ketë xhenetin, siç thuhet në hadith: "Për haxhin mebrur nuk ka shpërblim tjetër përveç xhenetit." (Buhariu)

"Kush e kryen haxhin, duke mos folur fjalë të shëmtuara, dhe duke mos i thyer kufijtë e Allahut, do të kthehet (pa mëkate) si në ditën kur e ka lindur nëna e tij." (Buhariu dhe Muslimi)

Për të qenë çfarëdo vepër e pranuar, duke përfshirë edhe haxhin, është e nevojshme për atë të plotësohen dy kushte:

a) Vepra të kryhet ekskluzivisht në emër të Allahut.

b) Të kryhet sipas rregullave.

Allahu i Plotfuqishëm, duke folur për haxhin, thotë: "Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje. Allahu di për atë që e punoni nga e mira. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e



ju të zotët e mendjes keni dronë Time." (El-Bekare, 197)

Haxhi, siç thuhet në ajetin e cituar, është në kohë të caktuara, në të cilat, derisa haxhiu gjendet në ihram, nuk është e lejuar për të "takohet"me gruan e tij, të flasë fjalë të shëmtuara dhe as të grindet me haxhilerët tjerë. Rreth këtyre ndalesave duhet tu flitet të gjithë haxhilerëve tonë.

Haxhi është ibadet, i cili kërkon angazhime të caktuara fizike dhe mendore. Për këtë udhëtim është i nevojshëm furnizimi, ndërsa furnizimi më i mirë është takvallëku dhe sabri. Ata të cilët kanë qenë në haxh, e dinë se kjo me të vërtetë është gjëja më e rëndësishme që duhet të merret me vete në haxh. Ata që e kryejnë haxhin, përveç shumë begative dhe mëshirës së Allahut, kanë mundësi që t'i kryejnë namazet në xhamitë, në të cilat namazi është me vlerë më të madhe me mijëra herë sesa namazi në ndonjë vend tjetër, siç thuhet në hadithin vijues: "Namazi në këtë xhaminë time është më i vlefshëm sesa namazi në ndonjë xhami tjetër për 1000 herë, ndërsa namazi në Mesxhidul-haram (Qabe), është më i vlefshëm se 100 000 mijë namaze tjera." (Ahmedi)

Për ata që nuk mund ta përballojnë fizikisht udhëtimin dhe nuk mund t'i kryejnë si duhet rregullat e haxhit, ju është lënë mundësia që ta angazhojnë ndonjë person tjetër, në cilësi të bedelit, që ta kryejë haxhin në vend të tyre. Haxhi, si çdo ibadet tjetër, për të qenë i vlefshëm, duhet të kryhet ekskluzivisht vetëm për hir të fitimit të kënaqësinë e Allahut, dhe në asnjë mënyrë haxhi nuk guxon të bëhet për qëllime të përfitimeve të kësaj bote, dhe as për tu lavdëruar me titullin "haxhi" para njerëzve.

Përveç vlerës së madhe dhe shpërblimit që njeriu fiton me kryerjen e ibadetit të haxhit, duhet ta dimë se me haxh besimtari shpreh bindje ndaj urdhrave të Allahut, nënshtrim të plotë ndaj Zotit dhe përkushtim ndaj fesë së Tij.

Edhe sot e kësaj dite, shumë njerëz besojnë se pas kryerjes së haxhit, haxhiu nuk guxon të bëjë asnjë mëkat, kështu që për të mos ra në sprovë në këtë drejtim, një shumicë e shtyjnë haxhin për vitet e mëvonshme, për ta 'ruajtur haxhin' më lehtë. Sipas kësaj logjike, myslimani para haxhit mund të mëkatojë sa të dojë, kurse pas haxhit nuk guxon. Edhe kjo është teori e gabuar dhe keqkuptimi Islamit, sepse myslimani nuk guxon të mëkatojë as para haxhit as pas tij, as kur është i ri, e as kur përgatitet për të shkuar nga kjo botë.

Për hir të mirësisë sonë dhe për lumturinë tonë në të dyja botët, obligimet tona islame duhet t'i kryejmë me më shumë vendosmëri dhe ndërgjegje.

O Zoti i Plotfuqishëm, na i hap zemrat tona që ibadetin e haxhit ta vendosim në prioritetet e jetës sonë dhe që vitin e ardhshëm, si besimtarë të vërtetë ta përmbushim obligimin tonë të shartit të pestë të Islamit, me të cilin na obligon Allahu i lartësuar. Amin!

*Hutba-neodgadajmo-obavezu-hadzdza/*

*Përshtati: Miftar Ajdini*

Nashit Ferati

# Islami dhe paqja globale

Rrënja e fjalës “ Islam “ në gjuhën arabe është “seleme“ që është origjina e fjalëve paqe apo nënshtrim, nënshtrim ndaj Zotit dhe paqe për të gjithë njerëzit. Islami është feja e paqes dhe si e tillë që është, dënon terrorizmin. Janë dy koncepte tërësisht të kundërta me baza dhe ideologji krejtësisht të ndryshme.

Sjelljet terroriste janë të ndaluara me ajete kuranore ashtu edhe me hadithe të Muhamedit a.s. Terrori, në kuptimin e tij më të gjerë, është dhunë me qëllime politike, e ushtruar kundër objektivave joushtarake. E thënë ndryshe, shënjestra e terrorit janë në tërësi civilët e pafajshëm, i vetmi krim i të cilëve është që ata në sytë e terroristëve përfaqësojnë "krahun tjetër".

Në Islamin e vërtetë, terrozmi nuk ekziston. “Në Islam vrasja e një njeriu është një veprim i cili është i barabartë me mosbesimin. Askush nuk duhet të guxojë të vrasë një qenie njerëzore. Askush nuk bën të prekë një person të pafajshëm edhe në kohë lufte.[1] Një shoqëri, në të cilën respektohen vlerat morale islame, është një shoqëri që e karakterizojnë paqja, falja, dashuria, dhembshuria, mbështetja reciproke dhe gëzimi. Askush nuk mund të jetë një bombardues vetvrasës. Edhe në kohë lufte gjatë së cilës është e vështirë të ruash ekuilibrin, nuk është e lejuar në Islam vrasja e të pafajshmëve. Islami shpall: “Mos i prekni fëmijët apo ata të cilët luten nëpër kisha!“. Kjo nuk është thënë vetëm një herë. Kjo është aktuale gjatë historisë.[2]

"...nëse dikush vret një njeri, që nuk ka vrarë askënd apo nuk ka bërë ndonjë çrregullim në tokë, është njëlloj sikur ka vrarë mbarë njerëzimin. Nëse dikush i shpëton jetën një njeriu, është sikur t'i ketë dhuruar jetë mbarë njerëzimit..."[3] "... ata që sillen mizorisht me njerëzit dhe i tejkalojnë kufijtë pa të drejtë, njerëzit e tillë do të vuajnë një dënim të dhimbshëm.[4]

> **Në Islam vrasja e një njeriu është një veprim i cili është i barabartë me mosbesimin.**

E gjithë kjo tregon se organizimi i akteve të terrorit kundër njerëzve të pafajshëm është në kundërshtim të plotë me Islamin dhe asnjë mysliman nuk duhet të kryejë kurrë krime të tilla. Përkundrazi, myslimanët kanë përgjegjësi për pengimin e këtyre njerëzve, duke ndalur "mizorinë në tokë" dhe duke sjellë paqe e siguri për të gjithë njerëzit e botës. Islami jo vetëm që nuk mund të pajtohet kurrsesi me terrorin, por ai duhet të shihet si zgjidhja dhe rruga për parandalimin e terrorit.

Ata që mendojnë se do të kenë sukses, duke shkaktuar shtypje, duke përhapur ligësi e përmbysje të mëdha dhe duke vrarë njerëz, bëjnë një gabim shumë të rëndë. Zoti i ka ndaluar të gjitha aktet e ligësisë, përfshirë terrorizmin dhe dhunën, i ka dënuar ata që përfshihen në veprime të tilla dhe është shprehur në një nga vargjet e Kuranit kështu: "Zoti nuk i drejton veprat e atyre që shkaktojnë çrregullim."[5] Megjithatë, në kohën e sotme aktet e terrorizmit, gjenocidit dhe masakrave ndodhin kudo në botë. Njerëz të pafajshëm vriten barbarisht dhe vendet ku nxitet urrejtja mes grupimeve të ndryshme shoqërore, për arsye tërësisht artificiale, zhyten në gjakderdhje. Këto tmerre në vendet me histori, kultura e struktura shoqërore të ndryshme, mund të kenë shkaqe dhe burime nga më të çuditshmet. Sidoqoftë, është e dukshme se shkaku themelor është largimi nga morali i mbështetur në dashuri, respekt e tolerancë, për të cilin ka urdhëruar Zoti në Kuran. Si pasojë e mungesës së fesë, lindin grupime shoqërore që nuk njohin frikë ndaj Zotit dhe që besojnë se nuk do të japin ndonjëherë llogari për veprat e veta. Përderisa besojnë se nuk kanë kujt t'i japin llogari për asgjë, ata e kanë të lehtë të priren për të vepruar pa mëshirë, pa moral dhe pa ndërgjegje.[6]

Gjëja e parë që duhet bërë për ta shpëtuar botën nga murtaja e terrorizmit është përdorimi i arsimit për të fshirë të gjitha ato besime a besëtytni që deri tani shtireshin në emër të fesë, por që në të vërtetë, nuk kanë të bëjnë aspak me fenë, si dhe të edukohen njerëzit me moralin e vërtetë kuranor dhe me frikën ndaj Zotit.

Islami si fe, një ndër parimet kryesore në brendësinë e tij e ka paqen. Islami sjell paqe sociale dhe

**Gjëja e parë që duhet bërë për ta shpëtuar botën nga murtaja e terrorizmit është përdorimi i arsimit për të fshirë të gjitha ato besime a besëtytni që deri tani shtireshin në emër të fesë, por që në të vërtetë, nuk kanë të bëjnë aspak me fenë, si dhe të edukohen njerëzit me moralin e vërtetë kuranor dhe me frikën ndaj Zotit.**

politike, ngase nënshtrimi ndaj Allahut kërkon që shoqëria totalisht të tërhiqet nga korrupsioni, nga të bërët keq, nga sjelljet devijante dhe ato të rrezikshme. Zotimi në paqe me Zotin dhe me krijesat e Tij çon në unitet, dashuri, harmoni, dialog dhe në respekt për të tjerët.

Myslimanët dhe vendet myslimane ballafaqohen me një sfidë të madhe dhe të tmershme. Në formën e tij aktuale, globalizimi na kërcënohet edhe neve, por edhe fesë sonë. Ne nuk duhet që zemërimin dhe frustrimin tonë ta manifestojmë më kot, nëpërmjet dhunës së izoluar. Në vend të kësaj, ne duhet të planifikojmë dhe të realizozojmë zhvillimin e umetit tonë, ashtu që të jetë i fuqishëm me teknologjitë informative dhe të jetë i aftë për t'u ballafaquar me sfidat e kohës informative.[7]

"Mos e humbni shpresën në mëshirën e Allahut. Shpresën në mëshirën e Allahut nuk e humb askush, përveç jobesimtarëve". (Kurani, 12:87). Situata e tanishme mund të duket se është shumë negative në shikim të parë, ndërsa në realitet çdo zhvillim negativ sinjalizon afrimin e një periudhe të bekuar. Prandaj, situata e tanishme nuk duhet t'i bëjë myslimanët të ndihen të dëshpëruar dhe të pashpresë; përkundrazi, duhet t'i motivojë ata dhe ta shtojë përkushtimin dhe ngazëllimin e tyre. Veç kësaj, ata duhet të veprojnë me ndërgjegjen se humbja e shpresës për lehtësim nga Zoti nuk është një opsion.

S'do mend se pikëpamja e botës islame lidhur me globalizimin është një temë mjaft e rëndësishme. Vetë shprehja "bota islame" është mjaft dinamike. Bota të cilën e quajmë islame, në fillim të shekullit XX ka përjetuar ndryshime të mëdha dinamike. Do të flasim edhe për të, por unë dua të theksoj se mund të përballemi me probleme të rënda, nëse globalizimit i qasemi nga këndi i botës islame, i Kinës dhe i Indisë, të cilat ky proces i ka lënë në gjendje pasive. Ky nuk është problem që ka të bëjë vetëm me islamin, Kinën apo vetëm me Indinë.[8]



Vendet dhe qeveritë myslimane kanë për detyrë që të sigurojnë se globalizimi nuk do të rezultojë në margjianilizimin e tyre, ashtu siç ndodhi me revolucionin industrial dhe me erën industriale. Kësaj radhe këtë ne nuk mund ta lejojmë. Nuk bën që ne edhe një herë të humbim rastin që ta mbajmë hapin për përparim radikal dhe të shpejtë, i cili tani arrihet në teknologji dhe me shkencë, si dhe me ndryshimet të cilat ato i shkaktojnë në perceptimin e botës, me ide dhe koncepte të reja në aspekt të mardhënive njerëzore dhe ndërkombëtare.[9]

Globalizimi, shikuar nga një këndvështrim tjetër, si vazhdimësi e modernitetit, na del dukuri e re. Në botën islame duhet të ndërmeren iniciativa dhe hapa seriozë që të përforcohet pozicioni lokal dhe ai global i myslimanëve. Islami nuk i kundërvihet diturisë tek të tjerët, po që se mbrohen parimet islame dhe interesi i myslimanëve.

Që myslimanët të gëzojnë ndryshime dhe të zgjerojnë pjesëmarjen në ekonominë globale, ata duhet të synojnë të arrijnë disa objektiva parësore, si:

Solidariteti Islam dhe vetëbesimi kolektiv, që të mund të zvogëlonin varësinë nga jomyslimanët dhe ta mbronin interesin ekonomik nga ndikimet e dëmshme të ekonomisë globale, po ashtu zhvillimi i burimeve të ndryshme njerëzore, mëkëmbja e instituconeve islame, vakëfi dhe zeqati, që do të bëheshin shkak për zbutjen e problemit të varfërisë ndërmjet myslimanëve, pastaj përparimi në fushën ekonomike dhe në atë të financave islame etj.

1. Ergyn Çapan, Një Vështrim Islam mbi Terrorin dhe Sulmet Vetëvrasese, f.11. Prizmi 2004. 2.Po aty, Ergyn Çapan f.11. 3. Kurani, 04 : 32. 4. Kurani, 11:25. 5. Kurani 10:81. 6. Po aty, http://www.harunyahya.com. 22.10.2011. 7. Mahatir Muhamed, Globalizimi dhe Realitet realitet e Reja,Furkan ISM, f.13 Shkup 2010. 8. Ahmet Davutogllu, Kriza Globale, f.115,LogosA Shkup 2005. 9. Po aty, Mahatir Muhamed f.53.

Mr. Ibadete Kosumi- Bryma

# Objektivat e sheriatit islam gjatë historisë (2)

Është logjike që çdo gjë që ka marrë një formë apo trajtë, ka kaluar në disa etapa të zhvillimit të saj. Gjithashtu Mekasidi sikur çdo shkencë tjetër, nuk është shfaqur e tëra, mirëpo ka kaluar në etapa të njëpasnjëshme derisa ka arritur në formën që ka tash.

Dijetarët e hershëm objektivat e sheriatit i kanë pasur parasysh gjithherë e sidomos në momentin e nxjerrjes së dispozitave rreth çështjeve të fikut[1]. Ato i kanë kuptuar nga ajetet Kuranore dhe hadithet e të dërguarit Muhamed a.s.. Në saje të kësaj shohim përvojat e sahabëve[2] të njohur që na tregojnë se ata e shihnin sheriatin jo vetëm si një kompleks rregullash, por gjithashtu si një sistem vlerash, ku çdo rregull e thjeshtë apo specifike manifeston dhe reflekton këto vlera thelbësore.[3]

Mund të themi se zanafilla e shkencës së mekasidit është vetë zanafilla e sheriatit. Me këtë kemi për qëllim se fillimi i kësaj shkence ka qenë bashkë me zbritjen e Kuranit te pejgamberi a.s., ngase çdo dispozitë e sheriatit ngërthen në vete objektiva dhe urtësi për njerëzimin dhe që janë të paraqitura në Kuran dhe sunnet.[4]

Argumente më të qarta se shkenca e Mekasidit e ka fillimin qysh kur ka zbritur Kurani fisnik janë shembujt në vijim:

Vetë misioni i pejgamberit në esencë është mëshirë, mirësi, dobi për mbarë njerëzimin, Allahu xh.sh për të dërguarin Muhamedin a.s. thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat."[5]

2. Kurani fisnik i cili zbriti me objektivin më të fuqishëm dhe më madhor, pra me udhëzimin e mbarë njerëzimit në rrugën e drejtë, Allahu në Kuran thotë: "Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta."[6]

3. Shpallja (vahji) në përgjithësi me Kuran dhe Sunet dhe që e ka pikësynim ngjalljen e mendjes dhe shpirtit dhe përsosshmërinë e jetës në të dy botët, apo thënë më ndryshe: gjallërimin e kësaj bote duke i zbatuar me përkushtim urdhrat e Krijuesit, ndërsa gjallërim për botën tjetër duke shpresuar kënaqësinë e Allahut dhe xhenetin e Tij, Allahu në Kuran thotë: "O ju qe besuat përgjigjjuni (thirrjes së) Allahut dhe të dërguarit të Tij kur ai (i dërguari) ju fton për atë që ju jep jetë."[7]

Megjithatë tradita tekstuale e tre shekujve të parë nuk tregoi shumë interes për këto këndvështrime të thella dhe nuk iu kushtua shumë vëmendje në fazat e hershme të zhvillimit të mendimit ligjor islam, dhe si e tillë përfaqëson më tepër një shtesë të heshtur të trashëgimisë juridike të medhhebeve. Kjo pothuajse vazhdoi kështu deri në kohën e el-Xhuvejnit, pastaj nxë-nësit të tij Gazaliut, pastaj El-Iz bin Abdusselamit, pastaj Shatibiut etj., kohë kjo kur kishte zhvillime domethënëse në formimin e kësaj shkence. Së këndejmi një numër i ndjeshëm dijetarësh të shquar kanë kontribuar në zhvillimin e teorisë dhe të shkencës së mekasidit të sheriatit.[8]

> **Kontribuesit më të mëdhenj në këtë shkencë pa dyshim janë Shatibiu në librin e tij fenomenal "*Muvafekat*", ndërsa në kohën bashkëkohore Muhamed ibn Ashuri në librin e tij *"Mekasidu Sherija el-Islamije"*.**

Mekasidi, si një shkencë bazike e sheriatit me një rëndësi të dukshme për ixhtihadin, fillon të marrë formën e saj falë kontributit të madh të disa dijetarëve të shquar. Ndoshta jo të gjithë ata me të njëjtën dendësi, por çdo kontribut i dhënë prej tyre ka qenë për t'u konsideruar.

Kontribuesit më të mëdhenj në këtë shkencë pa dyshim janë Shatibiu në librin e tij fenomenal "*Muvafekat*", ndërsa në kohën bashkëkohore Muhamed ibn Ashuri në librin e tij "Mekasidu Sherija el-Islamije".

Në vazhdim do t'i përmendim shkurtimisht disa nga dijetarët e

shquar që kanë kontribuar në këtë shkencë duke filluar nga gjeneratat e para. Para së gjithash duhet theksuar se objektivat e sheriatit te sahabët, tabiinët dhe dijetarët e kohërave të tyre kanë qenë prezentë dhe i kanë pasur parasysh[9], ashtu si e kemi përmend dijetarin e njohur Ibrahim Nehaiu dhe të tjerët si vijon:.

Ebu Beker Kafal Esh-shashi, në librin e tij (مَحاسِنُ الشريعة), i cili flet për mirësitë e sheriatit, dobitë, interesat etj., ka vdekur në vitin 365 h.

Abdul-Melik bin Abdullah el-Xhuvejni Imam el-Haramejn (vdiq në vitin 478 h). Libri i tij (البرهان في أصول الفقه), zë vend të rëndësishëm në fillimin e lulëzimit të mekasidit. Ndoshta ishte i pari që klasifikoi mekasidin në tri kategori kryesore, darurijat, haxhijat dhe tahsinijat.

Muhamed bin Muhamed el-Gazaliu në librat e tij: ( المستصفى) dhe (شفاء الغليل), vdiq në vitin 505 h.

Fahrudin err-Rrazi në librin e tij: “ “(المحصول في علم الأصول), vdiq në vitin 606 h.

El Iz bin Abdusselam në librat: (الفوائد في اختصار المقاصد) dhe (قواعد الأحكام في مصالح الأنام), vdiq në vitin 660 h.

Ibrahim bin Musa, Shatibiu i cili vdiq në vitin 790 h., shkroi librin e tij: (الموافقات في أصول الشريعة), i cili konsiderohet si libri bazik i mekasidit.

Gjithashtu objektivave të legjislacionit islam rëndësi të veçantë i kanë kushtuar edhe dijetarët bashkëkohorë siç janë: Muhamed Tahir ibn Ashur, Ilal el-Fasi, Muhamed Seid Ramadan el-Buti, Jusuf el-Kardavi, Muhamed Gazali, Taha Xhabir Ulvani, Vehbi Zuhejli, Muhamed Zuhejli etj[10].

Në përfundim mund të ndajmë në tri etapa ecurinë e shkencës së Mekasidit:

Etapa e parë: është koha kur nuk është veçuar me ndonjë sqarim të ndarë në kapituj. Kjo etapë fillon nga koha e sahabëve e deri në kohen e dijetarit Imam El Haramejn.

Etapa e dytë: është koha kur ka filluar të ndahet dhe të dallohet si



kapitull nëpër libra dhe të sqarohet. Kjo etapë fillon nga dijetari Imam el Haramejn deri në kohën e dijetarit El Iz bin Abduselam.

Etapa e tretë: është koha kur fillohet me shkrime dhe libra të veçantë për mekasidin. Kjo kohë fillon nga El Iz bin Abduselam duke vazhduar më pas me Shatibiun, pastaj Ibni Ashurin e kështu me radhë[11].

Rëndësia e njohjes së objektivave

Imam Shatibiu, njëri nga dijetarët që në mënyrë më të hollësishme ka folur për këtë shkencë në librin e tij “Muvafekat”, thotë: ”Allahu nga robërit e tij kërkon që punën e tyre ta kenë në përputhshmëri me legjislacionin e Tij. .... ashtu siç kërkohet nga robi që në veprat e tij të mos kundërshtojë synimin e ligjvënësit (Allahut)…”[12].

Rëndësia e njohjes së objektivave të sheriatit shihet edhe në dobinë e saj për dijetarët: Ibni Ashuri në fillim të librit të tij: ”Mekasidusheriatil-islamije” thotë: “Në këtë libër kam për qëllim të sqaroj objektivat e sheriatit ... që dijetarëve të fesë t’u ofroj një referencë për situata të ndryshme, kur mendimet dhe qëndrimet e tyre nuk përputhen, kur kohërat ndryshojnë. Kështu që të pakësohet mospajtimi ndërmjet dijetarëve, të ushtrohen pasuesit e tyre për paanshmëri gjatë zgjedhjes së qëndrimeve, të dobësohet flaka e fanatizmit dhe përçarjes, të drejtohen njerëzit kah e vërteta, të ndihmohen myslimanët në situata të vështira kur ndërlikohen çështjet dhe kur situatat e ndryshme kërkojnë përgjigje”[13].

Shtrohet pyetja se njohja e shkencës së Mekasidit a është e rëndësishme vetëm për muxhtehidin apo edhe për njerëzit e rëndomtë?

Dijetari i njohur ibni Ashuri thotë: “Nuk është e nevojshme për çdo njeri njohja e hollsishme e shkencës së Mekasidit duke e pasur parasysh se kjo shkencë është prej shkencave më precize dhe njeriu i rendomtë ka të drejtë ta njohë sheriatin pa e njohur shkencën e mekasidit... ndërsa dijetari gjithsesi duhet ta njohë këtë shkencë[14].

Jo secili nga ne mund t’i njohë rrënjësisht objektivat e sheriatit e pastaj t’i percaktojë secilën në vendin e vet e të gjykojë sipas tyre. Ky gjykim u takon vetëm dijetarëve të cilët, me tërë potencialin e dijes që kanë, mundohen të arrijnë deri te nxjerrja e dispozitave dhe deri te njohja e synimeve. Natyrisht kjo

shkencë është e dobishme për çdo mysliman, ndërsa për ta njohur këtë nuk mjafton vetëm shkenca e Usulit por gjithsesi duhen njohur edhe shkenca të tjera të ixhtihadit.

Duhet theksuar gjithashtu se disa studiues të shkencave islame mendojnë se objektivat e legjislacionit islam janë pjesë e pandashme e Usul–fikhut, madje disa nga dijetarët e konsiderojnë si bazë të saj[15].

Në vazhdim do të cekim disa grupe duke sqaruar rendësinë e njohjes së shkencës së Mekasidit.

Rëndësia e njohjes se Mekasidit nga ana e muxhtehidit, gjykatësit, prijësit[16].

Muxhtehidi gjithsesi duhet ta njohë këtë shkencë për të arritur deri te kuptimi i drejtë i Kuranit fisnik dhe i sunetit të Muhamedit a.s.. Gjithashtu në Ixhma (konsensus) mundet të ndodhë që një dispozitë të dihet vetem atëherë kur dihet objektivi i saj, dhe në Kijas (analogji) mundet të ndodhë po e njëjta gjë. Gjithsesi Mekasidi kontribuon për ndriçimin e rrugës së muxhtehidit në njohjen dhe nxjerrjen e dispozitave të sheriatit, qofshin ato bazike, primare apo sekondare nga burimet e jurisprudencës islame. Ashtu si i ndihmon për kuptimin e drejtë të Kuranit dhe të sunetit, i ndihmon edhe për realizimin e qëllimeve gjatë zbatimit të tyre. Në rast të mungesës së ajetit Kuranor apo Hadithit për ndonjë çështje juridike, njohja e mekasidit luan rol të rëndësishëm për orientimin e muxhtehidit në nxjerrjen e dispozitave nga burimet e tjera të sheriatit.

Po ashtu edhe gjykatësi duhet të vendosë para syve këta objektiva dhe t'i njohë mirë në mënyrë që ta ndriçojë rrugën dhe të gjykojë me drejtësi.

Edhe udhëheqësi duhet të ketë njohuri rreth kësaj shkence, madje shumë dijetarë e thirrës mendojnë se sjelljet e prijësit janë të ndërlidhura me realizimin e interesave të njerëzve[17].

Duke parë rëndësinë e njohjes së shkencës së Mekasidit për studiuesit e fesë, po i përmendim disa dobi të njohjes së Mekasidit:

Njohja e përgjithshme e sheriatit dhe perceptimi i drejtë i tërësisë së islamit, paraqet përgatitjen e tij në zbërthimin e dispozitave dhe realizimin e tyre në mënyrën më të mirë dhe më të dobishme për njeriun.

Studimi i Mekasiditi sqaron qëllimet e pastra dhe të shëndosha, të cilat i proklamon sheriati në çdo dispozitë, gjithashtu kupton qëllimet fisnike me të cilat kanë ardhur pejgamberët dhe janë zbritur librat e shenjtë. Kjo i shton studiuesit bindjen në shpalljen hyjnore, dashurinë në thëniet profetike, praktikimin e fesë së tij dhe qëndrimin në rrugën e drejtë.

Njohja e Mekasidit ndihmon për krahasimin e çështjeve dhe për zgjedhjen e asaj që është në përputhshmëri me qëllimet e sheriatit duke u afruar kah e mira dhe duke iu shmangur së keqes.

Njohja e shkencës së Mekasidit paraqet qëllimet në të cilat duhen thirrur njerëzit, e bën vizionar dhe largpamës në mënyrat dhe në metodat për t'ia sjellë të dobishmen shoqërisë.

Rëndësia e njohjes së Mekasidit nga ana e thirrësve dhe edukatorëve.[18]

Një rregull na thotë: "Atë që nuk e posedon, nuk mund t'ia dhurosh dikujt tjetër".

Nuk mund ta edukosh dikë dhe t'i japësh njohuri atij kur ti vetë nuk i posedon ato. Pikërisht thirrësit dhe edukatorët janë njerëz të cilëve u nevojitet kjo shkencë dhe sa u përket atyre është e domosdoshme, siç e kemi sqaruar edhe më lart. Me njohjen e këtyre objektivave, ata njohin thelbin e sheriatit në përgjithësi. Kështu ata bartin një detyrë të shenjtë me anë të së cilës ndihmojnë për realizimin e interesave të përgjithshme të njerëzve dhe për largimin e së dëmshmes nga ta, përmes kësaj arrijnë deri te kënaqësia e Allahut dhe te lumturia në këtë botë e te shpëtimi në botën tjetër.

Rëndësia e njohjes së mekasidit mga të gjithë myslimanët dhe jomyslimanët.[19]

Dihet, pra, se çdo mysliman është mirë të ketë njohuri rreth kësaj shkence. Me njohjen e saj myslimani arrit ta largojë çdo dyshim që ka në mendimet e tij e sidomos në kohën kur ne jetojmë në mesin e shumë rrymave të ndryshme, që, me tërë potencialin që kanë, mundohen t'i veshin Islamit petkun e mashtrimit, gjë që absolutisht nuk i përket.

Ndërsa sa u përket jomyslimanëve, pajisja e tyre me njohuri rreth Mekasidit dhe Islamit në përgjithësi u jep mundësi që të binden dhe ta pranojnë pastërtinë e Islamit dhe ta përqafojnë edhe vetë. Ka shumë njerëz që kanë pranuar Islamin kur i kanë mësuar këta objektiva.

*1. Nurud-din bin Muhtar El Hadimi, Ilmul Mekasidi esh-sheriati, sh.b. Mektebet Ubejkan-Rijad 2001, (f. 55). 2. Ilmu El-Mekasidi esh-sheriati, (f. 54-55). 3. Ilmu El-Mekasidi esh-sheriati, (f. 53-54). 4. Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Edileti esh-Sher'ijeti, (f. 41- 45). 5. Surja El Enbija ( 107). 6. Surja El Isra (9). 7. Surja El Enfalë (24). 8. Shiko http://www.erasmusi.org/afisho_temat.php?f=169 Qendër studimore fetare, marrë nga Muhamed Hashim Kemali, profesor i Ligjit në Universitetin Ndërkombëtar Islamik të Malajzisë. 9. Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Edileti Esh-sherijeti, (f. 44- 45). 10. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f.15-18), Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Edileti Esh-sherijeti, (f. 41-73). El Iz bin Abduselam, Elfevaid fi Ihtisar El Mekasid Ev El Kavaid Es–Sugra, sh.b. Dar El Fikr El Muasir - Liban dhe Dar El Fikr – Damask, Botimi i I 1996, (f. 14-18). Ilmu el-Mekasidi esh Sheriati (f. 56-61); http://www.erasmusi.org/afisho_temat.php?f=169. 11. Mekasidu Esh-sheriati el-Islamijeti ve Alakatuha bil Edileti Esh-sherijeti (f. 72-73). 12. Ebu Is'hak bin Ibrahim bin Musa bin Muhamed Esh Shatibi, El Muvafakat, sh.b. Dar Ibni Affan, Huber - Saudi, botimi i parë 1997 (v 3, f 23-24). 13. Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 165). 14. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti ( f. 188). 15. Muhamed Bekr Ismail Habib, Mekasidu Esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen, sh.b. Davetul Hakk 2006. (f. 110). 16. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 183-188): Muhamed Zuhejli, Mevsuatu Kadaja Islamije Muasire, sh.b. Dar El Mektebi Damask, 2009, (v.5\ f. 632-633), Mekasidu Esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen, (f. 115-119). 17. Mevsuatu Kadaja Islamije Muasire, (v. 5\ f. 631-632), Mekasidu Esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 119-122). 18. Mekasidu Esh-Sheriati Tesilen ve Tef'ilen (f. 122-125). 19. Mekasidu sheria tesilen tefilen (f. 125-130).*

Nabeel Al-Azami

# Udhëheqja sipas Muhamedit a.s.

## 11 Cilësitë që ndryshuan botën

Pushteti ka një aftësi të çuditshme që t'i ndryshojë njerëzit, sjelljet dhe veprimet e tyre, që në një formë tregon (zbulon) diçka për karakterin e tyre. Pushteti i vendosur mbi një karakter të dobët e korrupton atë absolutisht dhe nga ana tjetër, nuk mungojnë fare njerëz me karakter të dobët që kërkojnë dhe përvetësojnë udhëheqje dhe pushtet.

### Njeriu dhe pushteti

Çfarë lloj udhëheqjeje (lidershipi) duam të shohim sot dhe pse kaq shumë udhëheqës mbesin prapa pritjeve tona? Ndërsa vuajmë pasojat e udhëheqjes së dobët në mbarë botën, gjithnjë e më shumë shtrohen pyetje rreth atyre që janë në pushtet.

Abraham Lincoln[1] në thënien e tij të famshme, tha: "Mbase të gjithë njerëzit mund të ballafaqohen me situata të pafavorshme, por nëse dëshironi ta provoni karakterin e një njeriu, jepini atij pushtet!"

Ka diçka në lidhje me pushtetin që ndikon më shumë se çdo gjë tjetër në gjendjen e njeriut. Pushteti ka një aftësi të çuditshme që t'i ndryshojë njerëzit, sjelljet dhe veprimet e tyre, që në një formë tregon (zbulon) diçka për karakterin e tyre. Pushteti i vendosur mbi një karakter të dobët e korrupton atë absolutisht dhe nga ana tjetër, nuk mungojnë fare njerëz me karakter të dobët që kërkojnë dhe përvetësojnë udhë-heqje dhe pushtet.

Pushteti mund të jetë në forma dhe në mënyra të ndryshme. Nuk është vetëm politik ose organizativ, por gjithashtu mund të jetë ekonomik, financiar, shoqëror, madje edhe fetar. Secili pushtet i posapërmendur mund ta testojë karakterin tonë, e nëse mendoni se pushteti fetarë nuk e teston karakterin e dikujt, atëherë gaboheni.

**korrupsioni është i lidhur ngushtë me padrejtësinë, shtypjen, shpërndarjen e padrejtë të pasurisë, si dhe humbjen e jetës midis tragjedive të tjera. Në të vërtetë, në një mjedis të korruptuar, të gjitha parimet bazë të ligjit islam që duhet patjetër të ruhen, janë nëpërkëmbur.**

Një person njëherë përshkroi udhëheqësin si një njeri të sinqertë, shoku i tij e pyeti: "Deri në ç'masë i sinqertë?" Kështu, mbetet për t'u pyetur nëse karakteri i të gjithëve ka një çmim.

### Bota në kërkim të liderit të dëshiruar

Është e qartë, në kohën të cilën jemi duke jetuar, bota është duke kërkuar udhëheqje më të mirë, qoftë në 'Lindje' apo 'Perëndim'. Pakënaqësitë e përhapura gjithandej globit ndaj udhëheqjes së korruptuar dhe të padrejtë, si dhe humbja e besimit ndaj udhëheqësve dhe institucioneve, qartësisht mund të shihen (lexohen) përmes medieve si dhe në shoqëri në përgjithësi

Indeksi i Perceptimit të Korrupsionit[2] nga 'Transparency Inter-national' me qendër në Gjermani, është institucioni që më së shumti në botë pranohet si referencë për matjen e korrupsionin në mbarë botën. Në fund të çdo viti, afër 180 kombe/shtete radhiten sipas nivelit (të ulët apo të lartë) të korrupsionit.

Është me rëndësi të veçantë, sepse korrupsioni është i lidhur ngushtë me padrejtësinë, shtypjen, shpërndarjen e padrejtë të pasurisë, si dhe humbjen e jetës midis tragjedive të tjera. Në të vërtetë, në një mjedis të korruptuar, të gjitha parimet bazë të ligjit islam[3] që duhet patjetër të ruhen, janë nëpërkëmbur. Përpos thirrjeve islame në lidhje me ndershmërinë, përgjegjësitë financiare, respektimin e kontratave, etj. por edhe duke u bazuar në ajetin më të gjatë kuranor (El Bekare, 282) i japin rëndësi të veçantë kësaj teme.

Nëse hedhim një vështrim rreth vendeve islame, disa prej tyre janë duke treguar progres në këtë drejtim, por në përgjithësi situata është shqetësuese dhe dëshpëruese.

## Si mund të ndryshohet kjo?

Përgjigjja është: me lidership/ udhëheqje të mirë.

Nevoja për një udhëheqje më të mirë nuk u adresohet vetëm vendeve islame, por është një nevojë globale. Fjalët e Martin Luther King JR tingëllojnë të vërteta, kur ai i dëshpëruar dënesi me zë të lartë se si përparimet tona shkencore dhe teknologjike e kanë tejkaluar (lënë pas) përparimin tonë njerëzor dhe atë shpirtëror duke thënë: "Ne kemi arritur t'i dirigjojmë predhat (raketat), ndërsa kemi devijuar njeriun."

Sidoqoftë, kjo anatemë me të cilën ballafaqohen njerëzit në mbarë botën, nuk është për shkak të mosekzistimit të diturisë se çka e bën një udhëheqës të mirë. Kur John Adair[4] e pyeti ish-kryeministrin britanik Jim Callaghan nëse ai kishte studiuar lidership, përgjigjja ishte: "Unë nuk kam studiuar, dhe mbase nëse do të kisha studiuar, unë mund të kisha qenë një udhëheqës më i mirë."

Prandaj ekziston një nevojë urgjente për edukim, arsimim dhe trajnim të liderëve aktualë dhe të atyre në ardhje e sipër të të gjitha niveleve se si të bëhemi udhëheqës më të mirë, nëse dëshirojmë të kemi organizata, shoqëri, apo një botë më të mirë për të gjithë. Nga shumë cilësi, kualitete për të cilat mund të edukohen udhëheqësit, më i rëndësishmi është integriteti[5], që nënkupton mbjelljen e etikës në karakterin e udhëheqësve.



**Kur kemi parasysh liderin më të madh të gjitha kohërave, emri i Muhamedit a.s. del në ballë, jo vetëm në sytë e myslimanëve në mbarë botën, por edhe në sytë e studiuesve dhe historianëve jomyslimanë si Michael Hart.**

Citimi në fillim të artikullit nxjerr në pah se si udhëheqësit e shquar si presidenti Lincoln e kuptuan rëndësinë e karakterit dhe integritetit kur njeriu futet në arenën e lidershipit. Ka shumë pak udhëheqës që kanë arritur ta mishërojnë këtë. Por në mesin e atyre që u shënjuan nga madhështia për shkak të integritetit të tyre në historinë e fundit, përfshijnë të ngjashmit si Nelson Mandela, Mahatma Gandhi, Martin Luther King Jr., Malcom X etj.

## Historia e lidershipit

Udhëheqja është temë diskutimi aq e vjetër sa edhe vetë njerëzimi. Nëse (lidershipi) nuk ka qenë i njohur me këtë emër më herët, sigurisht që ishte një realitet. Besimet abrahamike e njohin krijimin e Ademit a.s. (njeriut të parë), gjithashtu si udhëheqësin e parë në historinë e njerëzimit.

Që nga krijimi i tij, nga pasardhësit e tij, kanë dalë shumë udhëheqës, disa të mirë (sipas natyrës së Habilit) dhe disa të tjerë që kanë mbetur shumë prapa për të qenë të dëshiruar (sipas natyrës së Kabilit).

Historia ka prodhuar një bollëk udhëheqësish, ndër shkrimet e hershme që përpiqen të shpjegojnë udhëheqjen përfshijnë; Sun Tzu (me veprën e tij, Arti i Luftës[6]) dhe Niccolo Machiavelli (me veprën, Princi)[7] në mesin e të tjerëve. Filozofët grekë nga Platoni e deri tek Aristoteli gjithashtu kontribuuan me ide të cilat ndikojnë në udhëheqje deri në ditët e sotme. Gjithashtu punime të ngjashme mund të gjenden edhe në traditat kineze dhe ato arabe, nga Konfuci[8] deri tek Imam Ghazali[9] dhe Ibn Halduni.

Por, kur kemi parasysh liderin më të madh të gjitha kohërave, emri i Muhamedit a.s. del në ballë, jo vetëm në sytë e myslimanëve në mbarë botën, por edhe në sytë e studiuesve dhe historianëve jomyslimanë si Michael Hart, i cili renditi Muhamedin a.s. me numër një në librin e tij "100 Personat më me Ndikim në Histori".

Ne jemi të vetëdijshëm që udhëheqja ishte e rëndësishme për Muhammedin a.s., në thënien e tij të famshme, thotë: "Secili prej jush është bari dhe është përgjegjës për kopenë e tij"- (Buhariu dhe Muslimi).

Profetët e mëdhenj gjatë një faze të jetës së tyre kanë qenë barinj. Nga kjo nënkuptohet që detyra e bariut ka qenë një proces i trajnimit të rëndësishëm që i ka ndihmuar profetët që pastaj t'i udhëheqin njerëzit. Thënia profetike e lartpërmendur na mëson se përveç profetëve të mëdhenj, në një mënyrë ose tjetër, ne të gjithë jemi barinj. Në një hadith tjetër që ka të bëjë me udhëheqjen, Muhamedi a.s. tha: "Kur tre janë në udhëtim, ata duhet ta emërojnë një si udhëheqës" – (Ebu Davud)

Kjo është magjepsëse pasi tregon se edhe në një grup të vogël, ku përndryshe mund të mendohet se udhëheqja nuk është e nevojshme, porositë profetike si dhe këshillat islame, udhëzojnë për emërimin e udhëheqësit.

## Cilësitë dhe kualitetet e udhëheqësit

Sidoqoftë, çfarë lloj udhëheqësi duhet të kërkojë njeriu të jetë? Cilat janë cilësitë dhe kualitetet e udhëheqjes që u ilustruan dhe praktikuan nga Muhamedi a.s.?

Duke u bazuar në analizat që kemi bërë rreth Sirës së Muhamedit a.s., si dhe integrimin e punës së studiuesve të shumtë në mbarë botën, me theks të veçantë atë të John Adair – profesorit të parë në botë për lidership, i cili shkroi librin 'Udhëheqja sipas Muhamedit (a.s.)'[10] në vitin 2011, kemi identifikuar një listë gjithëpërfshirëse prej mbi 50 cilësi udhëheqëse të Profetit a.s.

Pastaj në mënyrë kritike i rishikuam të gjitha këto 50 cilësi në mënyrë që t'i përzgjedhim 10 cilësitë kryesore. Pas filtrimit të gjerë, ndërlidhjes dhe ekzaminimit të listës kundrejt dëshmive të bazuara në historinë Profetike, arritëm në [11] cilësi, duke u pajtuar që secila ishte jetike, dhe kështu do të formonte listën tonë përfundimtare, si në vijim:

1) Integriteti dhe Mirëbesimi;
2) Vizioni;
3) Guximi;
4) Kompetenca;
5) Drejtësia Gjithëpërfshirëse;
6) Vendosmëria Pragmatike;
7) Udhëheqja me Shembull;
8) Urtësia Praktike;
9) Fleksibiliteti;
10) Mëshira dhe Ngrohtësia;
11) Inteligjenca Shpirtërore dhe Emocionale

Nuk është aspak e vështirë të gjesh përplot shembuj të cilësive të mësipërme në jetën e Profetit a.s.

Integriteti i tij u formua që në moshë të re duke pasur parasysh shfaqjen e ndershmërisë dhe vërtetësisë së tij në marrëdhëniet me të gjithë. Gjatë mosmarrëveshjes për gurin e zi, kur i riu Muhamedi a.s. hyri brenda, krerët e Mekës deklaruan 'Al-Amin ka ardhur' dhe e pranuan atë si ofruesin e tyre të zgjidhjes.

Vizioni i tij strategjik doli në pah gjatë traktatit të Hudejbijes kur ai hartoi një marrëveshje me Mekasit, për të cilën pasuesit e tij u ndien të zhgënjyer në një afat të shkurtër, por në planin afatgjatë u pa që Meka u çlirua.

Guximi i tij ishte i dukshëm gjatë çdo beteje dhe çdo periudhe sfiduese me të cilën përballej populli i tij. Një natë gjatë periudhës medinase, shokët u zgjuan nga një zhurmë e frikshme dhe me zë të lartë. Ndërsa dolën me kujdes nga shtëpitë e tyre për të parë se çfarë po ndodhte, ata panë që ishte një kalë pa kontroll, por fatmirësisht dikush i guximshëm kishte dalë me shpejtësi dhe e kishte sjellë kalin të qetësuar. Nuk doli të ishte askush tjetër përveç të guximshmit Profetit a.s.

Muhammedi a.s. mishëroi kornizën kuranore 'el-kaui uel emin', në mënyrë që fuqia, kompetenca, dhe aftësia të jenë në të njëjtën kohë së bashku me besueshmërinë. Në disa raste shohim njerëz të mirë, por që nuk janë të aftë, ndërsa nga ana tjetër njerëz kompetentë, por që nuk janë gjithmonë të mirë. Profeti a.s. me shëmbëlltyrën e tij na dëshmoi që nevoja për të dy cilësitë është e domosdoshme.

Ai ishte i njohur si komunikues i aftë që kishte dhuntinë e 'xheuam'ul kelim' – që i mundësonte në mënyrë poetike të thoshte shumë, me pak fjalë. Ai ishte i shkathët me shpatë, kalorës i shkëlqyer, por gjithashtu kishte edhe aftësi praktike për gjërat ditore, prej ndërtimit e deri tek qepja.

Ai ishte plotësisht i paanshëm dhe i drejtë, aq i drejtë sa që gjatë një mosmarrëveshje mes një besimtari dhe një personi hebre, vendosi aktgjykimin në favor të personit hebre, në dritën e provave ekzistuese. Në mënyrë të ngjashme, Muhamedi a.s. nuk pranoi t'u jepte role udhëheqëse shoqëruesve të tij për të cilët mendonte se nuk do të ishin mjaftueshëm të drejtë gjatë udhëheqjes së tyre

Ai ishte një vendimmarrës i përqendruar që hidhej në veprim menjëherë pasi bindej. Ai ishte përkrahës i këshillimit (Shura-s) dhe pranonte ekspertizën e atyre që ishin rreth tij, pastaj do të vendoste dhe të vepronte. Njëherë gjatë përgatitjeve për mbrojtje pasi që kishte veshur parzmoren e tij për një ekspeditë ushtarake, një pasues i tij vuri në pikëpyetje planet rreth lëvizjeve ushtarake. Ai i tha pasuesit të tij, kur një Pejgamber e vë parzmoren e tij nuk ka më kthim mbrapa

Profeti a.s. me një rast tha 'udhëheqësi i një populli është shërbëtori i tyre'. Ai e demonstroi këtë gjatë gjithë jetës së tij nga pjesëmarrja në ndërtimin e xhamisë së tij deri te marrja pjesë në gërmimet gjatë betejës së Hendekut. Ai nuk ishte një udhëheqës i interesave personale, por në shërbim të një kauze të lartë. Kjo u shoqërua me përulësi dhe jetë të thjeshtë. Ai nuk pati fron dhe ulej në mesin e njerëzve si një prej tyre, i tillë që kur vinin vizitorët e huaj, nuk mund ta dallonin nga të pranishmit se cili ishte Profeti a.s.

Ai ishte i urtë dhe praktik në të njëjtën kohë. Një herë një beduin erdhi në xhaminë e Profetit a.s. dhe kur erdhi nevoja, ai filloi të urinojë brenda xhamisë dhe zonës ku faleshin. Natyrisht kjo i zemëroi besimtarët dhe shoqëruesit e tjerë të Profetit a.s., të cilët filluan të marshojnë drejt tij me zemërim. Profeti a.s. ndërhyri, jo vetëm duke ndaluar mundësinë e rrahjes së Beduinit, por në të vërtetë u tha besimtarëve që ta linin Beduinin edhe të përfundojë urinimin!

Ky veprim i tij nuk ishte vetëm i kujdesshëm, por shumë i mençur. Ai kuptoj që ky nuk ishte një akt agresioni, por përkundrazi beduini i thjeshtë nuk dinte asgjë për etikën e xhamisë dhe duhej ta mësonin. Kjo ishte urtësia e mësuesit të madh - Profeti a.s. i cili vazhdoi ta këshillojë beduinin e dalldisur.

Një nga cilësitë më të dukshme të Profetit ishte durimi i tij i jashtëzakonshëm. Për 13 vjet ai duroi abuzim dhe përndjekje nga duart e mekasve, përfshirë kohën kur shokët e tij u rrahën, torturuan dhe në disa raste u vranë. As Profeti a.s. nuk u kursye, duke hedhur të brendshmet e kafshëve mbi te derisa falej. Një nga momentet më të rrezikshme ishte në Taif kur banorët dhe fëmijët e tyre hodhën gurë drejt Profetit të dashur derisa u gjakos shumë.

Krahas kësaj, Profeti a.s. duhej të bënte durim dhe rimëkëmbej përmes këtyre vuajtjeve sidomos duke parë pasuesit e tij të dashur duke u keqtrajtuar rëndë. Forca dhe durimi i tij i brendshëm, u dha ndjekësve të tij forcë dhe durim derisa Zoti ua lehtësoi gjendjen.

Mëshira dhe dashuria ishin me bollëk te Profeti a.s. që në një mënyrë pasqyruan mëshirën hyjnore. Njëherë një fqinje e moshuar, e cila rregullisht



hidhte mbeturina në shtegun e Profetit a.s. u sëmur. Duke parë këtë, Profeti a.s. nuk iu gëzua kësaj situate, përkundrazi tregoi kujdes dhe dhembshuri duke shkuar për ta vizituar dhe për të përrgatitur ushqim për këtë grua të moshuar.

Inteligjenca emocionale ka të bëjë me rregullimin e emocioneve individuale dhe të tjerëve, për të siguruar marrëdhënie të mira me të gjithë. Profeti a.s. na mësoi që edhe 'buzëqeshja është bamirësi', kështu që ai mësoi të reflektojmë emocione pozitive duke e mbajtur veten të lumtur dhe duke i bërë të tjerët të lumtur gjithashtu. Inteligjenca shpirtërore është niveli tjetër nga sfera emocionale. Bëhet fjalë për udhëzimin e vetvetes dhe frymëzimin e të tjerëve drejt një qëllimi final. Nënkupton shfrytëzimin e fuqisë së vlerave në krijimin kuptimplotë të rrugës për arritjen e ndryshimit

Profeti a.s. gjithmonë këshillonte pasuesit e tij që të mos jetojnë një jetë të pakuptimtë dhe bënte thirrje që ata të bëheshin njerëz me cilësi të larta. Njëherë kur një prijës arab i quajtur Thumama Ibn Uthal ishte kapur dhe përgatitej për ekzekutim, për shkak të vrasjeve të panumërta të myslimanëve, Profeti a.s. e befasoi atë me mikpritjen dhe butësinë e tij. Gjatë këtij procesi, disa herë Profeti a.s. i kërkonte

> **'Nëse një sundimtar është i drejtë ... zyrtarët e tij do të jenë të drejtë, por nëse ai është i pandershëm, i shkujdesur dhe kërkues i komoditetit ... nëpunësit që zbatojnë politikat e tij së shpejti do të bëhen të pabindur, përtacë dhe të korruptuar.'**

Thumamas që të hapë zemrën e tij dhe të thotë ndonjë fjalë. Nga prania e Profetit a.s., Thumama ndjeu fuqinë e zemrës dhe prezencës së tij. Ai mund ta kuptonte prezencën e njeriut të madh dhe zemrës së tij. Profeti a.s. më pas e liroi Thumaman pa kushte, por ai gjeti vetën të ngrohur nga qëllimi hyjnor dhe menjëherë deklaroi besimin e tij, pa u thënë shumë fjalë mes tyre. Muhammedi a.s. ishte pak i shqetësuar që t'i fitonte argumentet dhe më shumë i preokupuar me fitimin e zemrave. Kjo pra është inteligjenca spirituale (shpirtërore)

11 Cilësitë (kualitetet) udhëheqëse të Profetit a.s. janë autentike, të përjetshme dhe universale. Kanë qenë të rëndësishme në të kaluarën, janë të domosdoshme në ditët e sotme dhe do të vazhdojnë të kenë rëndësi edhe në të ardhmen. Cilësi që lidhen me nocionin e gjerë islam të zhvillimit të karakterit dhe zhvillimit shpirtëror, që janë me rëndësi kritike për udhëheqësit dhe çelës kundër korrupsionit dhe kurtheve të tjera të pushtetit. Nuk është për t'u habitur nga thënia e Profetit a.s. kur tha: "Më të mirët prej jush janë ata me karakterin më të mirë"

El Gazali, mjeshtër i zhvillimit të karakterit, e kuptoi thellësisht udhëheqjen profetike, gjithashtu nevojën për ta bërë shembull për të gjithë udhëheqësit e tjerë. El Gazali, në këshillën e tij të famshme për sundimtarët tha: 'Nëse një sundimtar është i drejtë ... zyrtarët e tij do të jenë të drejtë, por nëse ai është i pandershëm, i shkujdesur dhe kërkues i komoditetit ... nëpunësit që zbatojnë politikat e tij së shpejti do të bëhen të pabindur, përtacë dhe të korruptuar.'

## Shembuj mbresëlënës

Një ndër ndodhitë më të jashtëzakonshme gjatë historisë së Profetit a.s. gjendet në betejën e famshme të Hunejnit. Është një ngjarje që John Adair e shënon si një shembull mbresëlënës se si janë menaxhuar me integritet kërkesat e shumta të palëve të përfshira.

Hunejni ishte një rast i vështirë dhe sfidues në të cilin Profeti a.s. tregoi gjykim të shkëlqyeshëm, udhëheqje të mprehtë dhe me siguri të gjitha 11 cilësitë udhëheqëse të aplikuara në një ngjarje të vetme. Thuhet: 'udhëheqja është si një qese çaji, ju nuk mund ta dini sa është e mirë derisa të futet në ujë të nxehtë.' Ndërsa në ujin e nxehtë të Hunejnit, Profeti a.s. vërtetoi që ishte udhëheqësi më i madh i të gjitha kohërave

Pas çlirimit paqësor të Mekës, disa fise fqinje u tërbuan nga rritja dhe suksesi i dukshëm i komunitetit mysliman. Në veçanti ishte fisi Beni Hauazin që zgjodhi rrugën e luftës në përpjekje për të shkatërruar myslimanët. Fushë beteja ishte në luginën e Hunejnit afër Ta'ifit, ku rreth 12 mijë myslimanë do të ndesheshin me 4 mijë armiq. Për herë të parë myslimanët ishin më të shumtë në numër (në krahasim me luftën e Bedrit, ku myslimanët ishin më të paktë në numër, por fitues) ku shumë nga radhët e myslimanëve ndiheshin të sigurt, të vetëkënaqur dhe duke menduar se do të jetë një betejë e lehtë. Sidoqoftë, ndërsa myslimanët vendosnin kampin, papritmas u zunë në pritë pasi armiku ishte vendosur më herët nga sa pritej, duke bërë që shumë prej ushtarëve myslimanë të largoheshin (iknin), duke lënë Profetin e guximshëm a.s. në rrezik, pasi ai vazhdoi të qëndronte në vendin e tij para sulmit të radhës. Përderisa Profeti a.s. dhe shokët e tij të palëkundur thirrën myslimanët që kishin ikur të ktheheshin dhe të qëndronin me të,

myslimanët përfun-dimisht rifituan kontrollin dhe e mposhtën fisin Beni Hauazin.

Mësimi që duhet të mësohet për ata që ikën u zbulua në suren "Teubeh" duke na rikujtuar nevojën për të dy fushat, ndërmarrjen e aktiviteteve të nevojshme si dhe mbështetjen tek Allahu xh.sh., dhe mos të supozojmë fitoren vetëm në bazë të elementeve të dynjasë dhe kalkulimeve numerike, por të mbështetemi tek Allahu dhe kërkojmë ndihmë prej Tij, pasi Ai është i vetmi që mund t'ju dhurojë suksesin. Ndihmën dhe bekimin e Zotit mund ta meritojnë vetëm ata që posedojnë karakter të mirë dhe janë të besueshëm.

Pavarësisht se gjendeshin në mjedisin e vështirë të fushë betejës, udhëheqja e shkëlqyer e Profetit a.s. bëhet ende më e dukshme kur vëzhgojmë mënyrën se si ai i menaxhonte palët e ndryshme të interesit dhe emocionet. Për shembull, doli që një nga robërit e zënë në betejë ishte Shejma bint Halima, motra e qumështit e Profetit a.s. e humbur prej kohësh. Fillimisht pretendimi i saj nuk u besua, por ajo kërkoi me ngulm që të takonte Profetin a.s. dhe ai u pajtua. Në fillim nuk e njohu atë, por kur ajo i tregoi shenjën e kafshimit që Profeti a.s. kishte lënë në krahun e saj kur ishin fëmijë, e priti me ngrohtësi dhe shtroi xhyben e tij që të ulen së bashku dhe të bisedojnë. Një shembull i shkëlqyer për ngrohtësi, durim dhe inteligjencë emocionale në mes të ashpërsisë së betejës.

Një moment tjetër përcaktues ishte kur Beni Hauazinët e mposhtur dhe të zënë rob iu lutën Profetit a.s. për mëshirë. Kjo ishte e vështirë për Profetin a.s. të pranonte sepse luftëtarët e tij kishin të drejta të vendosura mbi plaçkën e luftës që përfshinte prenë dhe robërit. Megjithatë siç vëren edhe John Adair, Profeti a.s. gjeti një zgjidhje të pranueshme për të gjithë, duke kërkuar vullnetarë në mesin e shokëve të tij që të dalin para dhe heqin dorë prej së drejtës së tyre të vendosur. Mundësia për shkëmbimin e presë së luftës me mirënjohjen prej Profetit a.s. para shokëve të tyre ishte një ofertë e pa rezistueshme për shumë prej tyre, kështu që kjo i mundësoi Profetit a.s. të pranonte kërkesën e Beni Hauazinëve. Të tjerëve Profeti a.s. u ofroi deve dhe dhi në këmbim të robërve duke i lënë të gjitha palët të kënaqura, një shembull i shkëlqyer i urtësisë, integritetit dhe drejtësisë

Sidoqoftë, disa nga shokët e tij më të ngushtë nga ensarët, mendonin se kishin humbur duke shkëmbyer prenë e luftës me mirënjohjen. Kjo pakënaqësi e vogël arriti tek Profeti a.s. i cili në vend që të injoronte ndjenjat e njerëzve të tij, të cilët përfundimisht u shprehën se tjerët kishin fituar derisa këta kishin sakrifikuar më shumë gjatë betejës. Në këtë rast inteligjenca shpirtërore dhe vizioni i Profetit a.s. doli në pah qartazi kur u kujtoi atyre që derisa të tjerët shkuan në shtëpitë e tyre me deve dhe dhi, ensarët janë ata të favorizuarit që marrin Allahun dhe të Dërguarin e Tij në shtëpi. Shokët e tij qanë prej fjalëve të Profetit a.s. dhe u ndien në siklet nga pakënaqësitë e tyre të mëparshme. Në këtë ngjarje të vetme Profeti a.s. zbatoi gati të gjitha 11 cilësitë, kualitetet udhëheqëse duke zgjidhur sfida të mëdha me integritet të jashtëzakonshëm.

## Përfundim

Pa dyshim, 11 cilësitë udhëheqëse profetike të përmendura më lart e bëjnë një udhëheqës të mirë dhe të denjë. Në të vërtetë personifikimi i vetëm gjysmës së këtyre cilësive do ta dallonte një udhëheqës në vakumin e liderizmit të kohëve të sotme. Kultivimi i këtyre cilësive nuk është i lehtë dhe kjo është arsyeja pse është e vështirë të arrihet udhëheqja e vërtetë.

Prandaj kthehemi tek çështja e karakterit si dhe citimit të presidentit Lincoln në fillim, dhe vërejmë që kjo është pengesa më e madhe e njeriut. Madhështia e njeriut varet prej karakterit dhe cilësive të tij.

Përderisa cilësitë e lartpërmendura të lidershipit kanë referime të qarta në traditën islame, ato janë gjithashtu të natyrës universale, duke i bërë të zbatueshme globalisht dhe të dobishme për çdo udhëheqës mysliman ose jomysliman.

Në mjedisin e sotëm plural, multikulturor dhe multi-fetar, universaliteti është 'pluhur ari', dhe në mënyrë të dëshpëruar paraqitet nevoja e ofrimit të lidershipit përtej besimeve dhe kufijve. Myslimanët duhet të jenë në gjendje të veprojnë si një kandil ndriçues dhe etik në shoqëri, duke iu përmbajtur vlerave profetike dhe universale. Ata duhet të jenë gjithëpërfshirës dhe në gjendje t'u shërbejnë kauzave prej të cilave përfiton shoqëria e gjerë e jo vetëm myslimanët.

Shpeshherë është shtruar pyetja 'ku është Mandela i myslimanëve?' dhe me të vërtetë është pyetje me vend. Tek Mandela gjejmë personifikimin e shumë cilësive profetike udhëheqëse, përderisa përpiqemi të gjejmë udhëheqës myslimanë të cilët kanë madje pak prej këtyre cilësive. Natyrisht ky nuk është vetëm problem mysliman, por i botës në përgjithësi pasi ende nuk është zëvendësuar Mandela me një tjetër të ngjashëm.

Myslimanët besojnë se kurrë më nuk do të ketë udhëheqës si Muhammedi a.s., por assesi nuk mund të thuhet se nuk mund të ketë udhëheqës të denjë si Ebu Bekri, Omeri, Othmani, dhe Aliu (Allahu qoftë i kënaqur me ta). Prandaj, me siguri nuk ka asnjë arsye pse nuk mund të ketë një Mandela tjetër, nëse gjejmë vetën tonë të jemi njerëz të shkëlqyeshëm. Le të personifikojmë shembullin udhëheqës të Muhamedit a.s. dhe t'i lëmë 11 kualitetet, cilësitë udhëheqëse të hapin dhe zbulojnë talentin tuaj. Bota po ju pret!

*Përktheu dhe përshtati: Vehbi Zeqiri - i certifikuar për lidership dhe menaxhment nga Instituti "The City & Guilds of London"*

*1. Presidenti i 16-të i Shteteve të Bashkuara të Amerikës. 2. Corruption Perception Index – German based Transparency International. 3. Maqasid Sheriah. 4. Profesori i parë i lidershipit në botë. 5. Cilësi e të qenit i sinqertë dhe me parime të forta morale - https://www.oxfordlearnersdictionaries.com/definition. 6. The Art of War – Sun Tzu (Gjeneral Kinez, Strateg Lufte, Filozof, Shkrimtar – viti 1250 para erës sonë). 7. The Prince – Niccolo Machiavelli (Diplomat Italian, Politikan, Teoricienë – botuar në vitin 1532). 8. Confucius – Themeluesi i doktrinës Konfucinizmit në Kinë, para dy mijë vjetëve. 9. Ghazali (1059 – 1111) – Personalitet i njohur në Filozofinë Islame. 10. Leadership of Muhammed – John Adair*

Muhamed Ebu Zehra

# Kush ishte Ebu Hanife?

Imam Ebu Hanife lindi në vitin 80 hixhri në qytetin Kufe të Irakut të sotëm. Ai jetoi deri në vitin 150 hixhri kur edhe u nda nga kjo botë. Ai ishte i biri i Thabit ibnu Zuta El-Farisi, çka tregon se ai ishte me prejardhje persiane (nga Irani). Këtë e gjejmë edhe në shumë libra të dijetarëve të besueshëm, ku vërtetohet se ai nuk ishte as nga arabët e as nga babilonasit, por u përkiste persianëve.

## Jeta e hershme e Ebu Hanifes

Ebu Hanife kaloi pjesën e hershme të jetës në qytetin Kufa, ku u edukua dhe jetoi pjesën më të gjatë të jetës. Aty mësoi, po aty veproi si mësues e edukues. Babai i tij ishte një tregtar si dhe një besimtar i sinqertë. Në shumë punime që flasin rreth Ebu Hanifes, gjejmë se babai i tij ishte takuar me Ali ibnu ebi Talibin r.a dhe ky ishte lutur për të dhe për pasardhësit e tij. Ebu Hanife vazhdoi rrugën e babait të tij, edhe ai shkonte në tregje dhe bënte tregti. Në fëmijërinë e hershme të tij ai zuri përmendsh Kuranin të tërin dhe ishte nga ata që praktikonte leximin e shumtë të Kuranit famëlartë. Rrëfehet se Ebu Hanife plotësonte leximin e tërë të Kuranit deri në gjashtëdhjetë herë gjatë muajit të Ramazanit.

## Dijetarët nga të cilët Ebu Hanife zuri diturinë

Ebu Hanife në vendlindjen e tij Kufe mësoi nga shumë dijetarë të shquar të kohës në të cilën ai jetoi. Ai pas disa viteve qëndrimi në qytetin Kufe më pas e lë atë për një periudhë kohore në mënyrë që të vizitonte qytetin e Mekës për të kryer obligimin e Haxhit si dhe për zënien e diturisë. Ai aty ishte takuar me disa nga tabiintë (ata që kishin arritur shokët e Muhamedit a.s.) nga të cilët kishte marrë mësime dhe të cilët kishin nxënë mësim nga Ibn Abbasi r.a.

Rrëfehet në historinë e Bagdadit se një ditë Ebu Hanife kishte hyrë te mbreti i asaj kohe Ebu Xhafer El-Mensur ku gjendej edhe Isa ibn Musa, i cili po i thotë mbretit se ky është dijetari i kohës sot. Atëherë mbreti Mensur e pyet Ebu Hanifën se nga kush kishte nxënë mësimet? Ai iu përgjigj: Nga nxënësit e Omerit r.a, nxënësit e Aliut r.a, si dhe nga nxënësit e Abdullah ibnu Mes'udit, Zoti qoftë i kënaqur me ta.

> **Mbreti Mensur e pyet Ebu Hanifën se nga kush kishte nxënë mësimet? Ai iu përgjigj: Nga nxënësit e Omerit r.a, nxënësit e Aliut r.a, si dhe nga nxënësit e Abdullah ibnu Mes'udit,** *Zoti qoftë i kënaqur me ta!*

Në vijim do te përmendim disa nga dijetaret prej te cilëve Ebu Hanife mori mësimet e tij:

**Hamad ibn ebi Sulejman El-Esh'arij** - Ebu Hanife nga Hamadi mori mësimet në shkencën e fikhut (jurisprudencës), si dhe vazhdoi mësimet me të deri në vdekje.

**Ibrahim En-nah'ij dhe Esh-sha'bij** - Ebu Hanife mësimet në lëmin e fikhut i vijoi po ashtu edhe nga këta dy dijetarë, të cilët kishin mësuar fikhun nga imam Sherih, imam Alkame ibn Kajs, nga Mesruk ibn El-Exhda të cilët morën mësimet nga sahabët e njohur si: Abdullah ibn Mes'ud,



Alij ibn Ebi Talib, Zoti qoftë i kënaqur me ta.

Ebu Muhamed Abdullah ibn El-Hasen ibn El-Hasen - Ebu Hanife ishte nxënës gjithashtu i këtij dijetari nga i cili zuri mësimet në lëmin e Hadithit, ai dallohej me besueshmërinë dhe sinqeritetin e tij.

## Rrethanat kohore në të cilat u ballafaqua Imam Ebu Hanife

Imam Ebu Hanife jetoi kohën në të cilën shteti islam udhëhiqej nga mbreti Abdul Melik ibn Mervan. Gjejmë se Ebu Hanife jetoi pjesën më të gjatë të jetës në kohën e sundimit Emevi, të cilët erdhën në pushtet pas hulefai-rrashidin (Ebu Bekri, Omeri, Othmani, dhe Aliu, radijallahu anhum), dhe pjesën tjetër gjatë sundimit Abasij. Ebu Hanife jetoi në kohën kur shumë grupacione fetare e jofetare kishin filluar të formoheshin, si: El-Havarixh, Esh-shia, El-Kaderije, El-Murxhie, Ed-dehrije (ata që mohonin ekzistimin e Allahut) etj. Gjejmë se Ebu Hanife kishte zhvilluar dialog me 22 nga këto grupacione. Në një rast ai dialogoi me ateistët, atyre ua parashtroi një pyetje e cila kishte të bënte rreth njëshmërisë së Krijuesit, u tha: Çfarë thoni nëse ndokush nga njerëzit ju thotë: Kam parë një anije të stërmbushur me mallra, e cila lundronte në det, të cilën nuk e drejtonte askush. A mund ta pranojë mendja e shëndoshë një gjë të tillë? Ata iu përgjigjën: Jo, assesi një gjë e tillë nuk mund të jetë e mundur. Ebu Hanife po iu drejtohet atyre: I lartësuar është Ai i Cili krijoi dhe nënshtroi çdo gjë. Nëse mendja e shëndoshë nuk pranon lundrimin e anijes në det pa drejtuesin e saj, atëherë, si mund te ekzistojë kjo botë kaq e gjerë me të gjitha bukuritë e saj si dhe me ndryshimin e gjërave përbrenda saj pa pasur drejtuesin dhe mbikëqyrësin e saj.

## Gjërat që bënë

**“Ishte Ebu Hanife njohës i mirë i Fikhut, bujar, i njohur për zemërgjerësinë e tij për çdonjërin që e vizitonte, durimtar në nxënien e diturisë ditë e natë, njëri që heshtte gjatë, fliste pak, nuk fliste veçse nëse i parashtrohej ndonjë çështje rreth hallallit dhe haramit, atëherë ai e sqaronte të vërtetën”.**

El-Fudeil ibn Ijad

## Imam Ebu Hanifen të ndalet në shkencën e Fikhut

Një ditë nxënësi i Ebu Hanifës, Ebu Jusufi e pyeste Ebu Hanifën se ç'e bëri që ta zgjedhte lëmin e fikhut? Imam Ebu Hanife iu përgjigj: Së pari falënderoj Allahun xh.sh., dhe tek Ai mbështetem. Kur vendosa të studioja njërën nga shkencat islame i parashtroja të gjitha shkencat pranë vetes dhe filloja t'i lexoja njërën pas tjetrës. Kështu mendova dhe i bëra pyetje vetvetes nëse merrem me shkencën e Akidës (Besimit) gjeja se të diskutuarit e vazhdueshëm në gjërat me të cilat preokupohet kjo shkence të shpie në dëme dhe përfitimi nga ajo ishte i paktë, kështu e bën njeriun të mos gjejë guximin të flasë hapurazi rreth këtyre gjërave, dhe njeriu do të gjejë veten të ofenduar nga të tjerët, atij do t'i thuhet argumentues dhe folës nga mendja e tij. Më pastaj vazhdoja të hulumtoja e të lexoja në shkencën e letërsisë. Mirëpo në të gjeja se e tërë jeta do të më kalonte duke ua mësuar fëmijëve letërsinë dhe kjo nuk me pëlqente. Më pastaj vazhdoja leximin në shkencën e poezisë dhe vërejta që e tërë ajo shkencë përmban në vete lëvdata e tallje, fjalë e gënjeshtra, si dhe në të njëjtën kohë lojë me fenë. Pas kësaj fillova leximin në shkencën e Kiraeteve (metodologjive të leximit të Kuranit famëlartë) dhe i parashtroja pyetje vetvetes, pasi që ta përfundoj këtë lëmë do të has në vështirësi dhe njerëzit do të lexojnë nga ajo që kam punuar, dhe të punuarit në këtë drejtim nuk ishte fare i lehtë. Kur u ndala në shkencën e Hadithit vërejta se grumbullimi i haditheve të shumta kërkonte jetë të gjatë, në mënyrë që njerëzit të kenë dobi nga puna ime. Po ashtu vura re se njerëzit mund të më akuzojnë si gënjeshtar dhe memorizues i dobët, dhe kjo do të më atribuohet deri në ditën e gjykimit. Në fund zgjodha shkencën e Fikhut, sa herë që thellohesha në të, vetëm më bënte ta doja edhe aq më shumë, kështu që nuk gjeja në të asnjë të metë. Gjithashtu gjeja se të qëndruarit me dijetarë e juristë më bën të përfitoj nga dituria e tyre. Dhe nuk mund të jetë njeriu i përpiktë në kryerjen e obligimeve fetare vetëm nëse ai i përkushtohet këtij lëmi. Gjithashtu obligimet për të dy botërat nuk mund të plotësohen vetëm se me të.

## Lëvdatat e dijetarëve drejtuar Ebu Hanifes

Nuk njeh historia e Jurisprudencës Islame personalitet më të shquar se Imam Ebu Hanifen. Mu për këtë edhe gjejmë Ebu Hanifen të emëruar me titullin Imamu El-A'dham (imami më i dalluar apo imami më i madh). Gjejmë autorë të shumtë të cilët kanë punuar punime të veçanta, të cilat kanë të bëjnë vetëm rreth personalitetit të lartë të Ebu Hanifes. Imam Shafiu për Ebu Hanifen kishte thënë: “Sikur të



thoshte Ebu Hanifja për një gjë se është nga ari, ai do të arrinte ta argumentonte atë." Bashkëkohësi i Ebu Hanifës, El-Fudeil ibn Ijad, i njohur për sinqeritet, thoshte: "Ishte Ebu Hanife njohës i mirë i Fikhut, bujar, i njohur për zemërgjerësinë e tij për çdonjërin që e vizitonte, durimtar në nxënien e diturisë ditë e natë, njëri që heshtte gjatë, fliste pak, nuk fliste veçse nëse i parashtrohej ndonjë çështje rreth hallallit dhe haramit, atëherë ai e sqaronte të vërtetën". Gjejmë bashkëkohësin tjetër të tij i njohur gjithsesi për sinqeritet, Abdullah ibnu Mubarekun, i cili e cilëson Ebu Hanifen si "Truri i Diturisë".

Transmetohet se Imam Ewzaiu, juristi i Shamit, i cili jetoi po në të njëjtën kohë me Ebu Hanifen, i tha njëherë Abdullah ibn Mubarekut: "Kush është ai shpikës për të cilin po flitet në Kufe që quhet Ebu Hanife? Ibn Mubareku i mllefosur nuk iu përgjigj, pas pak ky i fundit filloi t'ia citonte zgjedhjen e disa nga çështjet e ndërlikuara, pasi Evzaiu i dëgjoi disa nga këto gjëra, ibn Mubareku iu drejtua dhe e pyeti atë se kush është thënës i këtyre fjalëve? Ai iu përgjigj: Një dijetar për të cilin kishe dëgjuar në Kufe, me pastaj Evzaiu ia ktheu: Ky vërtet na qenka një nga dijetarët fisnikë, shko dhe merr nga dituria e tij aq sa të mundesh! Në një rast tjetër takohet imam Ebu Hanife me imam Evzaiun në Mekë, ku ata i diskutojnë po të njëjtat gjëra të cilat ibn Mubareku ia kishte treguar Evzaiut më parë. Pasi ata të dy u ndanë nga ajo ndeje, Evzaiu po i thotë Ibn Mubarekut: "Vërtet ia kisha lakminë këtij njeriu, ishte njohës i gjërave dhe mendjemprehtë, e lus Zotin të më falë, vërtet isha gabimtar i hapur, ngase ai ishte plotësisht ndryshe nga gjërat që më kishin treguar për të."

## Vdekja e Ebu Hanifes

Kur flasim për vdekjen e Ebu Hanifes dhe mënyrën se si atë e gjeti vdekja, gjejmë se pasi Ebu Hanife kishte refuzuar propozimin e mbretit Ebu Xhafer El-Mensur që të pranonte postin e gjykatësit suprem në shtet nga frika e përgjegjësisë së madhe, mu kjo bëhet shkak i acarimit të marrëdhënieve ndërmjet Ebu Hanifes dhe mbretit. Më pas gjërat shkojnë deri në atë masë sa mbreti Ebu Xhafer El-Mensur merr vendim për burgosjen e tij. Transmetuesit ndahen në dy mendime rreth asaj se si ai kishte vdekur: Disa thonë se Ebu Hanifen e kishte nxënë vdekja në burg pas torturimeve që kishte pësuar. Ndërsa të tjerët thonë se ai kishte vdekur i helmuar në burg. Mendimi i parë është më afër së vërtetës.

Ja se si e gjeti vdekja Ebu Hanifën. Ai vdiq ashtu siç vdesin të sinqertët e dëshmorët. Dhe ndodhi kjo në vitin 150 hixhri. Për sinqeritetin e Ebu Hanifes flasin edhe momentet e fundit të jetës kur ai porosiste të afërmit e tij që atë ta varrosnin në tokë të pastër, tokë në të cilën mbreti nuk e kishte pronësuar me forcë. Ebu Hanife ishte një personalitet që rrallëherë e kishte përsëritur historia islame. Ai veçohej me dituri të shumtë, me moral të lartë, si dhe me ndikim te gjerë tek njerëzit. Për këtë tregon edhe pjesëmarrja e madhe e banorëve të Bagdadit në varrimin e tij, numri i atyre arrinte deri në 50 mijë vetë. Aty gjendej edhe vetë mbreti Ebu Xhafer El-Mensuri. Është e pamundur të dihet qëllimi i prezantimit të tij, se a ishte shkak personaliteti i lartë i Ebu Hanifes apo për të kënaqur masën, kjo nuk është e mundur të dihet. Sidoqoftë, vdekja e Ebu Hanifes ishte një humbje e madhe për tërë myslimanët. Allahu e mëshiroftë këtë dijetar të madh!

Hasan ibn Amara ka thënë: "Pasha Allahun, ti ishe njeriu më i devotshëm dhe njeriu që e njihte fenë më së miri në kohën tonë, i kishe të gjitha tiparet e një njeriut të madh, ishe aq i madh saqë askush pas teje nuk do ta arrijë madhësinë tënde (në dituri dhe në fe)."

*(Burimi: Imam Muhamed Ebu Zehra, Ebu Hanife hajatuhu we asruhu--arauhu we fikhuhu, daru el-fikr el-arabij).*

*Përshtati nga gjuha arabe: Dr. Berat Hashani*

Ma. Muzaqete Kosumi

# Koha e kaluar me fëmijët vlen çdo sekondë

Pejgamberi a.s, pyet një djalë të ri se kush është njeriu që ishte me të. Djaloshi u përgjigj se ishte babai i tij. Atëherë i dërguari i Allahut e këshilloi: Mos ec para tij, mos e shaj, mos u ul para tij dhe mos e thirr në emër."

Në fund të jetës suaj, nuk do të pendoheni që nuk keni kaluar një test tjetër, që nuk keni fituar një vendim tjetër, ose që nuk e keni mbyllur edhe një marrëveshje tjetër. Ju do të pendoheni për kohën që nuk keni kaluar me bashkëshortin, me fëmiun, me prindin, ose me një mik. (Barbara Bush)

Prindërit duhet të gjejnë rastin dhe kohën të luajnë me fëmijët e tyre, siç ka bërë Muhamedi a.s. Ai shfrytëzonte çdo rast, për të mësuar fëmijët si të kenë sjellje të mirë dhe si të sillen ndaj prindërve të tyre. Kështu Ebu Hurejre transmeton hadithin ku: "Pejgamberi a.s, pyet një djalë të ri se kush është njeriu që ishte me të. Djaloshi u përgjigj se ishte babai i tij. Atëherë i dërguari i Allahut e këshilloi: Mos ec para tij, mos e shaj, mos u ul para tij dhe mos e thirr në emër."

Gjithashtu, ka thënë, paqja qoftë mbi të: "Në parajsë gjendet një shtëpi, që quhet shtëpia e gëzimit. Aty do të hyjnë të gjithë ata që kanë ditur t'i gëzojnë fëmijët."

Koha e kaluar me fëmijët nuk ka të bëjë me sasinë, por me cilësinë

Është e rëndësishme që prindërit të kalojnë kohë cilësore me fëmijët. Në këtë botë me ritme të shpejta, ne duhet të bëjmë hapësirë për fëmijët tanë dhe t'u sigurojmë që ne kujdesemi për ta dhe do të jemi atje gjithmonë si shtylla mbështetëse. Ata kanë nevojë për dashurinë, mirësinë dhe forcën tonë, në mënyrë që ata të ndihen të sigurt dhe të kenë besim në veten e tyre.

Çdo nënë e di rëndësinë e kohës së kalimit me fëmijët në baza të rregullta. Por duke e vënë këtë në praktikë nuk është aq e lehtë. Sikur është krijuar përshtypja se nëse një nënë punon nuk do të ketë kohë të mjaftueshme për të kaluar me fëmijët e saj. Kjo, gjithsesi mund të jetë njëra prej arsyeve, por jo e vetmja.

Unë mund të jem një nënë në shtëpi dhe të jem e shkëputur nga fëmijtë e mi, ashtu siç mund të jem një nënë që punon dhe ende mund të kaloj momente kuptimplote me fëmijët e mi çdo ditë. Nuk ka të bëjë me të pasurit kohë për fëmijtë e mi. Gjithçka ka të bëjë me gjetjen e kohës për ta. Dhe duke qenë emocionalisht në dispozicion për të luajtur me ta dhe për të ndërtuar atë lidhje të fortë mes nesh.

Unë jam e vetëdijshëm se edhe nëse jam në shtëpi nuk mund të jem në dispozicion të tyre gjatë gjithë kohës. Sepse ndonjëherë unë jam shumë e lodhur për të luajtur e ndonjëherë e zënë me punët e shtëpisë, ndonjëherë e zënë me mysafirët e shtëpisë, e ndonjëherë me shitblerjen etj.

Por ajo që unë mund të bëj çdo ditë është të gjej një kohë për t'u lidhur me ta. Për ti bërë ata të qeshin, për të luajtur së bashku, për të lexuar një tregim, etj. T'ua bëjë të ditur se sa shumë i dua dhe sa të çmuar janë këto momente me ta, për mua. Qëllimi është të kalojmë kohën e lirë që kemi me fëmijët tanë, në një mënyrë produktive dhe pozitive. Të përdorim çdo pjesë të kohës së lirë, të cilat mund të përfshijnë kohën kur ngasim veturën ose kohën në çfarëdo mjet udhëtimi, me fëmiun tonë në shkollë dhe mbrapa, ose kur ata kthehen nga shkolla dhe ende nuk janë ulur për të filluar detyrat e shtëpisë. Ne mund të argëtohemi duke përgatitur darkë së bashku dhe duke larë enët më pas. E gjithë kjo nuk duhet të bëhet brenda





një dite dhe mund të zgjerohet gjatë gjithë javës, si dhe në fundjavë.

'Ajo që ka rëndësi është intensiteti, jo shuma e kohës së kaluar me fëmijët. Është mirë që njëzet minuta në ditë të kalohen me lojë. Koha cilësore, për fëmijët nuk është koha e kaluar në aktivitete të shtrenjta apo të mahnitshme. Është thjeshtë koha e përbashkët për të bërë disa aktivitete së bashku, ndërtimi i punëve krijuese, leximi i përrallave, bisedat etj. (Neuropsikiater Giovanni Bollea)

## Koha që prindërit kalojnë me fëmijët e tyre

Vlerësimet e kohës që prindërit shpenzojnë me fëmijët e tyre kanë ndryshuar shumë (p.sh. Lamb, Pleck, Charnov dhe Levine, 1985), veçanërisht si rezultat i përkufizimeve të ndryshme operacionale të përfshirjes së prindërve. Një përkufizim i tillë kategorizon sasinë e kohës që prindërit shpenzojnë me fëmijët e tyre duke dalluar ndërveprimin, qasjen dhe përgjegjësinë direkte (McBride & Mills, 1993).

Ndërveprimi ose angazhimi i drejt-përdrejtë tregon se prindërit janë duke u angazhuar në aktivitete me fëmijën e tyre (p.sh., duke pasur një diskutim). Në të kundërt, aksesueshmëria tregon se prindi është në dispozicion të fëmijës, nëse prindi duhet të jetë i nevojshëm (p.sh., fëmija është duke shikuar televizor në një dhomë ndërsa prindi po përgatit darkë në një dhomë tjetër). Përgjegjësia përshkruan shkallën në të cilën prindi merr përgjegjësinë për fëmijën (Lamb, 1986) dhe siguron kujdesin e fëmijës (Lamb et al., 1985). Ky koncept supozon se prindi po bën më shumë sesa thjesht "ndihmesës" (Phares, 1996, fq.10).

## Çfarë mund të bëj me fëmijën tim

- shiqoj dhe lexoj libra e pastaj i bashkëbisedoj ato
- i mësoj vjersha në gjuhën amtare, tregime, këngë dhe përralla
- punët shtëpiake, p. sh përgatitni ushqim, gatuani ose edhe pastroni së bashku
- ushtroj talentin e dorës, p. sh mbajtjen e lapsit në dorë dhe përdorimin e gërshërëve
- e dërgoj fëmijën që të vizitoj vende të ndryshme: në muze, qytet, fshat, kopsht zoologjik, bibliotekë e tjera
- i tregoj për farefisin, për vendlindjen dhe për gjërat që kanë ndodhur në të kaluarën,
- bisedoj për ndodhitë e ditës, hobit, dhe për shokët e fëmijës

Gjithashtu bisedoj me fëmijën për të gjitha çfarë bëj dhe çfarë po shoh, kështu fëmija vazhdimisht mëson gjëra dhe fjalë të reja.1

## Shpirti shërohet duke ndenjur me fëmijët

Shpirti shërohet duke ndenjur me fëmijë, thoshte Dostojevski. Kurse Viktor Hygo në vitet e pleqërisë kaloi një depresion shumë të thellë. Vetëm kur shihte mbesën e mitur, buzëqeshte vetiu dhe ndihej më mirë. Kalimi i kohës së bashku është i dobishëm për prindërit dhe fëmijët.

Në prani të bebeve që lozin e buzëqeshin të gjithë ndihemi mirë, çelemi në fytyrë dhe gati-ga-ti instiktivisht ndjejmë dëshirë t'i ledhatojmë a të belbëzojmë fjalë në trajta fëmijërore. E natyrshme, mund të thuash, fëmija është e nesërmja jote, e ardhmja e familjes, vazhdimi i fisit e më gjerë. Si e tillë fëmija është antidoti më i mirë për idenë e vdekjes dhe bashkudhëtarët e saj: ankthi, pesimizmi, stresi etj.

Me sa duket lindim të programuar t'i duam të vegjlit dhe bashkë me ta jetën, ripërtëritjen e saj. Dhe s'di të thuash, është kjo një rastësi, një mister si shumë mistere të tjera, që na shoqërojnë nga lindja në vdekje, apo është diçka që buron logjikshëm nga realiteti i gjërave.[2]

*1. https://vaestoliitto-fi-bin.directo.fi/@Bin/20047801eb7b37416cabdfd4da9a5274/1561109162/application/pdf/1716945/A-PAINOalbania.pdf.*
*2. http://rrjetat.com/shpirti-sherohet-duke-ndenjur-me-femije-thoshte-dostojevski/*

# Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e BI-së së Prishtinës dhe atë të Podujevës

Më 2 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami i BIRK-ut, Sabri ef. Bajgora dhe nga drejtori financiar, dr. Islam Hasani, kanë vizituar Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës dhe atë të Podujevës. Në këto dy takime u diskutua për situatën pas pandemisë globale Sars-COV-2 dhe për muajin e Ramazanit, që sapo e lamë pas. Me këtë rast, Myftiu Tërnava u shprehu falënderime të gjithë imamëve dhe nëpërmjet tyre të gjithë xhematit që janë angazhuar që gjatë kësaj periudhe të ndjeshme që të ndihmojnë sa më shumë njëri-tjetrin. Ai falënderoi posaçërisht imamët për angazhimin që kanë treguar gjatë muajit të Ramazanit, pavarësisht rrethanave të krijuara. "Nuk kemi mundur që t'i realizojmë projektet që ishin hartuar për t'u bërë në Ramazan, por jemi munduar që të jemi prezentë si asnjëherë më parë në xhemat e opinion nëpërmjet emisioneve për çdo ditë të përgatitur nga Kryesia dhe ka pasur emisione përherë"- ka thënë Myftiu Tërnava. Gjatë këtyre takimeve, Myftiu Tërnava, theks të veçantë i kushtoi edhe suksesit të shoqatës humanitare bamirëse "Bereqeti", e cila ka arritur gjatë muajit të Ramazanit me aksionin "Sofra e Ramazanit 2020". Ai përmendi synimin e kësaj shoqate e që ishte sigurimi i 10 mijë pakove ushqimore me produkte ushqimore dhe higjienike, por që falë bamirësve donatorë, e vullnetmirëve , kjo shoqatë arriti që të shpërndante më shumë se 25 mijë pako. Gjatë këtyre takimeve po ashtu është diskutuar edhe për sfidat e ndryshme me të cilat përballen këta dy Këshilla të Bashkësisë Islame. *(R.S).*





# Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e BI-së së Ferizajt dhe atë të Gjilanit

Më 5 qershor 2020, në kuadër të vizitave nëpër këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, ka vizituar Këshillin e Bashkësisë Islame të Ferizajt dhe atë të Gjilanit. Gjatë këtyre dy takimeve, Myftiu Tërnava u informua për situatën nga pandemia Sars-COV-2 dhe për muajin e Ramazanit. Myftiu Tërnava në radhë të parë shprehu falënderime ndaj të gjithë imamëve që janë angazhuar që gjatë kësaj periudhe të ndjeshme të ndihmojnë sa më shumë besimtarët. Ai falënderoi të gjithë imamët për angazhimin që kanë bërë gjatë muajit të Ramazanit pavarësisht rrethanave të krijuara. Në veçanti ai falënderoi xhematin që ka respektuar të gjitha rekomandimet që kësaj pandemie t'i zvogëlohet hovi. "Edhe pse të gjithë kemi treguar një përkushtim të pashoq gjatë muajit të Ramazanit për familjet tona, të gjithë e ndiejmë një zbrazëti shpirtërore, sepse nuk kemi qenë me xhemat dhe ne kishim paraparë që shumë aktivitete të bëheshin gjatë Ramazanit dhe asnjëherë





nuk mendonim që do të shfaqej kjo sëmundje vdekjeprurëse Sars-COV-2, që goditi tërë botën, andaj falënderoj imamët, kryetarët e këshillave të BI-së, administratën për angazhimin e punën që kanë bërë bashkë me Kryesinë e BIRK-ut dhe respekt të veçantë edhe për xhematin që u tregua shumë i dëgjueshëm ndaj këshillave të Kryesisë për të respektuar protokollin e sëmundjes"- tha Myftiu Tërnava. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e BI-së së Dragashit

Më 8 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, Ayhan ef. Beqirin, i shoqëruar nga kryeimami i Këshillit Xhafer ef. Fejziu dhe sekretari i Këshillit Nail ef. Halimi. Myftiu Tërnava falënderoi KBI-në e Dragashit për punën e tyre gjatë periudhës së pandemisë Sars-COV-2, e në veçanti për kontributin dhe angazhimin në aksionin "Sofra e Ramazanit 2020". Nga ana e tij, kryetari i Këshillit, Ayhan ef. Beqiri e njohu



Myftiun Tërnava me punët dhe me angazhimet e Këshillit të Dragashit, për jetën fetare, si dhe për planet e Këshillit për një të ardhme më të mirë të të gjithë besimtarëve myslimanë të kësaj ane dhe njëherit falënderoi Myftiun Tërnava për ndihmën dhe për mbështetjen që i jep KBI-së së Dragashit dhe jetës fetare atje. *(B.Z)*

## Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Turqisë, z. Cagri Sakar

Më 10 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin e Republikës së Turqisë në Kosovë, z. Cagri Sakar, i shoqëruar nga këshilltari për Çështje Fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Sabri Akën. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin Sakar për vizitën dhe në veçanti për ndihmën dhe për mbështetjen e pakursyer që shteti turk u ka ofruar shtetit tonë, institucioneve të vendit dhe popullit të Kosovës në kohë të vështira pandemie. Ambasadori Sakar, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe vlerësoi lart kontributin dhe rolin e Bashkësisë Islame të Kosovës që ka pasur në këtë kohë të vështirë pandemie, duke u dalë në ndihmë besimtarëve dhe qytetarëve në nevojë nëpërmjet shoqatës humanitare "Bereqeti".

Gjatë takimit u diskutuan edhe çështje të ndryshme që kanë të bëjnë me bashkëpunimin në fusha të ndryshme e në veçanti në ruajtjen e trashëgimisë kulturore. *(R.S)*



# U mbajt akademi përkujtimore me rastin e kalimin në ahiret të hoxhës Mustafë ef. Dervisholli (1939-2020)




Më 10 qershor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës organizoi akademi përkujtimore me rastin e kalimit në ahiret të Mustafë ef. Dervishollit, ish-drejtorit financiar i Kryesisë. Kjo akademi u mbajt në amfiteatrin e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë dhe në të morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, familjarë, bashkëpunëtorë, kolegë, përfaqësues të këshillave të BI-së, studentë, shokë etj. Në fjalën e tij drejtuar të pranishmëve, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, përshëndeti dhe falënderoi të gjithë të pranishmit për praninë në aktivitet që mbahej me rastin e kalimit në Ahiret të imamit tonë të shquar e njëkohësisht edhe udhëheqësit e drejtuesit shumëvjeçar të sektorit të financave në Kryesinë e BI-së së Kosovës, Haxhi Mustafë ef. Dervishollit. Myftiu Tërnava më pas tha se Haxhi Mustafa i përket brezit të parë të nxënësve të Medresesë së Ulët të Prishtinës, ku pati fatin e mirë që të merrte mësime dhe të edukohej nga myderrizi i njohur i lëndëve fetare Bajram ef. Agani, myderrizi i Kuranit hfz. Ishak Saiti dhe profesori i gjuhës shqipe Haki Krasniqi, të cilët pa dyshim se lanë gjurmët e tyre në formimin e mëtejmë të Haxhi Mustafës. “Për Haxhi Mustafën mund të flitet e të shkruhet shumë, por më lejoni që të konstatoj se ai ishte shembull i një imami e misionari të devotshëm, shembull i një atdhetari e udhëheqësi të shquar, i vendosur e me integritet të lartë moral e profesional, një model që gjithsesi duhet ndjekur nga gjeneratat e reja. Haxhi Mustafa e deshi xhaminë, u vu në shërbim të saj dhe të xhematit, iu përkushtua dhe u shërbeu Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saj. Ai e deshi edhe vatanin e tij dhe për këtë dashuri ai u angazhua dhe punoi me tërë potencialin e tij’- tha Myftiu Tërnava. Në këtë akademi të pranishmëve me një fjalë iu drejtua ish sekretari i Kryesisë së BIRK-ut Resul ef., Rexhepi, bashkëkohaniku i tij, Hajrullah ef. Hoxha dhe nga KBI-ja e Gjakovës, ku i ndjeri kishte punuar më se dy dekada, Esat ef. Rexha, këta evokuan kujtime nga jeta dhe vepra e mulla Mustafës. “Mulla Mustafë Dervisholli posedonte cilësi të larta morale-njerëzore. Për nga natyra ishte një njeri i urtë, i devotshëm, dinjitoz, i matur si në fjalë ashtu në veprime. Ai ishte gjithashtu njeri serioz, korrekt, i sinqertë dhe modest. Si i tillë askënd nuk e provokonte e as nuk e ofendonte me fjalë, si dhe nuk e përgojonte askënd dhe nuk e xhelozonte. Ai ka qenë mikpritës i madh, bujar dhe bamirës. Ishte i vendosur dhe i pakompromis kur bëhej fjalë për drejtësinë dhe për parimet islame, si dhe kritik kundër ateizmit dhe dukurive negative në shoqëri”-tha bashkëkohaniku i tij, Hajrullah ef. Hoxha. “Tek ai kam gjetur shumë vlera dhe karakteristika që përbënin personalitetin e hoxhës sonë. Këto vlera e bënin atë personalitet të kompletuar e të nderuar gjithandej ku jetoi dhe veproi. Ishte një medreseist i zellshëm, një imam shembullor, nëpunës i përkryer, aktivist i shquar, në radhën e atyre që iu përgjigjën zërit të atdheut sa herë që ai e kërkoi. Një qytetar pedant dhe i saktë, punëtor fetar e kombëtar, i palodhshëm edhe sakrifikues i çmuar dhe i nderuar”- tha ish-sekretari i Kryesisë së BIRK-ut Resul ef., Rexhepi. Në emër të KBI-së së Gjakovës një fjalë rasti mbajti sekretari Esat ef. Rexha. Hoxha ynë kishte pamje elegante dhe sjellje përkëdhelëse që ta mbushte zemrën dashuri për të. Karakteri i tij serioz bënte që ai natyrshëm të merrte vëmendjen e dëgjuesit. Ai ishte një njeri me karakter të fortë, me një shikim depërtues deri në brendësinë e bashkëbiseduesit dhe sjellje të matur,- tha sekretar i KBI-së së Gjakovës, Esat ef. Rexha. Në emër të familjes përshëndeti i biri i rahmetliut, Bunjamin Dervisholli, i cili falënderoi Myftiun Tërnava për organizimin e kësaj akademie përkujtimore për rahmetliun. Duanë e hatmes, e cila ishte lexuar për shpirt të të rahmetliut, e bëri Jahir ef. Beqiri. *(R.S).*

# Fjala e h. Resul Rexhepit, mbajtur në akademinë përkujtimore për H. Mustafa ef. Dërvishollin

*Të nderuar të pranishëm,*
*Shkëlqësia juaj, fort i nderuar Myfti ef.,*
*E nderuar familje e Haxhi Mustafë ef. Dervishollit,*
*I dashur Benjamin,*
*E nderuar zonja Lutfije,*
*Ju bashkëpunëtorë, shokë dhe miq të rahmetliut,*

Vëllezër dhe motra të pranishëm!

Me rastin e kalimit të h. Mustafës në botën e amshueshme, me kërkesë të organizatorit, jam privilegjuar, mbase më drejtë do të thosha jam sfiduar që të mbaj një fjalë rasti, për ish-nxënësin e gjeneratës së parë të Medresesë së Ulët të Prishtinës, për hoxhën, imamin, nëpunësin shumëvjeçar të Bashkësisë Islame, për bashkëpunëtorin, kolegun dhe mikun tim shumë të nderuar, haxhi Mustafë efendi Dervishollin, i cili para pakë ditësh na la ne, për t'iu bashkuar shumicës së njerëzve të mirë në botën tjetër.

Të nderuar të pranishëm!

Pasi për shumicën prej jush rruga jetësore dhe vepra e Haxhi Mustafasë është e njohur dhe aspekte të saj u përmendën këtu nga parafolësit e mi, unë nuk do të ndalem në të dhënat biografike të tij, por do t'i përmend vetëm disa vlera të tij dhe disa karakteristika që i kam gjetur te haxhi Mustafa gjatë njohjes time të gjatë me të.

Njohja nga afër dhe miqësia ime me Haxhi Mustafanë daton që nga viti 1978, pra që nga atëherë kur unë sapo kisha nisur punën në medrese, për të vazhduar më pastaj për vite e dekada të tëra derisa rahmetliu ndërroi jetë.

Në gjithë këtë rrugëtim të përbashkët e shumëvjeçar, në personalitetin e Haxhi Mustafës kam gjetur të gërshetuara shumë vlera të dëshmuara dhe të gjithanshme, që e bënin atë një personalitet të kompletuar e të nderuar gjithandej ku jetoi dhe ku veproi.

Ai ishte një medreseist i zellshëm, një imam shembullor, nëpunës i përkryer, aktivist i shquar i radhëve të atyre që iu përgjigjen zërit të



Atdheut sa herë që ai e kërkoi, një qytetar pedant e i saktë, një punëtor fetar e kombëtar i palodhshëm e sakrifikues, i nderuar nga të gjithë ata që prore i ka nderuar, nga familja, nga institucionet në të cilat punoi, nga bashkëpunëtorët, nga shoqëria dhe nga koha në të cilën jetoi. Ai ishte një njeri që me tërë qenien ka punuar për përparimin fetar e kulturor e të gjithmbarshëm të vendit dhe popullit të tij.

Haxhi Mustafa, ka nderuar dhe respektuar edhe alimin edhe intelektualin, edhe plakun edhe të riun, edhe shokun edhe mikun, edhe xhematliun edhe qytetarin, sepse vetëm i nderuari të nderon, e i tillë ishte rahmetliu ynë. Ishte kënaqësi dhe nder që të ishe në një mexhlis, në një odë apo të ecje rrugës bashkë me Haxhi Mustafën, sepse ai ishte gjithmonë i nderuar dhe kishte vendin e vet në mesin e të gjithë këtyre që përmenda.

Haxhi Mustafa i ndikuar nga myderrizët e nderuar të tij në medrese dhe më pastaj edhe nga hoxhallarët kolegë të tij, po edhe nga literatura që kishte shfrytëzuar, do të mbahet në mend për njohjen dhe për qëndrimet e tij shumë parimore si praktikues i denjë i "Ehli synet vel xhamaa"-tit dhe i medhhebi hanefi, një ekzemplar shembull për të tjerët. Ai ishte një pasues i denjë i hoxhallarëve të hershëm që e këndonin Kuranin me atë mekamin e tyre tradicional e karakteristik, i këndimit të Mevludit dhe i salavateve, ilahive e kasideve për Pej-gamberin a.s. me atë zërin e tij të hollë e depërtues, të cilit s'mund t'i rezistonte as edhe dëgjuesi më indiferent.

Qëndrimi i tij burrëror, parimor dhe gjithnjë i mbështetur në parime fetare, bënte që ai të ishte shumë refuzues e rezistues ndaj padrejtësive, shpeshherë në formën që vetëm Haxhi Mustafës i ka pasur hije.

Ai ishte një falënderues dhe mirënjohës i madh ndaj begative dhe të mirave që ia kishte dhënë Allahu. Haxhi Mustafa, vërtet, ishte "shumë mirënjohës për nimetet e dhuruara nga Allahu (xh.sh.)."

Nuk mundem që me këtë rast të mos ju rikujtoj një hadith të Pejgamberit (a. s.), ku ka thënë:

"Dy sy nuk do t'i prekë zjarri i Xhehenemit: syrin i cili qan nga frikërespekti ndaj Allahut dhe syrin i cili rri zgjuar duke u angazhuar në rrugë të Zotit."

E po, ne që e kemi njohur Haxhi Mustafën, që të gjithë e dimë dhe jemi dëshmitarë se ai me imanin e patundur dhe atdhedashurinë e zjarrtë që ka pasur, me virtytet e brumosura në personalitetin e tij prej besimtari të kompletuar, bën pjesë në radhët e atyre që i përmend Pejgamberi)a.s. në hadithin e tij.

Të nderuar të pranishëm!

Një njohje dhe miqësi mbi katër dekadash, është e pamundur dhe nuk ka se si të përfshihet në këta minuta e aq më pak në një fjalë në akademi përkujtimore, prandaj më lejoni që, para se ta përmbyll këtë

fjalë timen për Haxhi Mustafën, të them vetëm edhe një gjë.

Ditën kur ndërroi jetë Haxhi Mustafa dhe më pas, qytetarë të ndryshëm gjithandej Kosovës, duke njohur afërsinë time me të, më kanë marrë në telefon për të më shprehur ngushëllime dhe për të më dhënë gajret, duke përmendur secili prej tyre ndonjë përshtypje, karakteristikë a veti të Haxhi Mustafës, ashtu siç e kanë njohur atë. Ndërkaq, ata që më merrnin prej jashtë Prishtinës, kryesisht intelektualë profilesh të ndryshme, pothuajse që të gjithë e përmendnin një fakt të vetëm: Se kur kishin qenë studentë në vitet e ‘90 mezi kishin gjetur një vend, madje edhe duke u falur në shkallët e drunjta që çonin në mahfilin e sipërm brenda xhamisë së Çarshisë këtu në kryeqytet, vetëm e vetëm për të dëgjuar ligjëratat plot motiv e shpresë, të zjarrta e atdhetare të Haxhi Mustafës, që për kohën kur Kosova gjendej nën okupimin serb, ishin më se të nevojshme dhe shumë të dobishme.

Me qenë dikush rob i mirë i Zotit, nuk është aspak e lehtë, e kur një rob i tillë kalon nga kjo botë në botën e amshueshme, Pejgamberi (a.s.) thotë se për të qajnë dy vende: vendi ku robi është falur (sepse më nuk shkon aty për t’u falur) dhe vendi në qiell atje ku kanë shkuar veprat e robit (sepse nuk ka mundësi më të shkojnë aty vepra të tij të tjera). Të gjithë jemi dëshmitarë se rahmetliu i tillë ka qenë-el abdu s-salih!

Duke e përmbyllur këtë fjalë timen në këtë akademi përkujtimore, dua të them se, në rend të parë, familja, farefisi i gjerë, miqtë, kolegët, xhemati, shoqëria jonë në përgjithësi, me kalimin në botën tjetër të Haxhi Mustafës, kanë humbur shumë; por dhembja nuk duhet të na bëjë të harrojmë, sepse kemi pasur fatin e rrallë që ta njohim një prind, një familjar, një të afërm, një mik, një koleg, një hoxhë, një atdhetar dhe një pjesëtar të shoqërisë sonë me emrin dhe punën e të cilit krenohemi që të gjithë.

Prandaj, e lusim të Madhin Zot që ai të ketë shkuar në vend ma të mirë sesa vendi nga i cili ka shkuar, ta radhisë në radhët e: "të tillët do të jenë së bashku me ata që Allahu i shpërbleu: (me) pejgamberët, besnikët e dalluar, dëshmorët dhe me të mirët", dhe ta mëshirojë e ta gradojë me xhenetin Firdeus

Nuk mundem, me këtë rast, ta përmbyll këtë fjalë timen, më mirë sesa me fjalët e të Madhit Zot, i Cili në Kuranin Famëlartë thotë: "O shpirt i qetësuar! Kthehu te Zoti yt i kënaqur (për vehte) e kënaqës (për Zotin)! Hyr mes robërve të Mi! Dhe hyr në Xhenetin Tim!

## Fjala e Hajrullah ef. Hoxhës, mbajtur në akademinë përkujtimore për H. Mustafa ef. Dërvishollin

Në klasën e parë të vitit shkollor 1951-52 në Medresenë e Ulët “Alauddin” në Prishtinë, e cila porsa ishte hapur, ishin regjistruar një numër i madh i nxënësve, mirëpo për shkaqe të ndryshme klasën e katërt kishin arritur ta përfundonin vetëm shtatëmbëdhjetë nxënës. Në mesin ë këtyre nxënësve kishte qenë edhe tashmë i ndjeri Mulla Mustaf Dërvisholli . Shumica dërrmuese e këtyre nxënësve kishin qenë nga treva e Llapit, ngase ishte treva më fetare në gjithë Kosovën. Në lidhje më këtë, drejtori dhe myderrizi kryesor i kësaj medreseje më një rast në orë të mësimit na pati thënë: “ Sikur të mos ishte Llapi medreseja pati me na u mbyllë shkaku i mungesës së nxënësve”. Nga kjo gjeneratë kishin arritur të regjistrohen në medresenë e Sarajevës për ta vazhduar shkollimin vetëm pesë nxënës, ndërsa mulla Mustafa, me gjithë dëshirën e madhe për të vazhduar shkollimin, nuk kishte pasur mundësi e as kushte.

Ndërkaq në klasë të parë të vitit shkollor 1955-56 në Medresenë “Alauddin” në Prishtinë u regjistruan dy paralele. Në paralelen “A” u regjistruam ne që ë kishim kryer gjimnazin e ulët ku do të mësonim vetëm lëndët fetare, ndërsa në paralelen “B” u regjistruan ata që e kishin kryer shkollën fillore katërvjeçare, ku, përveç lëndëve fetare, do të mësonin edhe lëndët e gjimnazit të ulët. Andaj me mulla Mustafën për herë të parë jemi takuar në fillim të vitit shkollor 1955-56 në Medresenë “Alauddin” në Prishtinë dhe ai, më qëllim për të mësuar sa më shumë për çështje të fesë, ishte regjistruar edhe ai në paralelen “A”. Pas një kohë të shkurtër duke ia pëlqyer sjelljet dhe veprimet njëri-tjetrit, filluam të shoqëroheshim ndërmjet vete dhe, gjatë katër vjetëve sa kemi mësuar së bashku në një klasë, kemi qenë dy shokë të ngushtë, të dashur dhe të pandarë. Një shoqëri e tillë nuk u ndërpre më përfundimin e medresesë “Alauddin” , por zgjati edhe për gjashtë dekada, përkatësisht gjatë tërë jetës sonë. Pas përfundimit të vitit të katërt të medresesë, unë më katër shokë të tjerë nga paralelja “B” u regjistruam në vitin shkollor 1959-60 në medresenë



e Gazihusrevbeg në Sarajevë, ku i vazhduam mësimet edhe për katër vite të tjera. Ndërkaq shokët e tjerë të paraleles “A” pasi posedonin aftësi të mjaftueshme profesionale u bënë imamë në vendet e ndryshme. Kështu mulla Mustafa në vitin 1960 ishte emëruar imam në xhaminë “Alauddin” që gjendej në oborr të medresesë. Ai ishte Imami i parë nga gjenerata e parë e nxënësve të medresesë pas luftës së dytë botërore si dhe imami më i ri më moshë në tërë Bashkësinë Islame në Prishtinë. Derisa ishte vetëm, ai banonte në

dhomën e xhamisë, ndërsa pasi u martua, në mungesë të mjeteve materiale për të paguar qiranë e banesës, ishte vendosur të burri i motrës së tij Rexhep Menxhiqi në Prishtinë, asi të ardhurat mujore të imamëve në atë kohë kanë qenë aq të pakta sa nuk u dilnin për të mbuluar as nevojat elementare të jetës, kësht babait të tij i duhej shpeshherë t'i sillte nga shtëpia e tij artikuj të ndryshëm ushqimorë. Pas një periudhe më tepër së trivjeçare, përkatësisht në korrik 1963 ai u detyrua që të shkonte me detyrë në Gjakovë si sekretar- arkëtar i Këshillit të Bashkësisë Islame dhe imam xhamie. Ai si një kuadër jo i vendit për të punuar në Gjakovë në atë kohë nuk e ka pasur aspak lehtë për shumë arsye: Gjakova në atë kohë është trajtuar si zonë e rrezikshme kufitare, ka pasur mjaft hoxhallarë të aftë, kanë qenë të përhapura sekte të ndryshme të tarikateve dhe komunizmi ka qenë më i theksuar sesa në qytetet etjera të Kosovës. Mirëpo, falë urtësisë, sjelljeve të tij korrekte dhe njerëzore, brenda një kohë të shkurtë ai kishte arritur të ishte i mirëpritur dhe i respektuar nga të gjitha strukturat e popullatës së Gjakovës me rrethinë. Një nderim dhe autoritet të tillë ai e kishte arritur dukë i respektuar hoxhallarët e dalluar të Gjakovës dhe duke u shoqëruar më njerëzit esnaf- burrat me autoritet të qytetit si dhe me intelektualë të mirëfilltë. Në fillim, ai ishte vendosur tek kuriri i Vakëfit Isa Bokshi në një vend të ngushtë ndërsa më vonë, kur u lirua një shtëpi e vjetër e Vakëfit, ai e bëri meremet vetë dhe u vendos më familje. Në pranverën ë vitit 1964, Kryesia e Bashkësisë Islame ma propozoi detyrën e imamit në xhaminë e Deçanit. Pasi kishte kaluar gati një vit nga diplomimi im në medresenë e Sarajevës dhe nuk më ishte ofruar ndonjë vend pune më i përshtatshëm, u detyrova të shkoja. Më kujtohet si sot kur kam shkuar për ta falur xhumanë ë parë në një vend ku nuk e njihja askënd dhe as nuk më njihte askush. Mirëpo për fat, duke u kënduar ezani i xhumasë, arriti kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islamë të Gjakovë Hfz. Fahri ef. Ilazi me sekretarin e tij, mulla Mustafë Dervishollin. Ardhja e tyre ishte një mbështetje morale, si për mua ashtu edhe për xhematin, ngasë ata na prezantuan dhe na njohën ne me njëri-tjetrin. Në anën tjetër, si unë, ashtu edhe mulla Mustafa, u gëzuam pa masë ngase na u dha rasti për t'u takuar ndërmjet vete si dy shokë të ngushtë të mëhershëm dhe për të punuar në kuadër të një këshilli të Bashkësisë Islame. Gjatë qëndrimit tim pesëvjeçar në Deçan si imam, përveç takimit në rastin e mbledhjeve zyrtare, unë shpeshherë kam shkuar të mulla Mustafa në shtëpi, ndërsa ai tek unë ka ardhur më rrallë, sepse ishte i zënë më punë të zyrës. Ai ka qenë mikpritës jashtëzakonisht i madh dhe bujar, ka pasur rast kur më ka ndalur me zor te ai dhe për dy net. Gjithashtu, edhe më rastin e ardhjes së përfaqësuesve të Bashkësisë Islame ose Shoqatës së Ulemave nga Prishtina për ndonjë mbledhje, ai asnjëherë nuk i ka lëshuar pa u dhënë drekË në shtëpinë e tij. Në ato raste, bashkë me ta, e thërriste Hfz. Fahri efendiun si kryetar të Këshillit dhe mua si shok të ngushtë. Edhe pas transferimit tim me detyrë në Mitrovicë, ku qëndrova më tepër së 14 vjet, me mulla Mustafën lidhjet tona shoqërore nuk i kemi ndërprerë. Ndërsa në disa raste ka qenë i ftuar edhe nga xhumati i Mitrovicës në mevlude shkaku i zërit të tij melodik dhe këndimit të bukur të Kuranit dhe mevludit. Këto raporte të mira shoqërore me të, pas kalimit tonë me detyrë dhe me banim në Prishtinë në vitet e 80 të shekullit të kaluar, i vazhduam edhe për katër dekada të plota. Përkatësisht dy dekada e gjysmë sa ishim duke punuar dhe një dekadë e gjysmë pas shkuarjes sonë në pension. Andaj, përveç takimeve ditëve të punës, ngase i kishim zyrat në një ndertesë dhe shkuarje e ardhje të kohëpaskohshme te njëri-tjetri, për çdo vit jemi thirrur në iftare mes vete me një rreth të ngushtë të shokëve dhe i kemi shkuar njëri-tjetrit në shtëpi bajrameve për urim. Me mulla Mustafën gjithashtu kemi shkuar bashkë në shumicën e rasteve, si në varrime e në të pame, ashtu edhe në mevlude në Prishtinë e më gjerë.

Mulla Mustafa ka një kohë të gjatë që ka vuajtur nga sëmundja e sheqerit dhe nga një ftohje e thellë në mushkëri, e përcjellë më koll, sidomos dimrit. Para më tepër së një vit e gjysmë ai u detyrua të shtrohej në një spital në Stamboll, ku qëndroi dy- tre muaj dhe pati një operacion në zëmër. Pas kthimit të tij në shtëpi shëndeti filloi t'i përmirësohej, por me ngadalësim dhe filloi të dalë në xhami për faljen ë namazit të xhumasë. Por, kohëve të fundit shëndeti filloi gjithnjë e më tepër t'i përkeqësohej dhe më 22 maj 2020 pas kohës së iftarit ndërroi jetë. Varrimi i tij u bë natën e madhe të Fitër-Bajramit, më 23 maj 2020 në vendlindjen ë tij në Obrançë. Namazin e xhenazës ia fala unë, ngase ma pati lënë amanet sa ishte gjallë, dhe si shoku i tij më i ngushtë i fola disa fjalë për jetën dhe veprën e tij. Edhe pse ishte kohë pandemie Covid -19 dhe lëvizjet ishin tejet të kufizuara, në varrim të tij mori pjesë në numër jashtëzakonisht i madh i xhematit si dhe i disa hoxhallarëve nga Podujeva, Prishtina, Prizreni, Gjakova, Peja etj. Gjithashtu për tre ditë rresht sa ka zgjatur e pamja pa ndërprerë vinin grupet e njerëzve për ta ngushëlluar familjen dhe farefisin e tij. Mulla Mustafë Dërvisholli posedonte cilësi të larta morale, etike dhe njerëzore. Ai ishte njeri i urtë, i devotshëm, dinjitoz, i ndershëm, i sinqertë dhe modest. Gjithashtu ai ishte njeri serioz, korrekt dhe i matur si në fjalë ashtu edhe në veprime. Si i tillë, ai nuk e provokonte e as nuk e ofendonte askënd më fjalë dhe nuk e përgojonte e as nuk e xhelozonte askënd. Mulla Mustafa ka qenë mikpritës i madh, bujar dhe bamirës i dalluar. Ai ka qenë i vendosur dhe i pakompromis kur bëhej fjalë për parimet islame dhe për drejtësia dhe kritik i ashpër kundër ateizmit dhe dukurive negative në shoqëri. Ai e kritikonte haptazi, si në xhami, ashtu në xhemat, propagandën kundër fesë e në veçanti propagandën antiislame, cila bëhej më anë të mjeteve të informimit në mes viteve 70-80 të shekullit të kaluar.

Në aspektin e besimit, mulla Mustafa ka qenë i udhëzuar, i bindur dhe i paluhatshëm në rrugën e drejtë të Ehli-Suneti-vel-Xhematit, ndërsa në aspektin e veprimit ishte zbatues i përpiktë i medhhebit Hanefi. Si I tillë ai ka qenë kundër jo vetëm sekteve të tarikateve, por edhe kundër lëvizjeve antimedhhebore dhe antihanefiste, ngase i konsideronte të dëmshme dhe përçarëse si të radhëve të imamëve ashtu edhe të xhematit. Mulla Mustafën e brengoste çështja e Islamit dhe e myslimanëve në përgjithësi. Ai ka qënë respektues i përpiktë i institucioneve dhe i organeve të Bashkësisë Islame dhe dëshironte që ato të jenë sa më mirë të organizuara. Gjithashtu ai ka qenë dashamir i imamëve dhe dëshironte që ata të jenë sa më të bashkuar e jo të përçarë ndërmjet vete. Ai i respektonte dhe u jepte përparësi hoxhallarëve që ishin më të moshuar se ai ose më të shkolluar edhe nëse ishin më të rinj. Andaj, edhe pse kemi qenë moshatarë, asnjëherë nuk ka hyrë para meje në tubime në xhemat dhe as nuk është ulur më lart se unë, si dhe nuk ka folur para së të flisja unë. Madje edhe kur kam insistuar për t'i dhënë përparësi, ai nuk pranonte duke thënë me modesti: "Nuk prij para teje, sepse ti je më hoxhë sesa unë dhe di shumë më tepër sesa unë". Gjithashtu ai i donte dhe i respektonte intelektualët që ishin fetarë siç ishin dr. Musa Gashi, dr. Adnan Shabani, dr. Ferid Agani, dr. Muhamed Mustafa etj. Madje në disa raste edhe i ftonte në iftar bashkë me ne. Si imam shumëvjeçar i Xhamisë së Qarshisë, ai me xhemat ka pasur raporte të mira në përgjithësi, ndërsa më qytetarët e vjetër në veçanti. Mulla Mustafa ka qenë iniciator, organizator dhe shkaktar kryesor për ndërtimin e xhamisë së bukur me minare në fshatin e tij Obrançë, si dhe për objektet e tjera përcjellëse për nevojat e xhematit.

Përveç patriotizmit fetar, mulla Mustafa ka qenë i brumosur edhe me ide patriotike, kombëtare dhe atdhetare. Ai, si i ri, në vitet '60, duke qenë imam në xhamin e "Alauddin" it, ishte takuar me veprimtarin e shquar të çështjes kombëtare, Adem Demaçin dhe me shokët e tij dhe kishte marrë pjesë në mbledhjet e tyre. Këto ide patriotike ai i ka dëshmuar si me fjalë ashtu edhe me vepra gjatë jetës së tij. Andaj ai e urrente ideologjinë komuniste dhe udhëheqësit e saj shqiptarë duke i konsideruar si kundërshtarë të fesë dhe si shkaktarë kryesorë të mosbashkimit kombëtar. Ai e donte kombin dhe atdheun në bazë të parimeve islame e jo në kundërshtim më to dhe jo sipas ideologjisë marksiste-leniniste. Përkatësisht e donte kombin dhe atdheun, por mbi të gjitha e donte fenë. Pas demonstratave të vitit 1981 e sidomos në prag të viteve '90 të shekullit të kaluar e deri në kohën e luftës, si në xhami, ashtu edhe në tubimet familjarë në xhemat, mulla Mustafa ka qenë kritikues i guximshëm dhe i ashpër i padrejtësive që i beheshin popullit shqiptar nga regjimi kriminal jugosllav dhe i Milloshevigit në Kosovë. Shpeshherë ia kisha lakmi për vendosmërinë dhe për guximin e tij, mirëpo si dashamirë, edhe druaja se mos po i dilte ndonjë problem ose mos po e arrestonin organet e pushtetit.

Në fund, mund të them se, edhe pse jam tepër i pikëlluar për kalimin e tij në jetën e gjithmonëshme, ndiej veten shumë krenar që kam pasur fat ta kem një shok të tillë gjatë tërë jetës. Zoti i Madhërishëm atë e mëshiroftë, e shpërbleftë dhe na bashkoftë më të në Xhenet! Amin!

## Fjala e Esat ef. Rexhës, mbajtur në akademinë përkujtimore për H. Mustafa ef. Dërvishollin

*I nderuar Myfti i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava,*

*E nderuar familje Dervisholli,*

*shumë të respektuar të pranishëm!*

*Esselamun aljekum ve rahmetull-llahi!*

Më lejoni që, në këtë akademi përkujtimore, të ndaj me ju disa kujtime personale me hoxhën tonë të nderuar që tashmë ka kaluar në amshim.



Kujtimet e para me hoxhën Dervisholli i kam që nga koha e fëmijërisë, atëherë kur ai vinte për vizitë te gjyshi im i ndjerë. Me pamjen e tij elegante dhe sjelljen e tij përkëdhelëse më mbushte sytë dhe zemrën dashuri për të.

Me të hyrë në odë të burrave, biseda e tij për aktualitetet e kohës dhe karakteri i tij serioz bënin që ai natyrshëm të pushtonte vëmendjen e dëgjuesve. Ai ishte i butë, shtat-hedhur, me fizik të fortë, me një shikim depërtues gjer në brendësinë e bashkëbiseduesit, me veshjen e tij prej zotërie dhe sjelljen e matur që kishte, të bënte që të mos e harrosh

dhe të dëshirosh ta takosh përsëri.

Kur përfundova shkollën fillore diku në vitin 1969, gjyshi im duke marrë rekomandimin nga Dervisholli për mua, vendosi të më dërgonte për hoxhë në Medresenë "Alaudin" në Prishtinë. Për këtë vendim, në kohën kur të rinjtë nga Gjakova nuk shkonin më për hoxhë, merita krejtësisht i kthehet hoxhës Mustafë.

Jeta ime e deritanishme në shërbim të fesë në KBI në Gjakovë, është bërë falë largëpamësisë së këtij hoxhe vizionar.

Pas pesë vjetëve kthehem i diplomuar në Gjakovë dhe ai i cili më ofron vend pune si imam është prapë Haxhi Mustafa, siç e quanim rëndom në Gjakovë.

Kurrë nuk e harroj pritjen që më bëri në zyrë të KBI-së, ku me plot gaz e hare më uroi përfundimin e shkollës dhe me plot dëshirë më ofroi punë si imam në xhaminë e Hankës, ku edhe ai kishte filluar misionin e hoxhës.

Ishin kohëra të vështira vitet kur ai punoi dhe veproi në Gjakovë. Unë nuk kam ditur t'i vlerësoja sa duhet kur isha i ri, por me kalimin e kohës dhe me fitimin e përvojës e kam kuptuar rolin dhe rëndësinë e misionit të këtij hoxhe. Për ndikimin e tij te banorët flet edhe fakti se kur është shpërngul prej Gjakovës, krejt lagjja ku ai banonte e kanë përcjellë me lot.

Ishte nder dhe privilegj i veçantë që pata rastin të punoja me hoxhën e nderuar dhe të respektuar Mulla Mustafë efendi Dervishollin.

Këto ishin vetëm disa fjalë të pakta të cilat u mundova t'i hedh në letër prej kujtesës sime për hoxhën e nderuar, që ato t'i ndaj edhe me ju, duke qenë plotësisht i vetëdijshëm se fjalët gjithnjë janë të pakta dhe asnjëherë nuk mund të shprehin ndjesinë reale për punën e vyeshme të Haxhi Mustafë efendi Dervishollit, duke lënë shumëçka pa thënë për këtë figurë fetare me ndikim të veçantë në jetën time.

Krejt së fundmi nuk më mbetet gjë të shtoj, pos ta lus Allahun e Madhërishëm që hoxhën e nderuar ta shpërblejë me Xhennetin Firdeus dhe ta vendosë në shoqëri me Pejgamberin s.a.v.s.

Pastë rahmetin e Zotit dhe shembulli i tij u trasoftë tek trashëgimtarët! Ju përshëndes me selam duke u shprehur ngushëllime të përzemërta familjes, kolegëve dhe gjithë miqve.

Zoti ju lashtë shëndoshë dhe na takoftë me të në Xhennet. Amin!

## Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Pejës

Më 11 qershor, në kuadër të vizitave të këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, ka vizituar Këshillin e BI-së së Pejës, për të diskutuar rreth situatës së krijuar nga pandemia Sars-COV-2, si dhe për muajin e Ramazanit. Në pritje të tij ishte kryetari i këtij këshilli, Musli ef. Arifi, i cili i dëshiroi mirëseardhje Myftiut dhe e njohu me zhvillimet dhe me aktivitetin që po bën KBI-ja e Pejës si dhe me aktivitetin që kanë zhvilluar gjatë muajit të Ramazanit duke falënderuar Kryesinë e BIRK-ut që po përkrah dhe mbështet me projekte të ndryshme jetën fetare në Pejë. Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi KBI-në e Pejës, imamët dhe gjithë xhematin për punën dhe angazhimin që kanë bërë gjatë kohës së pandemisë Sars-COV-2, për të ndihmuar njëri-tjetrin dhe për ta ruajtur shëndetin publik. Myftiu Tërnava në veçanti falënderoi degën e shoqatës humanitare "Bereqeti" në Pejë, që, përveç pakove ushqimore dhe higjienike, me anë të kuzhinës ka ushqyer mbi 300 persona, si gjatë kohës së pandemisë, ashtu edhe gjatë muajit të Ramazanit. Gjatë takimit u diskutua edhe për shumë çështje dhe për sfida me të cilat ballafaqohet KBI-ja e Pejës. *(R.S)*



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e BI-së së Kaçanikut, Fidaim ef. Fazliun

Më 15 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kaçanikut, Fidaim ef. Fazliun, i cili shoqërohej nga kryeimami i këtij këshilli Fahri ef. Lika. Myftiu Tërnava falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Kaçanikut për punën që ka bërë gjatë periudhës së pandemisë, në veçanti për kontributin dhe angazhimin në aksionin "Sofra e Ramazanit". Nga ana e tij, kryetari Fidaim ef. Fazliu e njohu Myftiun me punën e Këshillit në Kaçanik, me organizimin e jetës fetare, si dhe me vështirësitë e me planet e këshillit për një të ardhme sa më të mirë të të gjithë besimtarëve myslimanë në komunën e Kaçanikut. *(B.Z).*



# Myftiu Tërnava dhe ambasadori turk Sakar vizituan objektet e restauruara në Gjakovë

Më 16 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me një pjesë ta kabinetit dhe së bashku me ambasadorin e Turqisë në Kosovë, z. Çagri Sakar, vizituan Medresenë e Vogël të Gjakovës, si dhe tri xhamitë e restauruara nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë. Myftiu Tërnava dhe ambasadori z. Sakar u shprehën tejet të kënaqur me rezultatin dhe me punën që është bërë në të gjitha objektet, të cilat përveç restaurimit kanë ruajtur edhe origjinalitetin së bashku me trashëgiminë që bartin në vete. Me këtë rast, Myftiu Tërnava e falënderoi Drejtorinë e Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë, e cila ka mundësuar restaurimin e këtyre monumenteve siç janë tri xhamitë dhe Medreseja e Vogël e Gjakovës së cilës i është shtuar edhe Qendra Profesionale për Trajnimin e Imamëve dhe Nëpunësve të Tjerë Fetarë. ”Sot ne me ambasadorin e Turqisë z. Sakar, po vizitojmë katër nga pesë objektet që i ka restauruar dhe një pjesë të të cilave i ka ndërtuar që nga fillimi Drejtoria e



Përgjithshme e Vakëfeve të Turqisë, e cila është edhe investitor i këtyre objekteve shumë të vjetra si dhe falënderoj ambasadorin që ka treguar gatishmëri që të vijë e t'i vizitojë këto objekte dhe është bërë një punë jashtëzakonisht e madhe dhe ky është edhe një argument shtesë që BIRK-u dëshiron të ruajë trashëgiminë e lashtë fetare, kulturore e historike dhe kjo trashëgimi flet vetë për historikun tonë dhe lus Zotin që, donatorët që kontribuuan për ngritjen e këtyre objekteve kaq të rëndësishme të kultit fetar të rikthehen në gjendjen e tyre, t'i shpërblejë dhe të gjithë ata që punuan dhe dhanë nga pasuria e tyre për finalizimin e këtyre punëve që për ne kanë shumë domethënie"- tha Myftiu.

Edhe ambasadori i Turqisë në Kosovë z. Çagri Sakar, u shpreh tejet i kënaqur me realizimin e këtyre projekteve dhe me bashkëpunimin shumë të mirë që kanë me BIRK-un. "Drejtoria e Vakëfeve ka realizuar punime të shkëlqyera, që mua si ambasador më kanë bërë të ndihem krenar, po ashtu falënderoj vëllezërit kosovarë që na e kanë mundësuar këtë. Falënderim të veçantë I shpreh Myftiut Tërnava për angazhimin dhe për bashkëpunimin që kemi pasur për realizimin e këtyre projekteve dhe për këtë vizitë që e bëmë sot së bashku"- tha Sakar. Në Gjakovë nga Drejtoria e Vakëfeve të Turqisë janë restauruar një sërë monumentesh të rëndësishme të trashëgimisë kulturore siç janë Biblioteka e Hadum Agës, Medreseja e Vogël, Xhamia e Sefës, e Kusarëve dhe e Mulla Jusufit, kurse vazhdojnë punimet në restaurimin e xhamisë së Mahmut Pashës. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e BI-së së Prizrenit dhe atë të Gjakovës

Më 16 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me një pjesë ta kabinetit, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit dhe atë të Gjakovës, për të diskutuar lidhur me situatën e krijuar nga pandemia COVID-19, si dhe për muajin e bekuar të Ramazanit. Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i KBI-së së Prizrenit Besim ef. Berisha dhe nga kryetari KBI-së së Gjakovës Valon ef. Myrtaj. Gjatë takimit me KBI-në e Prizrenit u diskutua për aktivitetet të këtij këshilli që kanë bërë gjatë kohës së pandemisë, por edhe gjatë muajit të Ramazanit. "BIRK-u është dashur të marrë hapa, vendime e rekomandime të natyrave të ndryshme që sa më lehtë që ishte e mundshme të tejkalohet kjo krizë pandemie. "Kurrë nuk e kam menduar se do të vinte ajo ditë që do të pezullonim faljen e namazit në xhami, por ja që na goditi kjo, dhe kjo për ne ishte një moment tepër i trishtueshëm"- tha Myftiu Tërnava në Prizren.

Më pas Myftiu me një pjesë ta kabinetit vizitoi KBI-në e Gjakovës, ku në fokus të veçantë ishte aktiviteti i degës së Bereqetit në këtë këshill dhe e cila ishte mjaftë aktive në muajin e Ramazanit dhe jo vetëm. Falënderim i veçantë u bë për koordinatorin e Bereqetit në Gjakovë Abdurrahman Bejtullahu, i cili, krahas shpërndarjes së pakove ushqimore, arriti të siguronte një donacion për banesë të një familjeje skamnore. Myftiu Tërnava çmoi punën dhe angazhimin e KBI-së së Gjakovës dhe të Bereqetit, që kanë qenë në krye të detyrës dhe kështu kanë bërë që emri i BIRK-ut e i Bereqetit të ngrihet edhe më shumë. Gjatë këtyre takimeve temë e diskutimit ishin edhe problemet dhe sfidat me të cilat përballen këta dy këshilla. *(R.S).*





# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin italian Nicola Orlando



Më 17 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin italian në Prishtinë, z.Nicola Orlando. Myftiu Tërnava i shprehu mirëseardhje në selinë e BIRK-ut duke i uruar shëndet dhe punë të mirë e të përbashkët. Më pas ai falënderoi ambasadorin për angazhimin e tij personal dhe të shtetit italian për ndihmën që i kanë dhënë dhe që po i japin Kosovës e në veçanti për bashkëpunimin me BIRK-un. Myftiu Tërnava tha se kanë një bashkëpunim të mirë me ambasadën e Italisë dhe shprehu besimin që ky bashkëpunim do të vazhdojë dhe njëherit i shprehu dhimbjen dhe keqardhjen për të gjithë ata që kanë humbur jetën për shkak të pandemisë COVID-19, kurse të sëmurëve u dëshiroi shërim të shpejtë. "Dy vendet tona i lidh historia e përbashkët dhe fqinjësia duke llogaritur Shqipërinë dhe historia na mëson se kemi pasur bashkëpunime në fusha të ndryshe dhe unë si Myfti kam vizituar Italinë disa herë dhe kam qenë mysafir i Vatikanit, ku kam pasur nderin të takohem me Papa Françeskun dhe të shkëmbejmë mendime mbi gjendjen në Kosovë dhe mbi gjendjen e përgjithshme në botë, duke u munduar që në mesin e njerëzve të përhapim ndjenjën e harmonisë, bashkëjetesës, tolerancës e mirëkuptimit"-ka thënë Myftiu Tërnava. Nga ana e tij, ambasadori i Italisë z.Nicola Orlando falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe për bashkëpunimin shumë të mirë që kanë me BIRK-un në të mirë të qytetarëve duke vënë theksin e veçantë mbi rolin dhe kontributin që ka dhënë BIRK-u në përhapjen e kulturës dhe të frymës së tolerancës. Ai po ashtu ka përgëzuar Myftiun Tërnava për kontributin e Shoqatës 'Bereqeti", për ndihmën që u ka dhënë nevojtarëve gjatë pandemisë dhe gjatë muajit të Ramazanit duke konsideruar se ky është veprim human dhe tejet i nevojshëm. Dy palët u pajtuan që bashkëpunimi ndërmjet dy institucioneve duhet të thellohet edhe më shumë në të mirë të qytetarëve të Kosovës. *(R.S).*

# Drejtori për Shtyp dhe për Veprimtari Botuese, Ramadan Shkodra, vizitoi KBI-në e Malishevës

Më 18 qershor, drejtori për Shtyp dhe për Veprimtari Botuese nga Kryesia e BIRK-ut, Ramadan Shkodra, i shoqëruar nga përgjegjësi për literaturë Agim Gashi, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Malishevës, ku u prit nga kryetari i këtij këshilli Sead ef. Paqarizi dhe administrata e këshillit. Drejtori Shkodra gjatë vizitës diskutoi për gjendjen aktuale rreth literaturës dhe botimeve të Kryesisë në KBI-në e Malishevës. (R.S).



# Dega e "Bereqetit" në Gjakovë u dhuron donacion - dorëza dhe maska studentëve të Universitetit të Gjakovës

Më 8 qershor, shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", i ka dhuruar Universitetit të Gjakovës një donacion-dorëza dhe maska si mjete mbrojtëse për parandalimin e përhapjes së pandemisë globale "Sars-COV-2". Ky donacion për studentët u bë në kohën e provimeve, ndërsa "Bereqeti" pranoi mirënjohje nga rektori i Universitetit të Gjakovës. Koordinatori i "Bereqetit" – dega në Gjakovë, z. Abdurrahman Bejtullahu u prit në takim nga rektori i Universiteti të Gjakovës "Fehmi Agani", prof. ass. dr. Artan Nimani dhe përfaqësuesit e studentëve nga Parlamenti Studentor. Donacioni nga shoqata humanitare u bë pas kërkesës së Parlamentit Studentor që në kohën e provimeve të pajisen me masa mbrojtëse si dorëza dhe maska. "Bereqeti" edhe këtë here ishte në shërbim që të ofrojë ndihmë, duke u dhuruar 2000 palë dorëza dhe 1000 copë maska mbrojtëse për studentët e Universitetit të Gjakovës "Fehmi Agani", ndërsa ky donacion kap vlerën prej 670 eurove. Koordinatori i "Bereqetit", z. Abdurrahman Bejtullahu e mirëpriti me kënaqësi kërkesën e studentëve, duke u bërë me dije se gjithmonë do të jetë i gatshëm t'i ndihmojë studentët në çfarëdo mënyre. Rektori, prof. ass. dr. Artan Nimani e falënderoj z. Bejtullahun për kontributin e tij në veprimtarinë bamirëse për studentët që ata të pajisen me dorëza dhe maska mbrojtëse në kohën e provimeve në afatin e qershorit. Me këtë rast, rektori Nimani i ndau mirënjohje kësaj shoqate. Këtë mbështetje e kanë vlerësuar tejet të rëndësishme përfaqësuesit e studentëve nga Parlamenti Studentor, që u shprehën mirënjohës dhe falënderues për donacionin. *(R.S).*




# 21 vjet pa dëshmorin, hoxhën dhe atdhetarin mulla Nusret – Fejzulla Hajdarin





Në mesin e dëshmorëve që ranë duke mbrojtur familjen, vatanin, identitetin tonë është edhe Mulla Nusret Hajdari. Ai ra dëshmor më 13 qershor të vitit 1999. Po bëhen 21 vjet kur dëshmori, hoxha e patrioti i kombit Mulla Nusret Hajdari u vra nga policia ushtarake e paramilitare. E vranë pranë shtëpisë së tij në fshatin Dobërçan, në ato momente kritike mbetet i plagosur mësuesi Basri Bislimi e Hafiz Hajdari, ndërsa u maltretuan e u rrahën Hamdi Kastrati, Haxhi Jonuzi e shumë familjarë e bashkëfshatarë të tjerë të fshatit Dobërçan. Mulla Nusret Hajdari lindi me 1 tetor të vitit 1968 në fshatin Dobërçan (Miresh), në një familje të arsimuar atdhetare e fetare. Mësimet e atdhetarizmit Mulla Nusret Hajdari i mori nga gjyshi i tij Haxhi Sylejmani, i cili ishte një pajtimtar i gjaqeve dhe i cili mbrojti kufirin e Malësisë së Hashanisë në mbrojtje të kufirit lindor të Kosovës nga pushtuesit serbë. Medresenë e Mesme "Alauddin" në Prishtinë e mbaroi më 1988-89. Veprimtarinë e tij të hoxhës, Mulla Hajdari e filloi në fshatin Pogragjë për ta vazhduar në xhaminë "Atik" në Gjilan, ndërsa që nga viti 1992 emërohet imam i rregullt në xhaminë e poshtme të fshatit të tij të lindjes, në Dobërçan. Mulla Nusret Hajdari tregoi një patriotizëm të patrembur gjatë tërë jetës së tij, veprimtarinë e tij ua kushtoi kombit e fesë, ishte i dashur dhe i respektuar nga xhemati e nga të gjitha shtresat e njerëzve, ai vazhdimisht në ligjëratat e tij këshillonte se si duhet atdheu dhe si duhet luftuar për atdheun. Por veprimtaria hoxhës i pengonte policisë ushtarake e paramilitare serbe dhe pikërisht më 13 qershor të vitit 1999 e vranë pranë shtëpisë së tij në fshatin Dobërçan dhe po në atë ditë forcat serbe e djegin xhaminë e fshatit, e cila ishte ndërtuar në vitin 1527. Mulla Nusret Hajdari varroset në kushte të jashtëzakonshme me 14 qershor. Ai pas vete ka lënë gruan dhe një djalë, ndërsa sot djali i Hoxhë Nusret Hajdarit ka dy djem, njeri prej tyre e trashëgon emrin e gjyshit me krenari për të mos u harruar kurrë. Sot me dinjitet e me krenari te "Parku i Dëshmorëve" në fshatit Dobërçan, bëjnë roje dëshmorët e kombit Mulla Nusret Hajdari e Memetali Behluli. *(R.S).*

## Shoqata "Bereqeti" merr mirënjohje nga komuna e Obiliqit

Më 14 qershor, shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", ka pranuar mirënjohje nga Kuvendi Komunal i Obiliqit për kontributin e dhënë gjatë pandemisë globale 'Sars-COV-2". Kjo mirënjohje nga Kuvendi Komunal i Obiliqit është dhënë në seancën solemne kushtuar përvjetorit të 21-të të Çlirimit të Obiliqit. Drejtori i "Bereqetit", Behxhet ef. Ajvazi, ka pranuar mirënjohjen në seancën solemne të së dielës nga kryesuesi i Kuvendit Komunal, Burim Gërguri. Kjo mirënjohje "Bereqetit" iu dha nga kryesuesi me motivacionin për humanitetin, gatishmërinë dhe për përkushtimin e dëshmuar gjatë pandemisë globale 'Sars-COV-2. Me këtë rast, drejtori i "Bereqetit", Behxhet ef. Ajvazi, falënderoi komunën e Obiliqit që ka vlerësuar lart kontributin e "Bereqetit" dhe për solidarizimin me qytetarët e kësaj komune gjatë pandemisë, si dhe falënderoi të gjithë donatorët që kanë qenë pjesë e këtij aksionin, në mënyrë që gjithë familjeve t'u lehtësohej gjendja ekonomike. Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" gjatë pandemisë globale 'Sars-COV-2", ka qenë aktive në gjithë territorin e Kosovës duke shpërndarë më shumë se 25 mijë pako me produkte ushqimore dhe higjienike. (R.S).



| AUTOR AGIM GASHI | RIDORË-ZIMET | KRYEQYTETI JORDANEZ (foto) | DOCTOR of ARTS | SHTET NË LINDJE TË MESME | ON TIME KEY | ELEMENT KIMIK | EMËR M. SHQIPTAR | ULJE ÇMIMI | ENVER ZYMBERI | SHENJAT QË VËRT-ETOJNË NJË DOKUMENT | SHAHISTI SHQIPTAR, LUCA SHYTAJ | ZIRKONI | INDIA | I DREJTË | NON GOVERNEM. ORGANISAT. |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| QENDËR E RADIOS DHE TELEVIZIONIT | | | | | | | | | | | | | | | |
| I FLIJUAR | | | | | | | | | | | | | BRIOTISH GAS / LLOJ VEPRE MUZIKORE | | |
| ZOTËRON | | | AI QË LUAN NË FILM / PROFIL JURISTI | | | | | | LIBERIA / MUA (ang.) | | | PËREMËR VETOR / MBROJTËSE SHIU | | | |
| ISH-SEKRET. I OKB, KOFI | | | | | KRIJUESE FILMASH VIZATIMORË / AMPERI | | | | | | | | | | LLOJ GURI I ÇMUAR |
| PENTIUM 4 | | | | ANËSIMET / FUTBOLLISTI VALON | | | | | | | I PËRZIER | | | | |
| INDUKSIONI | | ORGANIZATA BOTËRORE / LLOJ BIME (sh.shq.) | | | | | | | | | FIRMË KËPUCËSH | | | | |
| KËNGË-TARJA, ANIDA | | | | | | | | | | | RADIUSI | | NËSE (ang.) / SHKËLQIMI | | |
| ARË E PAMBJELLË | | | | | | | | | | | ELVISI | | | | |
| DËSHMORI DRENICAK, EMIN | | | | | | | | | | | LL. U. | | | SHKRONJA E 24-të / PASURI SHTETËRORE | |
| 4 ROMAK | | | SHKODRA / TËRËSITË E TEMAVE | | | | | | | | KAMPIONE | | | | BABALLARË |
| PRESIDENTI SHQIPTAR, ILIR | | | | | | | | | | | | NUMËR THELOR / VEND-BANIM | | | |
| VEND NË HUNGARI | | | | TËRËSIA E SKEDAVE | | | | | | | TOKAT E BUKËS | | | | |
| TONI | | MUSTAFË STATOVCI / VEÇORI (sh.pashq.) | | | | | | | | | FËRKEM | | | | |
| | TIK... / MIRATIMET | | | | BANOR I RECISË | EMNAKE E AMARIT | TIHARI | URANI | RADIO PRISHTINA | BOTA | REAL MEDIA | | | RUMANIA / ASJA | |
| TËRËSIA E LIBRAVE | | | | | | | | | | | TRI ZANORE / DJALOSH | | | | MORAL |
| SËMUNDJE NGJITËSE | | | | | | | | KËSULË KOMBËTARE JONA / ... BOLETINI | | | | | PENI-LEFRIN / KUJTESË KOMPJUTERI | | |
| AI QË BËN JAKA | | | | | | | | | FRYMAT / GRIMËCOJ | | | | | | |
| EMËR MASHKULLI | | | | | DËSHMORI, KIÇINA (shq.) / 5 ROMAK | | | | | | | FLORIRI / 1 ROMAK | | | |
| LLOJ MUSKULI | | | | | | | SHOK (fr.) | | | | TOPTH BRUMI | | | | |



**ZGJIDHJA E FJALËKRYQIT TË KALUAR:** MILIMETRIKE, SOT, AMERIKA, ARSIMIM, ROTARI, STIMSE, A, ARONI, ASIMETRIK, TANI, ANOJ, RIADI, CLI, KLE, NI, F, ADASH, ITAL, M, LE, KEMA, EMIR, ETEM, TUSI, IRO, ZTA, S, IS, AI, T, TAKE, NKO, IMAM, KAZA, MAN, POLI, PROLOG, UNIFIKIMET, RINI, LEZETARE, IMITIM, ITINERARE, IME, O, MEMI, EKIPOR, TER.

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME E KOSOVËS

MEDRESEJA E MESME "ALAUDIN" - PRISHTINË

"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve! Për Të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar". (El-En'am, 162)

# KURBANI 2020

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë besimtarët se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanëve për nevojat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, me paralelet në Prizren dhe Gjilan. Një sasi e konsideruar e mishit të kurbanit do t'u ndahet edhe qytetarëve me gjendje të rëndë ekonomike, jetimëve dhe personave me aftësi të kufizuar.



**120 €**

**ÇMIMI I KURBANIT**

**PAGESAT MUND T'I BËNI**

- Në zyrat e këshillave të BIK-ut, ose
- Përmes bankës: Bashkësia Islame e Kosovës
  NLB-Prishtina | Account no. & IBAN: XK05 1700200100103672
  SWIFT Code (BIC): NLPRXKPR